بسم الله الرحمن الرحيم

# Ti nuk i ngjan askujt vlerësoje atë me punë

*Dr. James Gordon Gilkee thekson:"Problematika e dëshirës për të qenë vetvetja është e vjetër sa vetë historia e njerëzimit. Po ashtu problematika e mosdashjes së vetvetes është burim madhor i çekuilibrimit dhe shqetësimit personal".*

*E dikush tjetër tha:" Ti në krijimtarinë tënde je diçka tjetër, ty askush s`të ngjason,e as që ngjanë dikujt tjetër, ngase Allahu xh.sh. bëri dallim mes krijesave dhe i bëri të ndryshëm nga njëri-tjetri".*

*Angelo Batero ka shkruar trembëdhjetë libra dhe mijëra artikuj rreth edukimit fëmijëror. Ai thotë: Askush nuk është i mjerë siç është ai i cili dëshiron të mos jetë si vetvetja, apo si trupi dhe mendimet e tij.*

*Çdo persona i ka cilësitë, dhe talentet e veta, andaj askush mos të shkrihet në tjetrin. Ty të krijoi Allahu Fuqiplotë,me aftësi të caktuara, që t`i kryesh veprat e caktuara të përputhura me aftësitë që posedon, dhe ashtu siç thonë:" Lexo vetveten, që të dish çfarë të ofrosh apo punosh për të tjerët".*

*Emersoni në esenë e tij "Mbështetja në vetveten" thotë:"Do të vijë koha kur njeriu do të arrijë në dituritë shkencore që të bindet dhe të besojë se xhelozia është injorancë, imitimi është vetëvrasje, dhe se veten duhet ta konsiderojë ashtu siç është, sido që të jetë momenti e koha, ngase ky është caktimi i tij. Sado që kjo hapësirë është përplot gjëra të mira e të dobishme, nuk do mund të arrijë te kokrra e drithit përveç pas mbjelljes dhe kujdesit të tokës pjellore. Pra, fuqia e brendshme që gjendet në brendësinë e tij është e re në natyrë, saqë askush nuk e di këtë fuqi të re, madje edhe njeriu që e posedon në vetvete derisa ta provojë."Dhe thuaj: Veproni, Allahu do ta shohë veprën tuaj, edhe i Dërguari i Tij e edhe besimtarët" (Et-Tevbe, 104).*

*Andaj mos t'i frikësohemi vetvetes dhe aftësive tona se dimë, duam dhe mundemi sikur të tjerët. Sikur po nënçmojmë vetveten dhe po ju besojmë të tjerëve se ata dinë dhe munden më shumë se ne, kjo është në kundërshtim me ajetin kur`anor të sipër përmendur. Allahu xh.sh. u dha aftësi dhe forcë të gjithëve pa dallim por vetëm kërkoi punë dhe angazhim dhe rezultatet nuk do mungojnë.*

*Gjithnjë duke pasur në konsideratë gabimin dhe lëshimin gjatë çdo veprimi ndaj edhe për këtë na lehtëson Allahu në ajetin në vijim ku thotë:"Thuaj: O robërit e Mi, që keni ngarkuar veten me shumë gabime, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, se vërtetë Allahu i falë mëkatet, Ai është që shumë falë dhe është mëshirues!" (Ez-zumer, 53).*





**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha, Jakup Çunaku, Miftar Ajdini, Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta, Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Bajram Kelmendi", nr. 84.*
*10000 Prishtinë*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €   Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*


## Në këtë numër pos të tjerash

# Fjala e Myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tërnava në akademinë përkujtimore me rastin e 10-vjetorit të vdekjes së H. Sherif Ahmetit




*E nderuara familje Ahmeti,*
*Të nderuar pjesëmarrës të kësaj Akademie përkujtimore,*
*Të nderuar të pranishëm,*

Jemi tubuar sonte në këtë akademi përkujtimore me rastin e dhjetëvjetorit të vdekjes së doajenit dhe eruditit të publicistikës Islame në Kosovë, Haxhi Sherif Ahmetit. Me praninë tuaj, Ju keni nderuar e respektuar personalitetin dhe shëmbëlltyrën e këtij dijetari mendjendritur.

Tash, nëntë vjet pas luftës, ky amfiteatër në të cilin u mbajtën shumë tubime në vitet ‘89-‘99 ju dëshiron mirëseardhje, juve që shumë herë ishit të pranishëm në këtë ambient, në të cilin pothuajse parakaluan kokat më të ngritura e të ditura të kombit tonë. Ky amfiteatër që prej sonte quhet: *”Amfiteatri H. Sherif Ahmeti”* edhe më tepër e rrit respektin e nderin e vet, kur në të, nëpërmjet kësaj akademie, rikujtohet hoxha e alimi ynë Haxhi Sherif Ahmeti, i cili në kohën, rrethanat dhe hapësirën kur veproi, ishte shembull se si duhet punuar e sakrifikuar për një të ardhme sa më të mirë të fesë e të atdheut.

Në këtë akademi përkujtimore dhe në sesionin shkencor që u mbajt sot paradite, ku 21 studiues e hulumtues hodhën dritë mbi figurën kushtuar këtij personaliteti të paharruar, ngase i tillë mbeti me punën dhe kontributin e tij, qe një rast i mirë që të thuheshin shumë të pathëna për këtë alim, mësues, hoxhë, pedagog e vaiz, i cili tërë jetën ia kushtoi dijes e shkencës, dhe mbeti shembull që duhet ndjekur nga gjeneratat që do të vijnë.

Ju faleminderit shumë për marrjen pjesë në këtë akademi përkujtimore me një numër kaq të madh, sepse Haxhi Sherif Ahmeti e ka merituar këtë nder e respekt.

Sonte jemi tubuar këtu për të rikujtuar edhe një herë porositë dhe mesazhet e H. Sherif Ahmetit, dhe kështu me respekt e mirënjohje nderojmë veprën madhore të hoxhës sonë, i cili në rrethana jashtëzakonisht të vështira e të disfavorshme për fjalën e shkruar, arriti që këto mësime t’i përbironte nëpër vrimën e gjilpërës -si thuhet-, në mënyrë që ato të arrinin tek lexuesi i cili kishte aq shumë nevojë për to.

I madhi Zot në Kuranin famëlartë thotë: ”...All-llahu i lartëson ata që besuan prej jush, i lartëson në shkallë të lartë ata të cilëve u është dhënë dituri. All-llahu është i njohur me atë që punoni”. (ajeti-11, El-Muxhadele).

Pata fatin që H. Sherif Ahmetin të mos e njihja vetëm nga larg, as nëpërmjet të tretit, por nga afër, nga bankat e Medresesë, aty ku kalitej shpirti i brezit të ri. Edhe pse në kushte e rrethana tepër të vështira, aty mbillej shpresa për një ardhmëri më të mirë Islame dhe Atdhetare.

Gjendja e popullit tonë pas Luftës së Dytë Botërore ishte tejet e rëndë edhe në fushën e arsimit. Mungonin kuadrot – mësuesit që fëmijëve tanë duhej t’u mësonin shkrim-leximin, për të cilin ishin flijuar shumë breza. H. Sherifin, pa hezituar fare, kur e pa këtë nevojë të madhe për arsimimin e brezave të rinj, e gjejmë të angazhuar në procesin e hapjes së shkollave shqipe në rrethinën e Lypjanit e më gjerë, si dhe mësues të gjuhës shqipe nëpër disa shkolla.

Ishte ajo koha kur intelektualët shqiptarë të kohës, edhe pse nën sundimin e egër serb, u organizuan në hapjen e shkollave në gjuhën amtare, ku haxhi Sherifi qe ndër të parët që me shumë zell iu përkushtua misionit të mësuesit.

Kështu, më 1949 qe emëruar mësues i parë i gjuhës shqipe në shkollën fillore të Banullës, ndërsa më vonë Haxhi Sherifi emërohet edhe drejtor i gjimnazit të ulët në Gadime të Lypjanit. Më 1952, haxhi Sherifi emërohet drejtor i tetëvjeçares në Sllovi, detyrë që e ushtroi deri më 1955, ku njëkohësisht bënte edhe punën e mësuesit.

Aktiviteti dhe kontributi i madh i Haxhi Sherif Ahmetit filloi t’i shqetësonte udhëheqësit e atëhershëm serbë, të instaluar me dhunë në Kosovë. Haxhi Sherif Ahmeti vinte nga një familje me traditë fetare e atdhetare, ndaj nuk i trembej syri nga presionet e vazhdueshme të inspektorëve serbë të arsimit, që udhëhiqnin edhe arsimin shqip në Kosovë.

Më 1956 H. Sherifi detyrohet ta lërë detyrën e mësuesit, por atëherë më H. Sherifi me shokë kishin përgatitur kuadër për të vazhduar rrugën e tyre drejt arsimimit të shqiptarëve.

H. Sherifi i rikthehet misionit të imamit në xhaminë e fshatit Gllogoc të Lypjanit.

Sa ishte imam, zgjidhet kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Lypjanit, detyra këto që h. Sherifi i kreu me ndërgjegje e përkushtim të lartë deri në fillim të vitit 1965, kur nga Lypjani kaloi mësimdhënës në medresenë e mesme “Alauddin” të Prishtinës.

Pas Luftës II Botërore, Serbia mbylli të gjitha medresetë ekzistuese nëpër Kosovë, ato në Prishtinë, Prizren, Gjakovë, Pejë, Vushtrri, Gjilan, Ferizaj, Mitrovicë etj., duke u pamundësuar pjesëtarëve të besimit islam përgatitje të kuadrit, i cili më vonë do t'i shërbente atij. Megjithatë, pas shumë sakrificash, gjyshërit dhe baballarët tanë arritën të hapnin një medrese në Prishtinë, në të cilën do të ndiqnin mësimet nxënës nga të gjitha viset shqiptare e më gjerë. Medreseja, edhe pse punonte në kushte tejet të vështira, arriti të përgatiste kuadro që shumë shpejt do t'i shërbenin popullit.

Krahas detyrës së mësimdhënësit, H. Sherifi për 13 vjet rresht (1970-1983) ka qenë edhe drejtor i Medresesë, një detyrë që e kreu me shumë sukses.

Krahas angazhimit të tij në Medrese, haxhi Sherifi dha një kontribut të madh edhe në udhëheqjen dhe drejtimin e institucioneve fetare të Bashkësisë Islame. Kështu më 1969, haxhi Sherifi zgjidhet kryetar i Shoqatës së Ylemave. Edhe këtu tregohet udhëheqës dhe vizionar i madh. Duke parë nevojën e besimtarëve për nxënien e njohurive fetare, dhe mungesën e teksteve fetare në gjuhën shqipe, Haxhi Sherifi me shokë, megjithëqë i ndodhur para shumë sfidash e peripecish, vëmendje të posaçme i kushtoi pikërisht përgatitjes së literaturës islame në gjuhën shqipe. Këtë mision të vështirë ai e mori me seriozitetin më të madh.

Haxhi Sherifi, megjithëqë në pension e në moshë të shtyrë, më 1992 iu përgjigj kërkesës së Dekanatit të Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës, që u themelua atë vit, për të ligjëruar lëndën e Akaidit. Haxhi Sherifi, përveçqë ishte i respektuar e i nderuar nga nxënësit, kolegët e xhemati, për njohuritë që posedonte, respektohej edhe nga qarqe shkencore e nga personalitetet më eminente në fushën e dijes, me të cilët mbante kontakte e korrespodenca të rregullta.

H. Sherif Ahmeti, përveç kontributit si mësimdhënës e alim i njohur, është edhe një ndër themeluesit e publicistikës islame në gjuhën shqipe në Kosovë. Fillimisht punimet e tij i botoi në "Buletinin Informativ", pastaj në "Takvim", nga viti 1971 në revistën "Edukata Islame", e më vonë edhe në "Dituria Islame".



Përveç publicistikës, së cilës H. Sherifi i vuri themelet dhe i priu për afro dy dekada, kontribut të madh dha edhe në përgatitjen e literaturës fillestare për njohuritë e fesë islame. Kështu në vitin 1969 përktheu nga boshnjakishtja Ilmihalin, më vonë përktheu dhe transkriptoi Jasini sherifin, pastaj përgatiti botimin e Mevludit me shkronja shqipe, dhe në vitin 1988 botoi përkthimin e Kuranit në gjuhën shqipe.

Puna dhe kontributi i haxhi Sherifit në publicistikën islame, e bëjnë atë një erudit të gjysmës së dytë të shekullit të shkuar. Me punimet e tij në periodikun e kohës, ai trasoi një rrugë të sigurt për brezat e rinj duke hapur perspektivën e sigurt për të ngritur këtë fushë në themele të shëndosha.

Shoqëria jonë në shekullin që shkoi, me ideologjinë komuniste, mund të themi se i ngjante një ndërtese që e kishte goditur një tërmet i fortë dhe pothuaj asgjë nuk kishte mbetur në vendin e vet. Shumë nga vëllezërit e motrat tona kishin rënë aty ku nuk duhej.

Shekulli që shkoi, ishte përplot dhimbje e lot për popullin tonë, por edhe krenar, ngase aty edhe u vunë gurthemelet e shtetësisë se Kosovës me daljen në skenë edhe të UÇK-së, kur shumë nga vëllezërit e motrat tona u flijuan për të pasur një fillimshekull të ri me plot të mira e shpresë të madhe për një të ardhme edhe më të mirë brenda trojeve tona etnike.

Në këtë shoqëri të nëpërkëmbur u ngrit myderrizi ynë si fryma që i jep gjallëri organizmit për ta shpëtuar atë që është e mundur të shpëtohet, kur të gjitha forcat ishin vërsulur për ta fshirë nga mendja e shpirti ndjenjën e besimit.

Ndaj, për ta luftuar këtë çmenduri njerëzore në raport me besimin, hoxha u ngjit me një energji të paparë deri atëherë, duke qëndruar stoikisht dhe duke i bërë me dije besimtarët se çfarë është duke ndodhur me popullin tonë.

Emri i tij kishte depërtuar jo vetëm tek nxënësit e medresesë, por në të gjitha familjet islame në Kosovë, Maqedoni, në Malin e Zi, Luginën e Preshevës, Sanxhak etj.

Kushdo që lexoi me vëmendje shkrimet e H. Sherif Ahmetit nëpër revista e libra, apo dëgjoi këshillat e tij, shihte para vetes një mendimtar shumë të sinqertë e pa kompleks, i cili thoshte të vërtetën për Islamin edhe në kohën kur ishte vështirë të thuhej. Kjo cilësi e të thënit të mendimeve deri në fund dhe ballafaqimi me realitetin, është dëshmia më e madhe e një edukate të lartë intelektuale që bazohej në parimin: "E vërteta duhet të thuhet , sado e hidhur qoftë".

Kjo cilësi e H. Sherif Ahmetit dëshmon shkallën e lartë të origjinalitetit dhe intelektualitetit që e posedojnë njerëzit që shquhen për guximin e rrallë të dijetarit të mirëfilltë.

Shkrimet e tij ishin mishërimi i tërë përkushtimit të tij jetësor. Të ngritur me një guxim në mbrojtje të parimeve islame në kohën kur në Kosovë ishte instaluar me dhunë sistemi komunisto-ateist, dëshmon për guximin, gatishm-

ërinë për t'u ballafaquar me pasoja të ndryshme, për kryerjen e një amaneti nga ana e Allahut dhe, në të njëjtën kohë, edhe mosshitjen e shpirtit për të mirat e kësaj bote.

H. Sherif Ahmeti, me punën e tij, la gjurmë të pashlyera tek brezi kur ai jetoi dhe veproi si hoxhë, mësues, pedagog, vaiz, udhëheqës dhe organizator i mirë.

Edhe sonte këtu para jush, mund të pohoj me plotë gojën se ishte kënaqësi e veçantë të dëgjoje mulla Sherifin gjatë ligjërimit, tek shtjellonte temat që pakkush kishte guximin t'i shtjellonte, ngase vitet '70 ishin vite kur edhe në Kosovë komunizmi i instaluar kryesisht me dhunë nëpër institucionet tona, kishte arritur kulmin dhe ateizmi ishte ideologjia që mbisundonte me forcë mbi çdo fushë të jetës, atëherë kur edhe në Kosovë trumbetohej për një vëllazërim e bashkim të rrejshëm.

H. Sherif Ahmeti punoi me një strategji dhe guxim të paparë më herët, duke menduar për veten dhe hoxhallarët e tjerë që të shpëtohej ajo që ishte e mundshme të shpëtohej dhe, në veçanti, ajo pjesë e rinisë, e cila do të bartë përgjegjësinë më vonë, veproi në kushte kur pasuria e B. Islame grabitej me forcë nga komunistët, kur rrënoheshin xhamitë, mbylleshin medresetë e mejtepet, kur shumë xhami ishin shndërruar në depo e parkingje për veturat e zjarrfikësve, kur në vazhdimësi punohej për një bllokim të mësimeve fetare. Ne këto rrethana tepër të vështira H. Sherif Ahmeti shpeshherë na thoshte: "Nxënës, mësoni, ngase ky sistem do të bjerë shumë shpejt, e përgjegjësia do të bjerë mbi ju". Kjo edhe ndodhi, këtë ditë e arriti edhe hoxha jonë H. Sherif Ahmeti.

Nëse kemi guximin dhe duhet ta kemi atë, - të tërheqim një paralele në mes Xhemaludin Afganit, Seid Kutbit, Hasan Elbenas, Shejh Sharavit, Ibrahim Dalliut, Hafiz Ali Korçës etj., - do të shohim se H. Sherif Ahmeti ishte një kalibër i tillë për kohën dh rrethanat kur jetoi.

Një njeri që kishte ndjekur mësimet e këtyre dijetarëve, ngase tërë autoritetin, dijen e vet, gjatë tërë jetës H. Sherif Ahmeti e ka vënë në funksion të plotë të prosperitetit dhe avancimit të meritave apo edukatës islame.

Emri i H. Sherif Ahmetit edhe sot, 10 vjet pas vdekjes së tij, është një emër që të dhuron forcë për sakrificë



të mëtutjeshme në fushën e pafund të Islamit. Pra, emri i tij është një shenjë e gjallë në kujtesën tonë fetare, ndaj edhe në këtë 10-vjetor duhet ta marrim si vërejtje për të gjithë se mësimet islame ende nuk janë të lira. H. Sherif Ahmeti flet edhe tash kur hesht, veprimtaria e tij në fushën e publicistikës flet se kush ishte H. Sherif Ahmeti.

H. Sherif Ahmetin, i Madhi Zot e nderoi edhe me begatinë më të madhe të kësaj jete, ngase i dha dije, gatishmëri, guxim që të përkthente në gjuhën shqipe Kuranin famëlartë, i cili e bëri të pavdekshëm H. Sherif Ahmetin, ngase ky përkthim u botua në mbi 1 milion kopje, duke u botuar nëpër metropole të ndryshme të botës si në Medinë, Kajro, Londër, Romë, si dhe në Prishtinë.

Përkthimi dhe komentimi i domethënieve nga ana e Haxhi Sherif Ahmetit, përveçqë na udhëheq ne që i kemi sytë, prej këtij viti, ndriçon edhe zemrat e mendjet e atyre që Allahu i ka sprovuar me verbëri, e kjo do t'ua mundësojë atyre që të shijojnë ëmbëlsinë e Kuranit edhe në alfabetin e tyre të veçantë të Brait. Bashkësia Islame e Kosovës këto ditë shtypi 10 exemplarë të Kuranit në alfabetin e Brait dhe ua shpërndau 10 qendrave të të verbërve anekënd Kosovës, ndërsa së shpejti një dhuratë të tillë do t'i dërgojmë edhe Shoqatës së të Verbërve në Shqipëri.

Unë them se BIK. dhe shoqëria mbarë, institucionet tona shtetërore, këtyre figurave që aq shumë kontribuuan për fe e atdhe, u ka borxh, ngase sistemi komunisto-ateist ishte i pashpirt në këtë drejtim. Le të jetë kjo një nismë e mbarë, dhe premtoj se do të bëjmë edhe më shumë në këtë drejtim, do të ndriçojmë edhe shumë figura që i ka mbuluar pluhuri i historisë, deri diku edhe me fajin tonë. BIK-ja nuk do të kursejë në këtë drejtim, por do të kontribuojë me tërë fuqinë që ka, në ndriçimin e këtyre figurave fetare dhe atdhetare, që dhanë gjithçka nga vetja.

Për kontributin e dhënë në fushën e fjalës së shkruar islame në gjuhën shqipe, H. Sherif Ahmeti, më 1997 është nderuar me mirënjohjen "Pena e Artë Islame" për vepër jetësore, të cilën ia pati dhënë Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës.

H. Sherif ef. Ahmeti vdiq më 14 prill 1998 dhe u varros në Prishtinë.

Të nderuar të pranishëm!

Siç thashë edhe më lart, prej sonte ky amfiteatër mban emrin e Haxhi Sherif Ahmetit, emrin e doajenit tonë të madh, që do ta bartë me nder e krenari edhe biblioteka e Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës.

Në fund, propozoj që prej këtij vitit – 2008, për nder të këtij alimi të madh e të nderuar të Kosovës, të jetë tradicional çmimi "Pena e artë islame - myderriz Sherif Ahmeti", çmimi të cilin do ta japë tradicionalisht Kryesia e BIK – së për kontribuuesit në lëmin e fjalës së shkruar shqipe në ngritjen e kulturës dhe të vetëdijes islame.

*Ju falem nderit!*
*Myftiu, Mr. Naim Tërnava*
*Prishtinë, 16 prill 2008*

# Rrugëtimi i gjatë drejt pavarësisë

Mr. Qemajl Morina

## “Mësoni historinë e dhimbshme tuajën”

*Historiani amerikan Xhorxh F.Williams*
*në librin”Shqiptarët”*

Në jetën e popujve ka ngjarje, të cilat, si gurë këndorë, shënojnë rrugën e zhvillimit historik të tyre. Të tillë domethënie ka edhe 17 shkurti i vitit 2008. Kjo datë do të hyjë jo vetëm në analet e historisë më të re të Kosovës, por edhe të historisë sonë kombëtare, si data më e ndritur, pas 28 Nëntorit 1912, kur Ismail Qemali ngriti Flamurin kombëtar në Vlorë dhe shpalli pavarësinë e Shqipërisë. Sepse, më 17 shkurt 2008, u realizua një ndër ëndrrat më të mëdha të popullit shqiptar jo vetëm në Kosovë, por në të gjitha vendet ku jetojnë dhe veprojnë shqiptarët.

Ç’rrugë të gjatë e të mundimshme duhej të kalonte, ç’luftë të madhe e këmbëngulëse u desh të bënte ky popull i lashtë, për të realizuar ëndrrën e tij të kahershme - për të jetuar i lirë në vendin e vet. Në tokën e tij të lashtë, ku ndër shekuj çdo pëllëmbë u la me gjak, ky popull me energji të pashtershme u bëri ballë furtunave e stuhive të historisë jo vetëm me forcën e shpatës, po edhe me anën e kulturës dhe dijes dhe brez pas brezi, me fanatizëm të pashoq, ruajti identitetin e vet fetar dhe kombëtar. Nga gjiri i tij lindën idealistë, të cilët jo vetëm e kishin në shpirt dhe zemër çështjen kombëtare, po ata edhe u flijuan për realizimin e saj.

Realizimi i kësaj ëndrre u bë realitet falë angazhimit të vazhdueshëm të të gjithë brezave të shqiptarëve, duke filluar prej kongresit të Berlinit të vitit 1878, kur Fuqitë e Mëdha evropiane të asaj kohe, bënë copëtimin e trojeve shqiptare, me se i bënë një padrejtësi të madhe popullit shqiptar. Përpjekjet e vazhdueshme të shqiptarëve, si në aspektin diplomatik dhe në ushtarakun, për t’i bindur Fuqitë e Mëdha që ta ndryshonin qëndrimin e padrejtë dhe mizor ndaj një populli, më i lashti i Evropës, hasën në veshë të shurdhër. Kështu vendimet e padrejta të Kongresit të Berlinit, do t’i vërtetonte Konferenca e Ambasadorëve e Londrës (dhjetor 1912-1913), e cila pranoi krijimin e shtetit të pavarur shqiptar, duke lënë jashtë kufijve arbitrarisht pothuaj gjysmën e vendit. Shtetit të cunguar shqiptar iu imponua një princ gjerman, Vilhelm Vidi (07.03.1914-03.09.1914) dhe Komisioni Ndërkombëtar i Kontrollit.


Vlorë, 28 Nëntor 1912

### Kosova koloni e Serbisë

Konferenca e Paqes e Versajës, afër Parisit, e vitit 1920, nuk zgjidhi çështjen shqiptare. Kosova mbeti koloni serbe që nga viti 1912. Kosova është sunduar me shpatë dhe me çizme. Popullata shumicë, që ka jetuar aty, nuk është pyetur kurrë për asgjë. Që nga fillimi i okupimit i është imponuar regjimi ushtarak. Në atë kohë u tha se shqiptarët ishin popull i papjekur për demokraci. Në vend të shtetit dhe rendit civil, atyre u erdhën një varg oficerësh dhe zyrtarësh, kryesisht nga ata më të këqijtë, të dërguar në Kosovë si ndëshkim. Shumë dëshmi nga ajo kohë flasin për dhunën sistematike, diskriminimin dhe sjelljet koloniale të sundimtarëve të rinj ndaj popullsisë shumicë shqiptare të Kosovës. Derisa ushtria dhe policia sundonte Kosovën, inteligjencia e Beogradit bënte planet për ndryshimin e demografisë së saj. Dokumentet e Klubit Kulturor Serb, që kryesohej nga Sllobodan Jovanoviç, dëshmojnë për zbavitjen e tmerrshme dhe të vrazhdë të elitës


Konferenca e Londrës (1912)



nacionale serbe. Për njerëzit diskutohej sikur të ishin mall tregu, diçka jo e gjallë, bëheshin kalkulime se sa dhe ku duheshin lëvizur ata. U nënshkruan marrëveshje ndërshtetërore për shpërnguljen e shqiptarëve në Turqi, dëbimin e tyre me dhunë në Shqipëri etj.

Të njëjtat standarde do të zbatoheshin në mënyrë shumë të efektshme gjatë fundit të shekullit njëzet nga ana e akademikëve, shkrimtarëve, poetëve dhe priftërinjve…. "Zhvendosja humane" do të bëhej politikë zyrtare, e cila si rezultat përfundimtar do të prodhonte Republikën Serbe në Bosnjë. Për shkak të kësaj, sot është e mundur të flitet për një territor, por jo edhe për njerëzit e saj; të vihet një betim në emër të Kosovës, por të mos jepen pensione për shqiptarët; e tërë popullsia të hiqet nga listat zgjedhore dhe të mos i jepet e drejta për ndarjen falas të aksioneve shtetërore. Andaj, ashtu siç konstatojnë publicistët serbë Andrej Nosov dhe Dragan Nikoliç[1] "e keqja që Beogradi u ka shkaktuar shqiptarëve, zyrtarisht ka përfunduar më 17 shkurt 2008".

Ata konstatojnë me të drejtë disa fakte që duan mbajtur parasysh: "se vitet nëntëdhjetë të shekullit që lamë pas, janë turpi i historisë serbe, dhe kjo duhet të thuhet qartë kur flitet për Kosovën. Sot në Kosovë, njësoj sikur edhe në Serbi dhe në vendet e tjera të rajonit, një numër i madh i njerëzve pyesin se ku ndodhen më të dashurit e tyre, çfarë u ka ndodhur atyre dhe kush i ka vrarë. Përgjigjet e këtyre pyetjeve i mban të fshehura Vojislav Koshtunica dhe shërbimi i tij sekret. Nuk do të ketë drejtësi as për serbët, nëse të tjerëve nuk u tregojmë se çfarë u kemi bërë. Nuk do të ketë të ardhme tjetër nëse i mbajmë të fshehur faktet. Kot bërtasim për krimet ndaj serbëve, për padrejtësinë e botës, për fuqinë e pabarabartë të Serbisë… Kur në vitin 1999 në Kosovë ndodhën hakmarrjet dhe sulmet ndaj serbëve në Kosovë, asnjë akademik ose shkencëtar nuk u përpoq të gjente se burimi i kësaj ishin sjelljet e shtetit të Serbisë. Ata nuk e shpjeguan se kjo ndodhi për shkak të zhvendosjes me dhunë të 800,000 njerëzve, vrasjeve masive në Mejë, Gjakovë, Suharekë, Podujevë, Izbicë, Reçak, Prekaz, Likoshan, Vushtrri e në shumë vende të tjera të Kosovës. Ndoshta një konstatim i tillë do të shpëtonte më shumë jetë serbësh sesa cilido libër i shkruar në emër të mbrojtjes së Kosovës ose ndonjë prej atyre shkarravinave të shumta gazetareske që sot bëjnë thirrje për linç".



## Fshehja e gjurmëve të krimit

Dhe më tutje: "I tërë mekanizmi shtetëror ka marrë pjesë në fshehjen e gjurmëve të krimeve masive. Trupat janë varrosur anekënd Serbisë, janë djegur në fabrika dhe termocentrale, janë fundosur në Danub ose në Peruçanc. Në këtë kanë marrë pjesë policë, oficerë, pjesëtarë të sigurimit shtetëror, politikanë, biznesmenë dhe liderë lokalë, gjykatës dhe prokurorë. Qeveria dhe partitë politike. Dhe pas gjithë kësaj që ka ndodhur, Serbia prapëseprapë sikur habitet për atë që i ka ngjarë. Askund nuk shihet edhe një pikë pendimi, as edhe një ndjenjë përgjegjësie apo gatishmërie për t'i ndryshuar sjelljet. Sot fatin tonë e udhëheqin njerëzit, të cilët janë përgjegjësit e drejtpërdrejtë për humbjen e së drejtës së Serbisë për ta udhëhequr Kosovën".



## Ankthi për statusin

Që nga përfundimi i luftës në Kosovë, në qershor të vitit 1999, shqiptarët, kudo që jetojnë, kanë jetuar në ankthin e pritjes së pavarësisë së Kosovës. Këtë ankth e kanë përjetuar edhe qytetarët e tjerë të Kosovës, të cilët Kosovën e ndiejnë atdhe të vetin. Sepse Kosova shtet i pavarur dhe sovran do të thotë prosperitet dhe ardhmëri më e mirë për të gjithë qytetarët e saj, pa marrë parasysh përkatësinë e tyre kombëtare, fetare, apo gjuhën që ata flasin. Një Kosovë sovrane dhe e pavarur do të thotë një vend më i pasur dhe më i begatë për të gjithë, si për shumicën ashtu edhe për pakicat që jetojnë në të. Një Kosovë e njohur ndërkom-




bëtarisht, do të thotë mirënjohje e Bashkësisë Ndërkombëtare për sakrificat dhe vuajtjet e popullit të Kosovës dhe qytetarëve të saj. Do të thotë prosperitet për të gjithë qytetarët e saj si dhe për të ardhmen tonë të përbashkët.

Edhe pse është ditur se me deportimin e forcave serbe të fundit nga Kosova në qershor të vitit 1999, Serbia një herë e përgjithmonë është përshëndetur me Kosovën, megjithatë, ashtu siç na ka ndodhur shumë herë gjatë historisë, ia kemi pasur frikën se më në fund mund të na mashtrojnë të tjerët, ata që vendosin për fatin tonë. Por, kësaj radhe qendrat e vendosjes, të udhëhequra nga Uashingtoni dhe Brukseli, po edhe nga qendra të tjera të nivelit kombëtar dhe ndërkombëtar, qëndruan në anën tonë, sepse ne ishim pala që me shekuj të tërë kishim përjetuar padrejtësi dhe ishim nëpërkëmbur. Në anën tjetër, krimet, gjenocidi dhe dhuna serbe ndaj një populli të pambrojtur, ishin shumë më të fuqishëm sesa efektet e mundshme që mund të bënte diçka propaganda serbe e përkrahur me fanatizëm vetëm nga Moska, për ndryshimin e opinionit ndërkombëtar në kohën e internetit e satelitit. Kësaj radhe, si duket, politika jonë ishte e orientuar mirë në raport me qendrat e vendosjes. Ato kuptuan realitetin historisë sonë, sakrificat, rezistencën tonë shekullore për një jetë dinjitoze në këto hapësira si të gjithë popujt e tjerë të rajonit. Ata u solidarizuan me ne, me vuajtjet, dhembjet dhe kalvarin e gjatë të historisë sonë nëpër të cilin kaluam për më shumë se një shekull dhe qëndruan me besnikëri në anën tonë.

Të rralla janë rastet në histori, kur një vend dhe një popull i vogël, siç është Kosova, ka mundur që, për kauzën e vet, të mobilizojë një numër aq të madh vendesh nga të gjithë meridianët e botës. Vetë kjo do të thotë shumë për ne dhe për punën që është bërë deri në këtë kohë. Ky mobilizim është bërë, falë sakrificave dhe vuajtjeve të popullit tanë, të vazhdueshme për një periudhë të gjatë më shumë se një shekull, që ka bërë në emër të pavarësisë së Kosovës. Bota ishte dëshmitare e masakrave të mëdha, që populli ynë përjetoi edhe gjatë dhjetëvjetëshit të fundit të shekullit njëzet, siç ishin masakrat: e Qirezit, Likoshanit, Prekazit, Reçakut, deri në dëbimin masiv të mbi një milion shqiptarëve gjatë bombardimeve të forcave të NATO-s. Këto krime, do të rëndojnë gjatë tërë historisë mbi ndërgjegjen e popullit serb, i cili ende nuk pati guximin që, së paku, të distancohet nga krimet e bëra si dhe t'i kërkonte falje popullit shqiptar për gjithë ato të këqija që na janë bërë në emër të kombit serb dhe të ortodoksizmit.

### Kosova e pavarur faktor stabiliteti në rajon

17 shkurti i vitit 2008 do të shënohet në analet e historisë sonë më të re kombëtare me shkronja të arta, kur populli shqiptar i Kosovës, pas shumë përpjekjeve mbinjerëzore dhe shumë sakrificave, arriti të realizonte idealin e tij të kamotshëm, që Kosovën ta shpallte shtet sovran dhe të pavarur. Ai këtë po e bën sot, falë ndihmës dhe mbështetjes të shumë popujve paqedashës, të cilët janë për vendosjen e parimeve të drejtësisë në Evropën e Bashkuar. Populli i Kosovës, në të gjitha fazat e historisë së tij të gjatë, ka treguar se është popull i denjë për qeverisjen e vendit të vet, por i denjë edhe për stabilitetin dhe vendosjen e paqes në rajon. Kosova, pas shpalljes së aktit të pavarësisë, si shteti më i ri në Evropë, edhe në botë, do të tregojë në praktikë se do të jetë faktor stabiliteti në rajon dhe më gjerë. Kosova do të ketë marrëdhënie të mira fqinjësore me të gjitha vendet rreth saj, përfshirë edhe Serbinë. Ekzistimi i pakicës serbe në Kosovë si dhe pakicës shqiptare në Serbi, si dhe interesat e përbashkët në mes të dy vendeve, do të bëjnë që euforia dhe emocionet e tanishme të kalojnë shumë shpejt dhe të dyja vendet të vendosin marrëdhënie të mira fqinjësore, duke i dhënë përparësi zgjidhjes së shumë problemeve të pazgjidhura nga e kaluara, në radhë të parë, zbardhjes së fatit të personave të pagjetur.

Me gjithë reagimet e shumta nga Beogradi, Kosova dhe Serbia, në një të afërme të afërt a pak më të largët, do të gjenden së bashku në kuadër të familjes së madhe të vendeve evropiane. Por, atëherë do të konsiderohen si dy shtete sovrane dhe të pavarura. Vetëm një logjikë e matur e estabilishmentit politik të Beogradit, larg miteve të së kaluarës, do t'ia hapte dyert atij në drejtim të Brukselit. Beogradi duhet të pajtohet se ai nuk po e humb Kosovën tash, por Kosova ka qenë një koloni e Serbisë dhe se ajo është mbajtur nën okupimin e saj me ushtri dhe polici, si dhe falë raportit të forcave politike që kanë ekzistuar në Evropë. Përpjekjet e shqiptarëve për pavarësi kanë qenë të vazhdueshme për më shumë se një shekull. Pas Luftës së Dytë Botërore ato vetëm sa qenë intensifikuar në forma të ndryshme, duke filluar prej demonstratave të studentëve më 1968, kërkesa për Republikën e Kosovës dhe ato të vitit 1981, për të arritur kulmin në vitet 1987 e 1989, pas instalimit të regjimit të Milosheviçit , i cili me represionin e madh, përshpejtoi procesin për pavarësimin e Kosovës. Ky synim i kahershëm yni u bë realitet më 17 shkurt 2008.

1. Express, 23 shkurt 2008, Prishtinë, fq.1-24.

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës "Jasin" - (5)

**(ajetet 45-54)**

## Disa shenja (argumente) të manifestimit të fuqisë së Allahut

وَإِذَا قِيلَ لَهُمُ اتَّقُوا مَا بَيْنَ أَيْدِيكُمْ وَمَا خَلْفَكُمْ لَعَلَّكُمْ تُرْحَمُونَ (٤٥) وَمَا تَأْتِيهِم مِّنْ آيَةٍ مِّنْ آيَاتِ رَبِّهِمْ
إِلاَّ كَانُوا عَنْهَا مُعْرِضِينَ(٤٦) وَإِذَا قِيلَ لَهُمْ أَنفِقُوا مِمَّا رَزَقَكُمُ اللَّهُ قَالَ الَّذِينَ كَفَرُوا لِلَّذِينَ آمَنُوا أَنُطْعِمُ
مَن لَّوْ يَشَاءُ اللَّهُ أَطْعَمَهُ إِنْ أَنتُمْ إِلاَّ فِي ضَلاَلٍ مُّبِينٍ(٤٧) وَيَقُولُونَ مَتَى هَذَا الْوَعْدُ إِن كُنتُمْ صَادِقِينَ(٤٨)
مَا يَنظُرُونَ إِلاَّ صَيْحَةً وَاحِدَةً تَأْخُذُهُمْ وَهُمْ يَخِصِّمُونَ(٤٩) فَلاَ يَسْتَطِيعُونَ تَوْصِيَةً وَلاَ إِلَى أَهْلِهِمْ
يَرْجِعُونَ(٥٠) وَنُفِخَ فِي الصُّورِ فَإِذَا هُم مِّنَ الأَجْدَاثِ إِلَى رَبِّهِمْ يَنسِلُونَ(٥١) قَالُوا يَا وَيْلَنَا مَن بَعَثَنَا مِن
مَّرْقَدِنَا هَذَا مَا وَعَدَ الرَّحْمَنُ وَصَدَقَ الْمُرْسَلُونَ(٥٢) إِن كَانَتْ إِلاَّ صَيْحَةً وَاحِدَةً فَإِذَا هُمْ جَمِيعٌ لَّدَيْنَا
مُحْضَرُونَ(٥٣) فَالْيَوْمَ لاَ تُظْلَمُ نَفْسٌ شَيْئًا وَلاَ تُجْزَوْنَ إِلاَّ مَا كُنتُمْ تَعْمَلُونَ(٥٤)

***45. E kur u thuhet atyre: "Kini frikë asaj që ngjau para jush dhe asaj çka do t'ju ngjajë më vonë, e që të mëshiroheni** *(ata nuk dëgjojnë).*

***46. Nuk ka asnjë argument që u erdhi atyre nga argumentet e Zotit, e që ata nuk ia kthyen shpinën.***

***47. Dhe kur u thuhej: "Jepni nga ajo që Allahu u begatoi, ata që nuk besuan, besimtarëve u thanë: "A ta ushqejmë atë që sikur të donte Allahu do ta ushqente? Ju nuk jeni tjetër vetëm se të humbur qartë!".***

***48. Dhe thoshin: "Po qe se jeni të vërtetë, kur do të jetë ai premtim?"***

***49.** (Allahu u përgjigjet)* ***Nuk janë duke pritur tjetër vetëm se një britmë që i rrëmben ata kur janë duke u zënë mes vete.***

***50. E nuk do të mund të lënë as porosi** (vasijet-testament)* ***as të kthehen në familjet e tyre.***

***51. Dhe i fryhet Surit, kur qe, duke u ngutur prej varrezave paraqiten te Zoti i tyre.***

***52. thonë: "Të mjerët ne! Po kush na ngriti prej ku ishim të shtrirë në varre?" E, kjo është ajo që premtoi Zoti dhe vërtetuan të dërguarit.***

***53. jo nuk është tjetër, përveç një zë i fuqishëm dhe ata të gjithë të paraqitur para Nesh.***

***54. Sot pra, askujt nuk i bëhet e padrejtë diçka dhe nuk shpërbleheni me tjetër vetëm për atë që vepruat.***

### Lidhmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake

Në ajetet paraprake, shohim se Allahu u ofroi mohuesve të ringjalljes argumente të shumta që e vërtetojnë atë, duke u ofruar atyre të hidhnin shikimin në proceset natyrore që i shihnin çdo ditë, siç ishin ndërrimi i ditës dhe i natës, lëvizja e Diellit dhe e Hënës si dhe ringjallja e tokës, duke e gjelbëruar atë pas thatësisë së madhe. Por ata njerëz që me vetëdëshirë dhe vullnet të lirë kishin zgjedhur kufrin dhe të mirat vetëm të kësaj bote, tash në këto ajete vijuese shohim përfundimisht rrugën që e kishin zgjedhur, rrugën e mohimit të ringjalljes dhe mohimin e të dërguarit. Në zemrat e tyre nuk kishte mbetur asnjë pikë mëshire për krijesat e Allahut, njerëzit e varfër të nevojshëm për zgjatjen e dorës së ndihmës. Këta më nuk ndjenin asnjë ndjenjë dhembshurie dhe këtë kategori njerëzish e shikonin me përbuzje e neveri.

Më pas në ajetet vijuese Allahu i vë ata në dijeni për shenjat e kataklizmës, duke i njoftuar se do të jetë vetëm një britmë e tmerrshme dhe ata do të vdesin, për t'u dhënë më pas shenja nga "suri" kur të gjithë do të ringjallen e do të dalin para Zotit të tyre. Në atë ditë, askujt nuk do t'i bëhet e padrejtë, por secili do të shpërblehet apo ndëshkohet sipas asaj që ka punuar në këtë botë.

**Koment:**

Verbëria e pabesimtarëve ndaj të së vërtetës, shmangia nga udhëzimi, mohimi i ringjalljes dhe dëftimi nga ana Allahut për shenjat e Kiametit:

وَإِذَا قِيلَ لَهُمُ اتَّقُوا مَا بَيْنَ أَيْدِيكُمْ
وَمَا خَلْفَكُمْ لَعَلَّكُمْ تُرْحَمُونَ

***45. "E kur u thuhet atyre: "Kini frikë asaj që ngjau para jush dhe asaj çka do t'ju ngjajë më vonë, e që të mëshiroheni** (ata nuk dëgjojnë)**."***

Edhe pse idhujtarët e Mekës, nuk dëshironin të përudheshin, dhe madje as nuk po tregonin shenja se do ta bënin një gjë të tillë, megjithatë Allahu i Gjithëmëshirshëm nga mëshira e Tij, sikur dëshiron t'i zgjojë ndjenjat dhe ndërgjegjiet e tyre të fjetura, duke I këshilluar që të kishin frikë për fatin e tyre, që të mos pësonin sikurse popujt e mëhershëm, të cilët u ndëshkuan rëndë për shkak të mohimit dhe kryeneçësisë së tyre.

Gjurmët e popujve të shkatërruar mund t'i shihnin kudo përreth, madje shumë afër dhe pranë tyre, por ata megjithatë, nuk dëshironi të shihnin asnjë nga këto paralajmërime. Ata ishin mbyllur në pabesimin e tyre dhe ishin blinduar në këtë mugëtirë të tyre shpirtërore.

Allahu ua tërheq vërejtjen që të kenë frikë për mëkatet të cilat po i bënin në çdo çast me mohimin e tyre të dritës hyjnore dhe me injorimin e misionit të Muhamedit a.s., dhe të kishin po ashtu frikë



edhe më të madhe nga ajo që do t'i priste nga ndëshkimi me zjarr në Ahiret.[1]

Në lidhje me pjesën e ajetit: "Kini frikë asaj që ngjau para jush dhe asaj çka do t'ju ngjajë më vonë..." dijetarët islam kanë dhënë disa mendime: Ibn Abbasi, Ibn Xhubejri dhe Muxhahidi kanë thënë se ky ajet nënkupton atë çka ka kaluar nga mëkatet e bëra dhe mëkatet që mund të bëhen në të ardhmen[2], ndërsa Mukatili, Katadeja[3] dhe Meragiu[4] mendojnë se kjo pjesë e ajetit ka për qëllim, ndëshkimin e popujve të kaluar dhe ndëshkimin që i pret pabesimtarët në Ahiret, kurse Hasen el Basriu, ka një mendim tjetër nga këta kur thotë se këtu është në pyetje pjesa e jetës që tashmë ka kaluar dhe pjesa e jetës së mbetur të njeriut, pra ajo çka ka mbetur nga exheli. Kurse mufessiri më i madh i shekullit XX Sha'raviu mendon se fjala ***"ma bejne ejdikum"*** nënkupton atë që është para jush dhe që do të vjen si Ringjallja, Tubimi dhe Llogaria dhe në fund ndëshkimi me zjarr, kurse me fjalën ***"ma halfekum"*** nënkupton fatin e popujve të kaluar, në mënyrë që të merrni mësim nga pësimet dhe fundi i tyre tragjik.[5] Po të merrnim mendimin e tij, ky ajet do të duhej përkthyer kështu: ***"Kini frikën e asaj që keni para jush*** *(ringjallja, llogaria etj...)* ***dhe të asaj që keni pas jush*** *(mësimet nga ndëshkimet që pësuan popujt e kaluar)..."* Sidoqoftë ka edhe disa mendime të tjera, por të vërtetën dhe synimin e mirëfilltë të këtij ajeti e di më së miri vetëm Allahu xh.sh.

وَمَا تَأْتِيهِم مِّنْ آيَةٍ مِّنْ آيَاتِ رَبِّهِمْ
إِلاَّ كَانُوا عَنْهَا مُعْرِضِينَ

***46. Nuk ka asnjë argument që u erdhi atyre nga argumentet e Zotit, e që ata nuk ia kthyen shpinën.***

Allahu i gjithëmëshirshëm, sikur nuk dëshiron ta dënojë këtë popull, për faktin se nga mesi i tyre zgjodhi më të dashurin e Tij-Muhamedin a.s., Ai me çdo kusht dëshiron udhëzimin e tyre dhe dëshiron t'i mëshirojë. Mu për këtë arsye Ai vazhdimisht i thërret që të besonin e të largoheshin nga e kota, duke u ofruar argumente e argumente, ndonëse shejtani i kishte robëruar zemrat dhe shikimet e tyre dhe ata nuk shihnin asgjë përpos luksit dhe kënaqësive të kësaj bote.

Të gjitha argumente nga ana e Tij, ata i hodhën pas shpine. Asnjërin prej tyre nuk e morën në konsideratë. Atyre thjesht nuk u bënte përshtypje më asnjë argument hyjnor. Ata nuk mund të pranonin faktin se shpallja i kishte ardhur një njeriu të varfër nga mesi i tyre, ndonëse me gjysmë zemre e pranonin autoritetin e pakontestuar të familjes së tij. Atyre nuk u bënte përshtypje as fakti se para dyzet e ca vitesh, Allahu, për hir të Muhamedit a.s. e kishte shkatërruar ushtrinë e Ebrehesë. Ata përpiqeshin ta pengonin çdo shkëndijëz të dritës që përpiqej të depërtonte në zemrat dhe mendjet e tyre. Në zemrat e tyre më nuk kishte vend as për mëshirë ndaj të varfërve dhe skamnorëve. Ata konsideroheshin prej tyre si një shtresë e pavlerë e shoqërisë. Ata, sipas tyre, nuk meritonin as të ushqeheshin e as të furnizoheshin me ndonjë rrësk.

وَإِذَا قِيلَ لَهُمْ أَنفِقُوا مِمَّا رَزَقَكُمْ اللَّهُ قَالَ
الَّذِينَ كَفَرُوا لِلَّذِينَ آمَنُوا أَنُطْعِمُ مَن لَّوْ يَشَاء
اللَّهُ أَطْعَمَهُ إِنْ أَنتُمْ إِلاَّ فِي ضَلاَلٍ مُّبِينٍ

***47. Dhe kur u thuhej: "Jepni nga ajo që Allahu u begatoi, ata që nuk besuan, besimtarëve u thanë: "A ta ushqejmë atë që sikur të donte Allahu do ta ushqente? Ju nuk jeni tjetër vetëm se të humbur qartë!".***

Allahu i thërret idhujtarët që nga rrësku që Ai i kishte furnizuar, të ushqenin të varfrit, por ata kishin refuzuar një gjë të tillë, duke u tallur me besimtarët e duke thënë: "Pse t'i ushqejmë ata njerëz, të cilët po të donte Allahu do t'i kishte ushqyer e furnizuar me begatitë dhe rrëskun e Tij". Ne nuk kemi kurrfarë obligimi ndaj tyre, ndërsa padyshim ju jeni në humbje dhe në lajthitje të qartë. Ky qëndrim dhe botëkuptim naiv i pabesim-



tarëve, na bën të kuptojmë se ata absolutisht nuk kuptonin asgjë nga rregullat e përgjithshme të kësaj gjithësie, ku dihet se Allahu, është Furnizuesi dhe Ushqyesi i të gjithëve. Vallë si nuk mund ta kuptonin, se ata, përkundër një pasurie që përkohësisht e kishin në dorë, nuk ishin të aftë të furnizoheshin e as të përfitonin ndonjë të mirë të kësaj bote, pa dëshirën dhe vullnetin e Tij. Megjithatë, Allahu i madhëruar nga mëshira e Tij, bëri që njeriu të përpiqet ta gjejë rrëskun e Allahut duke bërë tregti, shitblerje, duke u munduar e përpjekur ta mbjellë tokën, dhe të shfrytëzojë këto të mira e begati. Duke u nisur nga të gjitha këto mirësi dhe mundësi që të bëjmë mirë, njeriu nuk duhet të jetë dorështrënguar ndaj të varfërve dhe skamnorëve, sepse si ata, si të pasurit janë vënë në sprovë të madhe nga Allahu i Plotfuqishëm. Të parët janë vënë në sprovën e durimit, kurse të dytët në sprovën e bujarisë e të zemërgjerësisë ndaj të varfëve...

Për çudi, idhujtarët mekas, ishin aq të pandjenja, saqë nga kjo verbëri e tyre, ata tash filluan edhe ta ironizonin Pejgamberin a.s. dhe besimtarët e tjerë duke u thënë: Dijeni, ne më nuk ua kemi frikën as juve e as kërcënimeve tuaja me të ashtuquajturën ringjallje, me të cilën vazhdimisht po na kërcënoni. Ne thjesht nuk besojmë në të... Të shohim në vazhdim të ajeteve fjalët e tyre plot cinizëm e hipokrizi, kur u drejtohen besimtarëve duke thënë...

وَيَقُولُونَ مَتَى هَذَا الْوَعْدُ إِن كُنتُمْ صَادِقِينَ

***48. Dhe thoshin: "Po qe se jeni të vërtetë, kur do të jetë ai premtim?"***

Pabesimtarët, të bindur se ata janë në të drejtë, të bindur plotësisht se nuk ka botë tjetër përveç kësaj, se nuk ka ringjallje e as llogari në botën tjetër, tash fillojnë edhe të tallen me besimtarët dhe me Muhamedin a.s. duke i përqeshur e thënë: Kur do të jetë ai premtim (kërcënimi me Kiamet), nëse po ua merr mendja se e keni me gjithë mend këtë pohim qesharak?! Ne nuk u besojmë juve sepse një gjë e tillë thjesht është e pamundur të ndodhë, thoshin ata me ironi e përbuzje. Por Allahu i Plotfuqishëm, sakaq, kësaj ironie të tyre u përgjigjet me fjalët:

مَا يَنظُرُونَ إِلاَّ صَيْحَةً وَاحِدَةً تَأْخُذُهُمْ وَهُمْ يَخِصِّمُونَ

فَلاَ يَسْتَطِيعُونَ تَوْصِيَةً وَلاَ إِلَى أَهْلِهِمْ يَرْجِعُونَ

***49.*** *(Allahu u përgjigjet)* ***Nuk janë duke pritur tjetër vetëm se një britmë që i rrëmben ata kur janë duke u zënë mes vete.***

***50. E nuk do të mund të lënë as porosi*** *(vasiet-testament)* ***as të kthehen në familjet e tyre.***

Krijuesi i gjithësisë ua bën me dije pabesimtarëve se momenti i Kiametiti dhe i shkatërrimit të ekzistencës do të vjen dhe ai do të jetë vetëm një britmë e tmerrshme dhe e shpejtë, që do t'i rrëmbejë e do t'i marrë ata, kur ata do të jenë në punët e tyre të përditshme duke bërë shitblerjet e zakonshme mes vete.

Kjo nënkupton fryrjen e parë në sur nga ana e Israfilit, melekut të ngarkuar me këtë gjë, në formë të një britme të tmerrshme, që sinjalizon fundin dhe shkatërrimin e kësaj botë. Kjo do të ndodhë aq shpejt e befasishëm, sa një rrahje e qerpikut e mbase edhe më e shpejtë. Ky shkatërrim i befasishëm i gjithësisë, do t'i zë njerëzit në huti të plotë duke u marrë me punët e tyre të përditshme, kë-

shtu që vdekja e përcjellë me lemeri dhe llahtari të këtij momenti të frikshëm, do t'i zë ata në një gjendje të tillë, pa pasur mundësi të flasin me njëri-tjetrin, pa pasur mundësi të lënë ndonjë testament, e madje as pa pasur kohë të kthehen në familjet e tyre. Kjo faktikisht, na vë në dijeni, se ky moment nuk do të zgjasë me orë apo minuta, por me sekonda të numëruara, ku shumë prej njerëzve, as nuk do të kuptojnë se ç'është duke ngjarë. Ata do të mbesin të shtanguar në vend nga kjo britmë e rrufeshme e cila do t'i lë të vdekur në vend...

وَنُفِخَ فِي الصُّورِ فَإِذَا هُم مِّنَ الأَجْدَاثِ
إِلَى رَبِّهِمْ يَنسِلُونَ.
قَالُوا يَا وَيْلَنَا مَن بَعَثَنَا مِن مَّرْقَدِنَا
هَذَا مَا وَعَدَ الرَّحْمَنُ وَصَدَقَ الْمُرْسَلُونَ.
إِن كَانَتْ إِلاَّ صَيْحَةً وَاحِدَةً فَإِذَا هُمْ
جَمِيعٌ لَّدَيْنَا مُحْضَرُونَ

***51. Dhe i fryhet Surit, kur qe, duke u ngutur prej varrezave paraqiten te Zoti i tyre.***

***52. thonë: "Të mjerët ne! Po kush na ngriti prej ku ishim të shtrirë në varre?" E, kjo është ajo që premtoi Zoti dhe vërtetuan të dërguarit.***

***53. jo nuk është tjetër, përveç një zë i fuqishëm dhe ata të gjithë të paraqitur para Nesh.***

Menjëherë pas kësaj britme të parë, apo fryrjes së parë në "Sur", do të pasojë fryrja e dytë në këtë "Sur" nga ana e Israfilit, që nënkupton ringjalljen dhe ngritjen nga varrezat, të të gjithë njerëzimit për t'u nisur në venddhënien e llogarisë para Allahut. Pabesimtarët do të tmerrohen nga vetë fakti se janë ngritur e ringjallur, sepse e dinë se janë duke u nisur në ballafaqimin final me veprat e tyre të shëmtuara që i bënë në këtë botë. Duke u nisur në vendin e turpërimit të tyre të përjetshëm, ata do të thonë: Ah ç'mjerim i madh për ne. Po kush na ngriti nga varret. Aty ishim më rehat. A thua ku po shkojmë dhe çfarë do të na presë?!

Këtu shihet fuqia e pakufishme e Allahut, i Cili do T'i vdesë të gjitha krijesat dhe pastaj sërish me një urdhër I ringjall, e kjo ringjallje vjen pas fryrjes së dytë në "Sur", dhe nënkupton paraqitjen e njerëzve dhe exhinëve para Madhërisë së Tij për të dhënë llogarinë përfundimtare. Tashti, të gjithë pabesimtarët, në këto momente të vështira, do të pendohen dhe do të shprehin keqardhje për të kaluarën e tyre të errët në humbëtirat dhe errësirat e kufrit, por ky pendim nuk do t'u bëjë dobi. Ata përjetësisht do të jenë në ndëshkimin e Allahut fuqiplotë, për të shijuar atë që e mohuan me ngulm gjatë jetës së tyre në këtë botë, edhe pse Allahu vazhdimisht u kishte dhënë argumente dhe udhëzime nëpërmjet të dërguarve.

فَالْيَوْمَ لاَ تُظْلَمُ نَفْسٌ شَيْئًا
وَلاَ تُجْزَوْنَ إِلاَّ مَا كُنتُمْ تَعْمَلُونَ

***54. Sot pra, askujt nuk i bëhet e padrejtë diçka dhe nuk shpërbleheni me tjetër vetëm për atë që vepruat.***

Ky ajet, më së miri ilustron faktin se tek Allahu xh.sh. ka drejtësi absolute, sepse Ai nuk do T'i bëjë askujt të padrejtën në këtë ditë të Llogarisë së madhe, por secili njeri do ta marrë atë që e ka merituar, në bazë të veprave të tij në këtë botë. Dhe, njerëzit, nuk do të kenë kurrfarë arsye e as argumenti t'i kundërvihen kësaj Drejtësie Absolute, sepse Ai më parë, krijesën njerëzore e kishte dalluar nga krijesat e tjera me dhuntinë e të logjikuarit, I kishte lënë në dispozicion të gjitha mundësitë e zgjedhjes së lirë dhe I kishte dërguar libra të shenjtë e pejgamberë. Ai zaten, edhe nuk do të na merrte fare në Llogari, po që se ne do të ishim krijesa që vetëm zbatojmë atë që na urdhërohet, sikurse melaiket, por neve na dalloi prej tyre, duke na dhënë ndjenja, emocione, mendje dhe logjikë. Prandaj, sot, në këtë Ditë të madhe të Gjykimit, secili do ta marrë shpërblimin apo ndëshkimin e merituar, në mënyrë që Vullneti dhe Drejtësia e Allahut të vijë në vendin e vet.

## Margaritarë të urtësisë nga këto ajete

1. Idhujtarët, sikurse edhe pabesimtarët e tjerë përgjatë shekujve dhe historisë së shkuar, ishin zhytur në humbje dhe kufër. Ata nuk dëshironin të merrnin mësim nga pësimet e popujve të kaluar për shkak të mosbesimit të tyre. Madje ata nuk dëshironin të mendonin fare për botën e ardhshme-Ahiretin. Ata, të mpirë e të verbuar nga pasuria dhe luksi në të cilin po jetonin, dalëngadalë, kishin humbur edhe ndjenjat e mëshirës dhe të dhembshurisë ndaj të varfërve.[6] Ata nga koprracia e tyre nuk dëshironin të preokupoheshin me asgjë tjetër përpos mirëqenies së tyre, duke lënë qëllimisht një shtresë të caktuar njerëzish në mjerim e skamje, në mënyrë që prej tyre të krijonin vartës, robër dhe shërbëtorë të dëgjuar, në këmbim të një furnizimi të mjerë për ta...
2. Përgjigjja e prerë nga Allahu për talljen e idhujtarëve nëse do të vinte apo jo Dita e Gjykimit, ishte njoftimi hyjnor se ajo do të vinte shumë shpejt, me një ushtimë dhe britmë të tmerrshme, e cila njerëzit do t'i zinte në huti, saqë asnjëri prej tyre as që do ketë kohë të mendojë t'i lë dikujt testament e as të shkojë tek familja e tij, nëse do të ishte jashtë shtëpisë.
3. Nga këto ajete mësojmë se menjëherë pas fryrjes së parë në sur, do të pasojë edhe fryrja e dytë, e cila simbolizon ringjalljen dhe ngritjen nga varrezat të çdo njeriu
   Mubareku bin Fedale transmeton nga Hasen el Basriu të ketë thënë: Ka thënë i dërguari i Allahut: *"Në mes dy fryrjeve janë dyzet vjet. Pas fryrjes së parë, Allahu i vdes të gjitha krijesat, kurse pas fryrjes së dytë Ai e ringjall çdo krijesë të vdekur".*
4. Ajeti i 54 i kësaj sureje, na vë në dijeni se Llogaria në Ditën e Gjykimit do të jetë shumë e drejtë. Secili njeri do ta marrë shpërblimin ose ndëshkimin e merituar në bazë të veprave të tij në këtë botë.

*- vijon -*

*Fusntotat:*

1. Versioni i shkurtuar i Tefsirit të Ibn Kethirit "Tejsirul Alijjil Kadir..." vëll. III, fq.571, Rijad 1989.
2. Tefsiri i Kurtubiut, vëll. 17, fq.456.
3. Ebu Hajjan el Endelusi "El-Bahrul Muhit" vëll. 7, fq. 234, Bejrut 1993.
4. Shih më gjerësisht në lidhje me këtë tefsirin e Meragiut, vëll. 23., fq. 16.
5. Shih Tefsirin e Muhammed Mutevel-li Sha'ravit- surja Jasin, fq. 12673.
6. Dr. Vehbe ez-Zuhajli "Et-Tefsirul Munir" vëll. 23, fq. 24.

# Vepra e zemrës dhe e gjymtyrëve

**Xhum’a Emin Abdul Aziz**




**“Besimi është baza e veprës, vepra e zemrës është më e rëndësishme sesa ajo e gjymtyrëve, ndërsa përsosmëria e tyre është e kërkuar me Sheriat, edhe nëse dallohen në gradën e kërkesës”[1].**

Ky fundament trajtohet kështu:

1- Besimi është baza e veprës,

2- Vepra e zemrës dhe ajo e gjymtyrëve.

3- Përsosmëria e të dy llojeve të veprave.

**Ç’është besimi-akideja?** Të besuarit e ndonjë gjëje në mënyrë të prerë pa kurrfarë dyshimi, dhe fjala akide e ka kuptimin e imanit-besimit. Thuhet: unë besoj në të, kurse fjala iman e ka kuptimin e të vërtetuarit të ndonjë gjëje. Thuhet: ka besuar në të pa kurrfarë dyshimi[2].

Bazuar në këtë, besimi është të besuarit e saj që e ka transmetuar Pejgamberi s.a.v.s. prej të vërtetave që kanë të bëjnë me të padukshmen (gajbin) si p.sh. ekzistimi i Zotit, besimi i cilësive të përsosura të Allahut, besimi i shpalljes, i ringjalljes, i botës së engjëjve, i botës së xhinëve e të ngjashme, të cilat i ka transmetuar Pejgamberi s.a.v.s. e që kanë lidhje me akiden-besimin.

Akideja-besimi është thelbi i fesë dhe baza e çdo vepre që kryhet e bazuar dhe e mbështetur tek besimi. Veprat e mira janë peng në besimin e mirë, dhe myslimani nuk mund të jetë mysliman i vërtetë pa e pasur besimin të shëndoshë dhe pastaj të dëshmojë se vepron sipas besimit. Kjo është për shkak se akideja-besimi është prej shtyllave, bazë e fortë, dhe rruga e drejtë që e ka shpjeguar Islami madhështor. Pa besim-akide, nuk mund të zbatohen parimet e Islamit e nuk mund të zbatohet sistemi islam, dhe pa besim, nuk pranohen veprat e myslimanit: “e kush është që e shpreson takimin e Zotit të vet, le të bëjë vepër të mirë, e në adhurimin ndaj Zotit të tij, të mos e përziejë askënd” (El-Kehf: 110).

Besimi-akideja është e trashëguar nga të gjithë pejgamberët e Zotit; ajo i ka lidhur besimtarët mes vete në fenë e vetme të Allahut, e cila nuk është ndryshuar në asnjë kohë dhe në asnjë vend. Jo vetëm kaq, por besimi i ka orientuar ata nga jeta e ndershme. Vini re se si i janë bindur të varfrit, barinjtë, perandorët dhe se si ky ymet është bërë si Ymeti më i mirë i njerëzve duke respektuar besimin në të Vetmin Zot.

Vërtet, besimtari që beson në Allahun, është në begati përderisa ai të ketë besimin e saktë, e besimi i tij i saktë është kur ai i dorëzohet krejtësisht Allahut, dhe besimtari i tillë konsiderohet si njeri i mirë. Vërtet, besimtari beson se i Vetmi Sundues i çdo çështjeje është Allahu, në duar të Tij është sundimi i qiejve dhe i Tokës, Ai është i Vetmi Që ka mundësi të sjellë të mirën dhe të keqen, të japë dhe të mos japë të mira, dhe askush përveç Tij nuk ka mundësi ta bëjë këtë pavarësisht nga fuqia dhe forca që mund të ketë, ngase Ai (Allahu) është i pastër nga çdo e metë dhe Ai është Që mbron (kë të dojë) dhe e që prej Atij nuk mund të ketë të mbrojtur, nuk ka shpresa tek dikush tjetër përveçse tek Allahu dhe nuk duhet t’i frikësohet askujt përveç Atij. Allahu i Lartësuar është Ai tek i Cili besohet, kërkohet ndihma dhe përkrahja dhe pikërisht për këtë dallohet njeriu besimtar nga ai që nuk beson.

**Akideja dhe burrat besimtarë:** Vërtet, besimi në monoteizëm, që e kanë bërë burrat e çdo kohe dhe të çdo vendi, bën që të pyesësh historinë për veprat e tyre, për besimin e rrënjosur në zemrat e tyre, - pyet për ta: “Mallkuar qofshin ata të zotët e hendeqeve, të zjarrit me plot lëndë djegëse, kur ata rrinin ulur rreth tij, dhe dëshmonin atë që bënin me besimtarët. E nuk patën pse t’i urrenin, përveçqë e besuan All-llahun, ngadhënjyesin, të lavdëruarin, të cilit i takon sundimi i qiejve e i Tokës; e All-llahu është dëshmitar i çdo sendi.” (El-Buruxh: 5-9).

Ndalu duke menduar para magjistarëve të Faraonit, kur në zemrat e tyre u rrënjos besimi-imani dhe asgjë nuk i dobësoi për në rrugën e Allahut. Pyet për ndodhinë e Jaserit, Amarit, Sumejes, Bilallit, Suhejbit, Hababit dhe të tjerëve - prej burrave dhe grave, të rinjve dhe të rejave, të vegjëlve e foshnjave. Pyet për ata që kanë qenë në Bedër, në Uhud, në Hamraul, Esed, ditën kur: “e atyre (shokëve të Pejgamberit) që dikush u tha: “Populli (idhujtarët) është tubuar t’ju sulmojë, pra kini frikë!” Ajo, vetëm ua shtoi edhe më shumë besimin, e thanë: “Neve na mjafton që kemi All-llahun, Ai është mbrojtësi më i mirë!” (Ali Imran: 173). Po ashtu kujto ditën kur janë tubuar aleatët në luftën e Hendekut: “E kur muslimanët e panë ushtrinë aleate, thanë: “Kjo është ajo që All-llahu dhe i dërguari i Tij na premtuan neve, e All-

llahu dhe i dërguari i Tij e thanë të vërtetën”. Ajo (ushtria e armikut që panë), atyre vetëm u shtoi besimin dhe mbështetjen.” (El-Ahzab: 22).

Jo vetëm kaq, po pyet edhe për besimtarët në luftën e Jermukut, Hitinit, Kadisijes etj., për qëndrimet e tyre që ka shënuar historia me rreshta të ndritshëm. Tregimi për besimin-akiden dhe ndikimi i saj, sot është larg prej nesh. Burrat besimtarë të Afganit janë shembull, fëmijët që gjuajnë gurë në Palestinë, pra në çdo vend ka njerëz që duan të pastrohen.

Vazhdimisht, dhurimi i besimit do të jetë derisa të trashëgoj Allahu tokë dhe gjithçka gjendet në të dhe se do t'i motivoj njerëzit në vepra të mira: “All-llahu bleu prej besimtarëve shpirtrat dhe pasurinë e tyre me xhennet. Luftojnë në rrugën e All-llahut, mbysin dhe mbyten. (All-llahu dha) Premtim të cilin e vërtetoi në Tevrat, Inxhill e Kur'an. E kush është zbatues më i sigurt i premtimit të vet se All-llahu? Pra, gëzonju tregtisë që e bëtë me Të. Ky është suksesi i madh.” (Et-Tevbetu: 111)

Po të pyesësh se sa është numri i myslimanëve të kohës sonë dhe sa ka qenë numri i tyre dje, atëherë do ta dish se pse myslimanët kanë qenë krenarë me luftën e tyre, kurse këta, edhe pse janë shumë, janë të poshtëruar? Pse ata kishin përhapur fenë e tyre, e pse këta e kanë zvogëluar atë në vendet e tyre? Pse myslimanët sot janë bërë imitues të të tjerëve, sa kohë që ishin dëshmitarë ndaj njerëzve me krenarinë e tyre? Përgjigja është shumë e thjeshtë, besimi është që i bën njerëz të tillë.

**Besimi-akideja është baza e veprës:** Vërtet, rregullimi i Islamit si bazë e ka akiden, kur kjo bazë dobësohet apo kur ndryshohet qëllimi, atëherë humbet sistemi islam dhe vlera e tij shndërrohet në diçka tjetër, që nuk i përket Islamit: “Shembulli i veprave të atyre që nuk besuan, është si hiri, të cilin me puhi e shkapërderdh era në ndonjë ditë të stuhishme, e ata nuk mund të realizojnë asgjë nga veprat që kanë bërë, e ky është ai dështimi i madh.” (Ibrahim:18).

**Akideja**-besimi është që bën dallimin e rrugës së Allahut dhe të rrugës së shejtanit, në mes jetës islame dhe jetës joislame, në mes imagjinatës dhe besimit, në mes jetës dhe sjelljes, ngase të veçuarit e natyrshmërisë së jetës islame në përgjithësi, dhe jo vetëm në natyrshmërinë e besimit, sepse jeta islame me të gjitha qëndrimet e veta, burimin e ka nga besimi islam dhe se ndikimi i besimit në zemër bën që të kihet mbështetje vetëm tek Allahu për çdo vepër dhe të kihet siguri vetëm tek Allahu: “E përse të mos I mbështetemi All-llahut derisa Ai na udhëzoi në rrugën tonë (të drejtë). Për Zotin, ne gjithsesi do të durojmë e do t'i përballojmë mundimet që na bëni, e vetëm All-llahut le t'i mbështeten vazhdimisht ata që iu mbështetën gjithnjë.” (Ibrahim: 12).

Për këtë arsye, kur e pranon Islamin, myslimani ndien në vete se ka filluar një jetë të re, të ndarë krejtësisht nga ajo jetë që ka bërë para Islamit, dhe se veprat e tij, para se të hynte në Islam, janë sikur valët nga rrezet e diellit në një rrafshinë për të cilën i eturi mendon se është ujë. Ndërsa sot (pasi ka hyrë në Islam) ujitet nga burimi që nuk shteron, që i bën hije lisi që rrënjët i ka thellë në tokë, kurse degët lart në qiell, që jep frytin e vet në çdo kohë me lejen e Zotit të vet.

Kjo është për shkak se përmirësimi i personit bën që ai t'i ketë në vetë parimet e larta dhe veprat e mira, me qëllim që t'i realizojë qëllimet madhore, andaj nuk arrihen frytet që shpresohen nga ai përveç nëse ai e ndryshon veten në të gjitha aspektet, duke pasur në konsideratë burimin e sjelljes, vendburimin e ndjenjave, vendburimin e veprave që cilësohen si vepra të mira a të këqija dhe që të përcaktohet njeriu me grupin e të mirëve dhe të zgjedhurve apo me grupin e të këqijve dhe të humburve: “Dhe ia mësoi se cilat janë të këqijat dhe të mirat, e tij. Pra, ka shpëtuar ai që e pastroi vetveten, ka dështuar ai që e poshtëroi vetveten.” (Esh-Shemsu: 8-10).

Besimi-akideja është ajo që i mundëson njeriut lumturinë, ngase akideja-besimi islam edukon karakterin, ngre anën shpirtërore dhe vepra e myslimanit zbukurohet me sinqeritet, besueshmëri, respekt, trimëri, vetëmohim, sakrificë dhe kjo myslimanin e bën personalitet që është shembull i lartë dhe që ka lidhje me Allahun. Besimi-akideja kërkon nga çdo person që e ka atë të vërtetën, e pastron shpirtin e besimtarit dhe e bën atë të qetë dhe të sigurt: “Ata që besuan dhe besimin e tyre nuk e ngatërruan me besim të kotë, atyre u takon të jenë të sigurt dhe ata janë në rrugë të drejtë.” Andaj besimtari me këtë besim nuk ka frikë nga tirania, padrejtësia, e keqja, mundimi, nuk devijon, nuk bëhet i palumtur dhe jeton një jetë të lumtur: “Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë), e (në botën tjetër) do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre.” (En-Nahl: 97).

Ai që ka besimin e vërtetë, mëson prej Kuranit vlerën e punës në jetën e njeriut, në jetën e kësaj bote dhe të botës tjetër. D.m.th. Kurani bashkë me besimin përmend gjithmonë dhe veprën, për se Allahu i Lartësuar thotë: “S'ka dyshim se ata që besuan dhe bënë vepra të mira, vendpritje për ta janë xhennetet e Firdevsit.” (El-Kehf: 107), “Kush beson All-llahun dhe bën vepra të mira, Ai ia shlyen të këqijat e tij” (Et-Tegabun: 9), “Ata janë të cilët besuan dhe bënë vepra të mira, ata janë të lumtur dhe kanë ardhmëri të mirë.” (err-Rr'ad: 29).

**Akideja-besimi pa punë:** Si mund të vazhdojë dhe të prijë besimi pa punë? A ka mundësi që lumi të ketë vlerë pa ujë? Çfarë vlere ka Hëna që nuk jep dritë? Çfarë vlere ka lulja që nuk lëshon aromë? Por, çfarë kuptimi ka vlera e lartë e moralit, nëse ajo nuk gjendet tek personi apo grupi i njerëzve? Çfarë kuptimi ka shembulli i lartë, ideja, gjurmimi dhe mësimi i shembullit të tillë, nëse ai nuk është shembull i mirë dhe këshillues për të tjerët?

*Pasha jetën time, çështja është ashtu si thotë poeti:*
*Çdo lumë i cili nuk rrjedh*
*Mua nuk më intereson a ka rrjedhur apo është tharë*
*Çdo yll me të cilin nuk udhëzohem*
*Nuk më intereson mua a ka shkuar ylli apo ka perënduar*
*E vërteta që nuk e ndiej*
*Ajo është në gjë që i ngjan gënjeshtrës*

**Vlera e akides-besimit:** Vërtet vlera e akides-besimit është se konceptin e kalon në vepër e model dhe se atë i cili beson, do ta bëjë model-shëmbëlltyrë të mirë: “Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e All-llahut”, ndërsa vlera e ibadetit është që të konsolidojë bashkëpunimin e mirë dhe për këtë paraqitet shembulli real për të cilin ne thërrasim[3]. Për këtë arsye, ajo që ka humbur sot prej myslimanëve, është se ata e kanë humbur personalitetin e tyre islam dhe moralin që e ka konsoliduar akideja-besimi.

Akideja e myslimanit nuk është vetëm që të pastrojë anën e tij të brendshme, që të shkojë në xhami apo t'i përmbahet ndonjërës prej shtyllave të jetës. Kurrsesi, akideja është program jete i përsosur, që kërkon që çdo gjë t'i nënshtrohet të Vetmit Sundues.

Ky besim është dije dhe jetë, që reflekton anën e brendshme, konsolidon shoqërinë, reflekton dijen, sinqeritetin dhe dashurinë për kalimin e kësaj jete, dhe çdo e arritur shkencore është një shtyllë e shkëlqyeshme për akiden dhe imanin (besimin) e ato (të arriturat shkencore) veçse forcojnë dhe stabilizojnë besimin përherë: "Ne do t'ua bëjmë atyre të mundshme që t'i shohin argumentet Tona në horizonte dhe në veten e tyre derisa t'u bëhet e qartë se ai (Kur'ani) është i vërtetë. A nuk mjafton që Zoti yt është dëshmitar për çdo gjë?" (Fusilet: 53).

Për këtë arsye armiqtë e Islamit mundohen ta izolojnë gjithmonë këtë besim të fuqishëm, ose të shuajnë shpirtin e tij derisa ai të mos ketë ndikim tek myslimanët, apo ta izolojnë besimin vetëm në brendësi, duke e ndarë nga jeta, duke e larguar nga realiteti i shoqërisë, nga aspekti politik, nga ai social, nga ai moral dhe sistemor. Si mund të bëhet kjo kur dihet se ky besim është gjithëpërfshirës, që bashkon në vete ndjenjat e brendshme të myslimanit, në të cilat ka besim, bashkimi i atij me nënshtrimin ndaj Allahut, bashkimi i kërkesave të tij trupore, shpirtërore, i kërkesave të kësaj bote dhe të botës tjetër.

Sa janë angazhuar armiqtë e Islamit që këtë akide ta shndërrojnë vetëm në vlerë shpirtërore e jo që u përgjigjet nevojave aktuale në çdo aspekt të jetës. Nuk kanë mundur ta bëjnë këtë, sepse natyrshmëria e besimit islam refuzon një gjë të tillë. Pyete Turqinë dhe atë çfarë bëri Ataturku, - u kthye Islami në Turqi dhe ne përsëri dëgjojmë shprehjen (Allahu Ekber) nëpër minaret e Turqisë, rinia iu rikthye prapë Islamit dhe dështoi ai që i bëri shpifje dhe gënjeshtra.

**Njerëzit dallohen midis tyre me kryerjen e veprave të mira:** Vërtet, në veprat e mira që janë urdhëruar, njerëzit dallohen midis tyre, duke i zbatuar ato dhe duke iu larguar veprave të ndaluara, mëkateve të vogla e të mëdha. Thuhet: besimi shtohet dhe pakësohet, shtohet duke iu nënshtruar Zotit, ndërsa pakësohet me kryerjen e mëkateve dhe shtimi e pakësimi nuk ka të bëjë me vetë besimin në ekzistencën e Zotit dhe vërtetimin e cilësive të larta të Tij. Andaj, realisht nuk shtohet dhe nuk pakësohet besimi, po shtohet dhe pakësohet grada e bindjes së zemrës në argumentet e Allahut, mbështetjes tek Ai, dhe shtimi apo pakësimi në bindjen e drejtësisë së Tij të mirë, në madhështinë e shpërblimit dhe ndëshkimit të Tij ndaj veprave të njeriut.



Llukmani, duke këshilluar të birin, i tha: O biri im, besimi është komandant, vepra është timonier, epshi është kokëfortë, po qe se timonieri nuk ka kujdes, e humb rrugën, e nëse komandanti nuk udhëheq, atëherë ndërrohet drejtimi, e, kur që të dy janë bashkë (besimi dhe vepra) atëherë mjeti stabilizohet (myslimani është stabil).

Imam Aliu r.a. thotë[4]: Vërtet besimi paraqitet si një pikë e bardhë, kurse, sa herë që bën robi ndonjë vepër të mirë, ajo pika e bardhë rritet, saqë e përfshin gjithë zemrën. Kurse hipokrizia është një pikë e zezë dhe, sa here që të bëjë robi vepra të ndaluara, atij i rritet ajo pikë saqë nxihet e tërë zemra, e më pas Allahu e vulos zemrën e tillë. E pastaj lexoi ajetin: "Jo, nuk është ashtu! Por të këqijat që i punuan, ua mbuluan zemrat e tyre".

**Vepra e zemrës:** Meqë besimi-imani e ka vendin në zemër, atëherë më shumë të rrezikshme janë mëkatet e zemrës sesa ato të gjymtyrëve, andaj më prioritare është që Allahu të na ruajë nga veprat që shpien në mosbesim (kufr), ndërsa veprat e tjera na shpien në mëkate të vogla dhe të mëdha.

Zemra e pastër është qendra e vetme e pranimit, Allahu është i Vetmi që di çfarë ka në të. Dijetarët tanë të parë kanë qenë që të gjithë unanimë se mëkatet ndahen në ato që kanë të bëjnë me zemrën, dhe ato që bëhen me gjymtyrë të trupit, apo me shprehjet bashkëkohore: mëkatet fizike dhe shpirtëroret.

Mëkatet fizike janë të atilla rreziku i të cilave dhe e keqja që vjen prej tyre, është e kufizuar, kurse mëkatet e zemrës apo të këqijat e shpirtit e sundojnë atë që i ka këto të këqija shpirtërore, saqë nuk dinë të pendohen. Mendo për qëndrimin e Iblisit pasi kundërshtoi të binte në sexhde, saqë ai shkoi në atë shkallë sa t'i thoshte Allahut: A ky është Ademi që e ke bërë më të mirë se unë? "(Mandej vazhdoi e) Tha: "A e sheh (i tha Zotit) këtë që Ti e vlerësove mbi mua, nëse më lë të jetoj deri në Ditën e Kiametit, unë gjithsesi do t'i shfaros pasardhësit e tij, me përjashtim të një pakice" (El-Isra: 62).

Ashpërsia e zemrës dhe verbëria e saj janë të mallkuara nga Allahu, e në krye të kësaj janë ata që thyen besatimin dhe luajnë me besimin-imanin: "Për shkak se ata e thyen zotimin e tyre, Ne i mallkuam, dhe zemrat e tyre i bëmë të forta (të shtangura)." (El-Maideh:13). Këta me këtë sjellje dhe me këtë besim të prishur, kanë zemra të ashpra-të forta, saqë nuk dinë[5] se ç'është modestia.

Mëkatet e zemrës janë më të rrezikshme se mëkatet e trupit dhe kurrsesi nuk mund të barazojmë mëkatin që ka bërë Ademi a.s. kur hëngri pemën, me mendjemadhësinë që kishte shprehur Iblisi ndaj Allahut, pra ekziston dallim i madh në mes këtyre dy mëkateve.

Prandaj, në realitet devotshmëria e zemrave është ajo që i drejton apo i komandon veprimet trupore, sikur që ka thënë Allahu: "Kjo është kështu! E kush madhëron dispozitat e All-llahut, ajo është shenjë e devotshmërisë së zemrave." (El-Haxhxh: 32), "Tek All-llahu nuk arrin as mishi e as gjaku i tyre, por tek Ai arrin bindja juaj. Ai ashtu ua nënshtroi ato juve, që ta madhëroni All-

llahun për udhëzimet që ua bëri. Bamirësve merru myzhde" (El-Haxhxh: 37). Nga kjo kuptohet ajo që kemi dëgjuar ne se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Devotshmëria është këtu", ka bërë me shenjë nga zemra e tij.

I mençuri e shkurton distancën e udhëtimit me vendosmëri e me qëndrim për të arritur deri tek caku, qëllimi i mirë ka vlerë qoftë edhe me pak punë. Dëgjo se çfarë thotë Aliu r.a.: "Mos u brengosni për atë që puna është e paktë, por brengosuni për pranimin e saj". Pejgamberi s.a.v.s. i ka thënë Muadh bin Xhebelit r.a.: "Bëhu i sinqertë në atë që punon, qoftë edhe e paktë puna"[6].

Vendosmëria dhe dashuria që gjendet në zemër, largon vështirësinë dhe e bën veprimin e saj të mirë duke vrapuar drejt Allahut të Lartësuar. Andaj ai që i kushton rëndësi punës dhe është i sinqertë në punën e tij, ai ia tejkalon atij që punon shumë (por që nuk ka sinqeritet sa duhet, - shënim i përkthyesit)[7].

Dëgjo Fjalën e Zotit drejtuar Pejgamberit s.a.v.s.: "Ne do të shpallim ty fjalë të rëndë (të madhe)." këtë barrë e ka lehtësuar vendosmëria e sinqertë në zemrën që do, ngase udhëzimi i zemrës, ndriçimi i shpirtit dhe brengosja për punë – janë që e bëjnë angazhimin të sinqertë dhe sjellin mirësinë e angazhimit të vazhdueshëm, ngase konceptet e të menduarit të vazhdueshëm dhe lëvizjet e gjymtyrëve vazhdimisht, - dëshmojnë se të menduarit nuk ka kufij, gjuha nuk hesht, gjymtyrët e trupi nuk pushojnë së angazhuari. Për këtë arsye, disa nga selefet kanë thënë: Për mua është më e dashur që për çdo gjë të bëj nijet, saqë të bëjë nijet për ngrënie, për pirje, për fjetje, dhe hyrje në tualet. El-Hasen el-Basriju ka thënë: "Vërtet besimtari është ai që e qorton veten duke thënë çfarë kam dëshiruar me fjalën time, ç'kam dëshiruar me atë që kam ngrënë, ç'kam dashur me bisedën time. Ndërsa mëkatari jeton pa e qortuar veten kurrë. E vërteta e besimit nuk realizohet dhe plotësohet në zemër derisa myslimani të angazhohet për të luftuar epshin. Për këtë sinqeriteti i thyen dëshirat e epshit dhe e këput lakimin ndaj kësaj bote, duke e bërë të gatshme për botën tjetër, në atë mënyrë sa sinqeriteti të pushtojë zemrën e sinqeriteti ia bëjn të lehta çështjet[8].

Për sa punë lodhet njeriu duke menduar se atë është duke bërë vetëm për Allahun, po në realitet ai është duke u mashtruar, ngase nuk e sheh të keqen që është në atë vepër. Për këtë arsye Pejgamberi s.a.v.s. na ka mësuar se si të bëjmë një punë që është vetëm për hir të Allahut e jo për dikë tjetër, që të thuhet: "O Zoti im! Unë kërkoj mbrojtje prej Teje, që të më mbrosh nga ajo që të bëj shirk duke ditur, dhe kërkoj falje për atë që nuk di".

Uthman bin Affani r.a. thotë: Sikur zemrat tona të jenë të pastra, nuk do të ngopeshin kurrë me fjalët e Allahut, e si ngopet i dashuruari me fjalët e atij që e do, dhe qëllim përfundimtar e ka atë. Atëherë ç'është zemra e shendoshë?

**Zemër e shëndoshë** është ajo zemër e cila nuk do të ndëshkohet nga Allahu Ditën e Kiametit: "Ditën kur nuk bën dobi as malli, as fëmijët. (bën dobi) Vetëm kush I paraqitet Zotit me zemër të shëndoshë.". (Esh-Shuara: 88-89). Kjo është zemra e cila është ruajtur nga kundërshtimi i Urdhrave të Allahut nga ato që ka ndaluar Ai, që është mbrojtur nga çdo dyshim që kundërvihet ndaj lajmeve të Tij, E ka adhuruar vetëm Atë, ka gjykuar sipas asaj që ka urdhëruar Pejgamberi s.a.v.s., I është mbështetur vetëm Allahut, i është nënshtruar në mënyrën me të sinqertë adhurimit ndaj Allahut, I ka pasur frikë dhe shpresa vetëm Allahut të Lartësuar[9].

Pra, kur është zemra e atillë, është e pastër nga bërja shirk, nga bidatet, gjërat e kota. Po ashtu është e pastër në kryerjen e të gjitha veprimeve, të cilat i kryen vetëm për hir të Zotit, i respekton miqtë e Allahut dhe i kundërshton armiqtë e Tij[10]. Të vërtetën e ka thënë Ibn Mesudi kur është shprehur: Është shkatërruar ai që nuk ka zemër që e njeh atë që është e mirë dhe që e kundërshton atë që është e keqe.

Prandaj, zemra mund të jetë e sëmurë, po edhe e vdekur, në momentet e zbritjes së vërtetës tek ajo; ka zemër që sprovohet me mosbesim dhe mohim, por ka zemër që i shtohet besimi dhe bindja; ka zemër që bindet kur i paraqiten argumente, por ka zemër që është e verbuar dhe e hutuar, saqë nuk di se ç'dëshiron.

Hudhejfe bin el-Jemani r.a. thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Do t'u paraqiten sprovime zemrave sikur që shtrojës i paraqiten gjurmët prej atij që është duke fjetur; cilësdo zemër që i kanë hyrë thellë këto fitne, në të do të bëjnë një pikë të zezë, dhe cilësdo zemër që i kundërshton këto fitne, do t'i bëhet një pikë e bardhë, - në atë mënyrë zemrat do të jenë dy llojesh: zemër që është e bardhë në të zezë, që nuk e njeh të mirën dhe nuk e refuzon të keqen, përveç asaj zemre e cila është mbushur me epsh. Dhe zemra e bardhë, të cilën nuk e dëmton fitnja derisa të jenë qiejt dhe Toka"[11].

## Rezyme:

**Islami është feja e Allahut, është besim dhe veprim.**

Imani përfaqëson akiden dhe bazat në të cilat konsolidohet Sheriati islam dhe nga ajo (akideja) burojnë elementet dytësore të besimit.

Vepra përfaqëson Sheriatin dhe elementet dytësore, të cilat konsiderohen si zgjerim i besimit dhe akides.

Imani dhe puna apo akideja dhe Sheriati, që të dyja janë të lidhura me njëratjetrën, sikur që është i lidhur fryti me lisin, apo shkaku me të shkaktuarin, apo prodhimi me punën.

Për shkak të kësaj lidhjeje të fortë në mes tyre, të besimit dhe veprës, e shohim se në shumicën e ajeteve kuranore besimi dhe vepra përmenden gjithmonë bashkë me njëri-tjetrin: "E, përgëzoji ata që besuan dhe bënë vepra të mira, se ata do të jenë në xhennete ku rrjedhin lumenj."(El-Bekaretu: 25), "Nuk ka dyshim se ata që besuan dhe bënë vepra të mira, atyre i Gjithëmëshirshmi do t'u krijojë (në zemrat e tyre) dashuri." (Merjem: 96). Për këtë Allahu betohet: "Pasha kohën! Nuk ka dyshim se njeriu është në një humbje të sigurt. Me përjashtim të atyre që besuan, që bënë vepra të mira, që porositën njëri-tjetrin t'i përmbahen të vërtetës dhe që këshilluan njëri-tjetrin të jenë të durueshëm." (El-Asr:1-3). Shprehja (el-haku) - t'i përmbahen të së vërtetës ka për qëllim besimin dhe veprën, e këto të dyja nuk mund të realizohen përveçse me durim dhe këshillim për to. E vërteta është që njeriu gjithë jetën e tij ta kalojë në veprat që e ngrenë atë tek Allahu, dhe të shpëtojë nga humbja e qartë. E kjo nuk arrihet ndryshe përveçse me shprehjen e devotshmërisë ndaj Allahut, e devotshmëria ndaj Allahut realizohet kështu: "Ky është libri në të cilin nuk ka dyshim (sepse është prej All-llahut) është udhëzues për ata që janë të devotshëm." (El-Bekaretu: 2).

Për të arritur të kemi zemra të devotshme ndaj Allahut, ne duhet t'i drejtohemi Kuranit, ta kuptojmë atë, ta studiojmë atë, të nxjerrim prej tij të gjitha njohuritë, t'i kushtojmë shumë kujdes atij, të punojmë me të, ngase ai është i vetmi garantues i interesave të përgjith-



shëm të njerëzve për këtë botë dhe botën tjetër, dhe me të cilin arrihet deri tek rruga e vërtetë. Për këtë halifeja, prijësit dhe valinjtë gjithmonë fillonin me atë duke këshilluar masën e përgjithshme me devotshmëri ndaj Allahut, me qëllim të arritjes së përsosjes në veprat e zemrës dhe të trupit, ngase të dyja (vepra e zemrës dhe e trupit) janë të kërkuara që të zbatohen me Sheriat. Dëgjo se çfarë i shkruan Umeri r.a. Sead bin Vekasit r.a., i cili ishte si komandant i ushtrisë në luftën e Persisë. I thotë atij: Pas kësaj, unë të urdhëroj ty dhe ata që janë me ju, që të armatoseni me devotshmëri ndaj Allahut në çdo rast, ngase devotshmëria ndaj Allahut është përgatitja më e mirë kundër armikut, përgatitja më e fuqishme për luftë. Të urdhëroj ty dhe ata që janë më ty, që të ruheni më shumë prej mëkateve sesa prej armikut, ngase mëkatet e ushtrisë janë më të frikshme për ta sesa armiku i tyre, dhe se myslimanët do të korrin fitore për shkak të mëkateve të armiqve të tyre ndaj Allahut; sikur të mos ishin mëkatet e armiqve, ne nuk do të ishim më të fuqishëm se ata, ngase numri ynë i ushtarëve nuk është sa numri i tyre, as nuk është përgatitja jonë sa përgatitja e tyre, por, kur krahasohemi në mëkate, ne kemi më shumë fuqi se ata, andaj ne fitojmë kundër tyre, për shkak të vlerës që kemi, e kurrsesi nuk do të fitonim për shkak të forcës".

Nga ky prezantim i shpejtë për rëndësinë e akides, ke parë se të gjithë myslimanët janë të mendimit se akidejabesimi është baza-fondamenti dhe se këtë nuk e kundërshton asnjë mysliman. Por mospajtueshmëria qëndron në faktin se i duhet dhënë përparësi zgjidhjes së problemeve të kohës sonë, qofshin ato çështje politike, ekonomike, sociale dhe morale. Pra të gjitha këto probleme duhet të zgjidhen nën kornizën e besimit.

Kurdo që të flasim për akiden rrububije, uluhije apo atë të sifateve-cilësive të Zotit dhe emrave të Tij, Allahut duhet të mos ngjasojmë asnjë prej krijesave të Tij: "Asnjë send nuk është si Ai", ne e cilësojmë Allahun ashtu si e ka cilësuar Allahu Veten e Tij, duke mos bërë kurrfarë ndryshimi, devijimi dhe ngjasimi të Allahut me dikë.

Po ashtu, ajo që është më rendësi kur të paraqesim besimin në të adhuruarit e Allahut, nuk duhet të flasim për shirkun në varreza, të kërkuarit ndihmë prej tyre etj. - kjo është vërtet një mangësi pa kurrfarë dyshimi dhe duhet ta përmirësojmë - por kjo nuk është e vetmja mangësi dhe ky i vetmi devijim në Njëshmërinë e Allahut, kur të themi se të kërkuarit ndihmë nga dikush tjetër përveç Allahut, doemos duhet të thuash se Ligjdhënës i Vetëm është Allahu: "Ja, vetëm Atij i takon krijimi dhe sundimi." nuk ka gjykim përveçse me Librin e Allahut dhe se kjo është veçori e veçantë e Pejgamberit s.a.v.s.

Përse të flasim për shirkun në varreza, e nuk flasim për bërjen e shirkut në çështjen e legjislaturës: "Ata i konsideruan "ahbarët" (priftër jehudinj) të tyre, "ruhbanët" (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota përveç All-llahut". Këtë e ka shpjeguar Pejgamberi s.a.v.s., kur e ka pa Adij bin Hatimin, i cili kishte në qafën e tij një kryq, e atij i kishte thënë: Hidhe atë shenjë të idhujtarisë, e pastaj lexoi: "Ata i konsideruan "ahbarët" (priftër jehudinj) të tyre, "ruhbanët" (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota përveç All-llahut", Adiju tha: O i Dërguari i Allahut, ne nuk i adhuronim ata, e Pejgamberi s.a.v.s. ia bëri të qartë atij se adhurimi ndaj tyre ka qenë për shkak se ata bënin haram atë që ishte hallall, dhe e bënin hallall atë që ishte haram.

Shirku në akide-besim nuk është i përkufizuar vetëm në shirkun në çështjen e ibadetit, por shirk mund të ketë edhe në çështjet e politikës, atëherë kur zbatohen urdhrat që janë në kundërshtim me Sheriatin e Allahut, po ashtu ka shirk në aspektin e dashurisë kur dikë e do njeriu sikur Allahun apo edhe më shumë: "I duan ata sikur që duan Allahun", gjithashtu shirku gjen shprehjen edhe në aspektin ekonomik, kur dikush e do shumë pasurinë (duke harruar Allahun: shënim i përkthyesit).

Prandaj, duhet doemos që shirkun të mos e shikojmë vetëm në një kah, me qëllim që t'ua bëjmë të qartë njerëzve çështjen e akides gjithëpërfshirëse dhe më pas t'u ofrojmë njerëzve besimin dhe veprën bashkërisht si program jete, ngase besimi është themeli i veprës, kurse veprat e zemrës, sikur e kemi kuptuar, janë më të rëndësishme se veprat e gjymtyrëve dhe se arritja e përsosmërisë së tyre është çështje e kërkuar me Sheriat, edhe nëse dallohen në gradën e kërkesës.

*Përktheu nga arabishtja:*
***Mr. Flamur Sofiu***

*Fusnotat:*

1. Ky është fundamenti shtatëmbëdhjetë i imam Hasan el-Bena-s.
2. Sejjid Sabik "El-Akaidul Islamijjeti" fq. 8.
3. Tevfik Muhammed Seb'a: Vaki'ijetul Menhexhil Kur'anij.
4. Abdul Aziz Atije: "El-Akidetul Islamijetu Fil Mir'ati Evi Tevhidil Halis" fq. 18.
5. Muhmmed el-Gazaliu: Dusturl Vahdeti Thekafijjeti, fq. 189.
6. Hafidhul Irakiju ka thënë: hadithin e Muadhit e ka nxjerrë Ebu Mensur ed-Dejlemiu në "Musnedil Firdeus" dhe se senedin e ka të ndërprerë, marrë nga libri "Meudhitaul Mu'minine" dhe libri "Ihjau Ulumi Din", fq. 443.
7. Ibnul Kajjimi "El-Fevaidu", fq. 140.
8. Ed'Davetu Kavaidun ve Usulun, fq. 47, e autorit të këtij libri.
9. Ibnul Kajjimi: Igathetu-l-lehfan min Mesajidi Shejtan.
10. Ibnul Kajjimi: Miftahu Dari Seadeti, fq. 41.
11. Transmeton Muslimi.

# T'i evitojmë besëtytnitë nga jeta

**Bahri Curri**

Allahu xh.sh., nga mëshira e Tij e pakufishme, zbriti programin hyjnor të jetës për njerëzit, të formuluar në Kuran dhe Sunet, dhe thotë: "Ne ta shpallëm Librin sqarim për çdo send, udhëzim e mëshirë dhe myzhde për myslimanët." (Nahl, 89).

Nuk kemi nevojë të mundohemi të gjejmë program tjetër, apo të tentojmë ta përmirësojmë atë, ngase Allahu xh.sh. thotë: "Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe." (Maide, 3).

Programi i vetëm i pranuar tek Allahu, është vetëm Islami: "Feja e pranueshme tek Allahu është Islami." (Ali Imran, 19), si dhe: "E kush kërkon fe tjetër përveç Fesë Islame, atij kurrsesi nuk do t'i pranohet, dhe ai në botën tjetër është nga të dëshpëruarit." (Ali Imran, 85).

Vërtet Programi i Islamit është më i dobishmi, ngase është i vënë nga Vetë Krijuesi dhe na e tërheq vërejtjen që të mos pasojmë idetë e gjërat që nuk kanë bazë të shëndoshë dhe janë në kundërshtim me Programin e Allahut: "A thua mos po kërkojnë gjykimin e kohës së injorancës, po për një popull që bindshëm beson, a ka gjykim më i mirë se ai i Allahut?" (Maide, 50).

Programi islam është i drejtë e i saktë dhe, sa herë që njeriu largohet prej tij, devijon. Thënë ndryshe, sa herë që lë një sunet, punon një bidat apo beson në besëtytni.

Allahu, subhanehu ve teala, kërkoi prej besimtarëve që të jenë të bindur denjësisht në fenë e Tij, dhe ta përputhin jetën e tyre me këtë besim në çdo segment të jetës.

Përkufizimi i besimit islam është besimi me tundjen në zemër, deklarimi me gojë, vërtetimi me vepra në praktikë.

Për ta realizuar tërë këtë dhe për ta fituar shpërblimin e Allahut, duhet t'i përmbahemi ligjit të Tij të përcaktuar me Kuran e Sunet, të cilat janë burimet kryesore të Sheriatit islam, dhe për çdo çështje duhet t'u drejtohemi këtyre dy bazamenteve. Siç thotë Allahu në Kuran: "O ju që besuat, bindjuni Allahut, respektoni të Dërguarin dhe përgjegjësit nga ju. Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrojeni atë tek Allahu (te Libri i Tij) dhe tek i Dërguari (Suneti i tij), po qe se I besoni Allahut dhe Ditës së Fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë." (Nisa, 59).




Pejgamberi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!) është shpjegues i qartë i kësaj kushtetute hyjnore, dhe rruga e tij (Sunetin) duhet ndjekur në çdo pikëpamje. Allahu për të thotë: "Ju e kishit shembullin më të lartë në të Dërguarin e Allahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke përmendur shumë shpesh Allahun". (Ahzab, 21).

Mirëpo, megjithëkëtë, sot tek myslimanët kemi një gjendje tjetër, që, themi me keqardhje, është e tmerrshme dhe në kundërshtim me parimet islame në të shumtën e rasteve.

Mosnjohja e mjaftueshme e Islamit e ka përfshirë pjesën më të madhe të vendeve të shumta islame, me më shumë se një miliard myslimanë, shumë prej të cilëve, edhe pse besojnë në Zotin xh.sh., e deklarojnë shehadetin, e falin namazin, agjërojnë, japin zekat, shkojnë në haxh, e duan Kuranin dhe Pejgamberin alejhi selam, ndoshta edhe jetën e flijojnë për këtë, - megjithëkëtë flasin e bëjnë punë që nuk përputhen me Islamin, shpeshherë bien ndesh me vetë parimet kryesore të Islamit. Pra, pa vetëdije bien në shirk, kufër, nifak dhe bidat. E disa këtë e konsiderojnë prej fesë dhe afrim tek Zoti, sigurisht nga injoranca dhe mospajisja e duhur me njohuri islame.

Dihet mirëfilli se njeriu, për nga natyra e tij, është kureshtar për të njohur fatin dhe fatkeqësinë e tij. Kjo gjë është përcjellë brez pas brezi, dhe ka ndikuar shumë në zhvillimin shpirtëror e kulturor të popujve të ndryshëm.

Me zbritjen e Shpalljes nga Zoti, u përcaktua rruga, e cila duhet të pasohet, larg këtyre besëtytnive e bidateve. Një rol të rëndësishëm ka luajtur edhe zhvillimi shkencor, i cili i bindi njerëzit se shumë prej gjërave që i mendonin si të pashpjegueshme ose misterioze, kishin shpjegime të natyrshme e logjike.

Tradita e besëtytnive vazhdon të ruhet edhe në popullin tonë. Kuptohet fare qartë se çdo besëtytnie ne si popull i veshim një shpjegim tradicional, baza e të cilit mund të gjendet në shekujt e kaluar.

Ana më e errët e këtij fenomeni, është krijimi i bazave për idhujtarinë, për bindjen e njeriut në mënyrë të gabuar, për dobinë dhe të keqen që sjellin disa gjëra që në fakt nuk i përmbajnë këto atribute. Të mos flasim këtu për çmimin e lartë që shumë familje gjithandej trojeve shqiptare paguajnë në raste fatkeqësish dhe për ndihmën që kërkojnë tek dhjetëra e dhjetëra njerëz a tempuj, të cilëve u japin cilësi hyjnore.

Njerëzit, duke mos pasur mundësi të shpjegojnë botën përreth, nga frika fillu-an të besojnë në gjëra të ndryshme, të cilat më vonë kaluan në besëtytni. Nga këto fenomene që shfaqen tek njerëzit, shumë janë edhe besime të kota. Por, ato kanë hyrë në traditën shpirtërore të popullit dhe përcillen edhe në ditët e sotme. Kështu është lufta e dragoit me kuçedrën, kur u zënka Hëna ose Dielli; sikur tokën e mbaka një ka i zi dhe, kur u zemëruaka ai, e dridhka kokën dhe atëherë u bëka tërmeti-dridhja e tokës. Në besëtytni përmenden edhe: gjarpri i shtëpisë, bukureza/bukëlza, ujku, qyqja, lejleku dhe të tjera.

Ne si imamë të xhamive, gjithnjë në terren në kontakt me xhemat dhe me grupe të llojllojshme, hasim në ide, besëtytni e bidate të ndryshme. Këto gjëra i ndeshim jo vetëm të jenë transmetuar

gojarisht, por shpesh edhe të shkruara në literaturë e publicistikë të ndryshme, madje edhe në mjetin bashkëkohor, në rrjetin e internetit.

Pikërisht prandaj, në vazhdim do të sjellim disa nga besëtytnitë më të përhapura ndër shqiptarët, ato që i kemi dëgjuar ose që i kemi gjetur të shkruara aty-këtu, - për të treguar përmbajtjen dhe banalitetin e tyre. Shpresojmë se, nga shpjegimet e tyre dhe me "argumentet" për to, do të zbulojmë të vërtetën si dhe të zgjojmë mendjen që prihet nga iluzionet dhe kotësitë e besimit të besëtytnive, të cilat shpesh ndikojnë për të organizuar muajt, vitet, madje edhe jetën mbi ujëra të turbullta, që njeriun e fundosin në botën e mëkateve e të paditurisë. Për këtë arsye, bëjmë thirrje që këto besëtytni të evitohen me këmbëngulje përfundimisht nga jeta jonë. Ato janë:

## Letra që shpërndahet

Është një letër, e cila kohët e fundit po shpërndahet nëpër internet (e shpesh edhe në mënyrë të thjeshtë dorë më dorë, e fotokopjuar) nga disa njerëz injorantë, të cilët nuk i dinë as gjërat më elementare të fesë së tyre, të cilët janë duke përhapur shirkun në Umetin islam duke menduar se janë duke kontribuar për këtë Din (fe).

Përmbajtja e letrës thotë që duhet të besohet patjetër dhe të shpërndahet në 13 kopje, në 13 shtëpi (në disa raste në 20 a 35 kopje) brenda 7 ditësh. Nëse nuk veprohet kështu, personi do të pësojë fatkeqësi fizike dhe materiale, ndërsa ata që veprojnë duke i besuar dhe duke e shpërndarë, do të përfitojnë materialisht, në shëndet dhe në punë.

Këto lloj letrash të trilluara nuk janë diçka e re për opinionin shqiptar, këto kanë qenë edhe më herët, ndoshta para 20 vjetësh, me mesazh të njëjtë, mirëpo me personazhe të tjera, në vend të Muhammedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!) përmendej Zejnebja (Allahu qoftë i kënaqur me të!), dhe në dallim nga ky trillimi i fundit, ajo shpërndahej në mënyrë më të thjeshtë, fotokopjohej dhe shpërndahej nëpër shtëpi, kurse sot edhe shirku e bidati kanë filluar të avancohen duke u përhapur me mjetet më moderne.

Duhet ditur se Caktimi i Allahut (Kaderi), e mira dhe e keqja, janë në dorën e Allahut dhe ndodhin vetëm me caktimin e Allahut, dhe ky është edhe kushti i gjashtë i imanit, pa të cilin nuk vlen dhe nuk plotësohet imani i askujt.

Nëse e kuptoni këtë, atëherë do ta keni të qartë se Caktimi i Allahut ose fati yt, nuk është i lidhur me këso lloj letrash që njerëzit injorantë a qëllimkëqij i shpërndajnë me mënyra të ndryshme, që t'ua prishin dhe shkatërrojnë njerëzve besimin e tyre, besimin që është gjëja më e vlefshme e besimtarit.

Ata që merren me këso lloj letrash, ata janë të devijuar nga rruga e Muhammedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!) dhe nuk është e vërtetë se ata e kanë parë në ëndërr Pejgamberin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!), mirëpo atyre që janë të luhatshëm e të padijshëm në fenë e tyre, shejtani i mallkuar u paraqitet dhe i devijon ata. Sepse, si ka mundësi që Muhammedi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!) të të bëjë thirrje për këso gjërash që janë në kundërshtim më Sheriatin e tij, për të cilin luftoi 23 vjet me radhë, që t'u mbillte myslimanëve në zemrat e tyre besimin e shëndoshë në Allahun dhe t'ua hiqte nga zemra shirkun.

Mirëpo, bidatxhinjtë ia ndaluan vetes së tyre kapjen për Shpalljen e Allahut xhel-le shanuhu, ata i kaploi shejtani i mallkuar dhe i hodhi në fund të devijimit dhe errësirës, morën për bazë burime të ndryshme, duke menduar se ato burime mund të jenë zëvendësime të Shpalljes. Ah, sa i madh që është dallimi në mes të asaj diturie që buron prej Kuranit e ujitet me ujin e pastër të Sunetit, - dhe diturisë që del nga burimet e bidatxhinjve, të cilët nuk mbështeten në lajme (transmetime) të vërteta e as në logjikë të shëndoshë; çdo gjë që është shpifur në fenë e Allahut, është e refuzuar, dhe çdokush që devijoi nga rruga e Tij, nuk mund të arrijë qëllimin e kërkuar. Sa e largët dhe e pamundur që është që bidati t'u dhurojë pronarëve të vet dallues të së vërtetës nga e pavërteta, apo në zemrat e tyre të shtojë udhëzim e iman. Si ka mundësi të udhëzohet ai, i cili ecën në shkretëtirën e errët pa pishtarë ndriçues? Dhe si mund ta shuajë etjen ai që për pije ka zgjedhur ujin e njelmët?

Disa grupe bidatxhinjsh, siç janë sufinjtë, ëndrrat i marrin si burime kryesore mbi të cilat e mbështetin akiden (besimin) e tyre, i pranojnë dhe i refuzojnë gjërat në bazë të ëndrrave, dhe pretendojnë se këto ëndrra janë një lloj shpalljeje dhe inspirimi nga ana e Allahut. Me ëndrra komentojnë disa prej ajeteve të Kuranit, me to dallojnë Sunetin e vërtetë nga Suneti i pavërtetë, me ëndrra dallojnë mendimin më të saktë në dispozitat e fikhut, etj..

## Nuskat dhe hajmalitë

Nuskat dhe hajmalitë mund të jenë me shkronja Kurani ose pa to, në varësi se kush e shkruan. Nëse u ndodh ndonjë e mirë, njerëzit besojnë se ka ardhur nga hajmalia dhe gjithashtu besojnë se, pasi ta varin në qafë apo në trup, hajmalia do t'i mbrojë nga fatkeqësitë. Në këtë mënyrë bindja e tyre, por edhe besimi tek hajmalia, tek dobitë dhe fatkeqësitë që rrjedhin nga ajo, tejkalon shpeshherë edhe besimin te Krijuesi i tyre. Disa nuk besojnë se hajmalia ndikon drejtpërdrejt, por besojnë se ajo ka qenë shkak që Zoti të ketë realizuar një dëshirë të tyre. Këtë mundësi shpesh e përdorin "pseudohoxhallarët" dhe të ashtuquajturit "shërues shpirtërorë".

## Madhërimi i varreve dhe i tyrbeve

Madhërimi i varreve dhe i tyrbeve praktikohet gjithandej në vende me popullsi shqiptare. Arsyetimi i këtij veprimi është kryerja e një vepre të mirë, dhe varri ose tyrbja merret si ndërmjetësues në mes lutjes dhe realizimit të dëshirës së personit nga ana e Zotit. Kjo është një nga format e interpretimit, ndërsa një pjesë e madhe e njerëzve shkojnë e i vizitojnë dhe luten në këto vende pasi, sipas tyre, aty ka vdekur një njeri i mirë, dhe kështu besojnë në realizimin e dëshirave. Shembulli më i mirë është vizita e përvitshme e qindra njerëzve tek Tyrbja sulltan Muratit dhe tek "varri" i tij në Mazgit të Prishtinës.

## Therja e kurbaneve në varre ose në tyrbe

Këto flijime kafshësh bëhen me qëllim që lutjet ndaj këtyre objekteve të kenë vlerë më të lartë. E tërë kjo, për të realizuar një hall ose për të larguar fatkeqësitë. Falltorët udhëzojnë që njerëzit të shkojnë tek një varr i caktuar dhe të presin kurban e të lahen me gjakun e tij, etj., në mënyrë që t'i afrohen shenjtërisë së varrit.

## Therja e kurbanit në themel të shtëpisë

Therja e kurbaneve në themelet e shtëpive bëhet në "emër" të një fillimi të mbarë, duke tentuar që me këtë vepër të ketë mbarësi shtëpia që po ndërtohet, dhe ata që do të jetojnë aty. Ky besim rrjedh nga koha e injorancës, kur njerëzit që udhëtonin atë kohë vetëm në këmbë, kur ndaleshin për të pushuar e për të bujtur, thoshin "Kërkojmë mbrojtjen e exhinit të kësaj lugine". Po ashtu edhe kur theret kurbani në themelin e shtëpisë, bëhet në emër të atij exhini në atë vend, edhe pse nuk e përmendin.

## Zanat

Zana ose ora, sipas besimeve popullore shqiptare, është figurë e parafytyruar si vajzë shumë e bukur dhe luftarake,

e cila jetonte në male e në pyje. Ajo u ndihmonte trimave, por, nëse e ngucte dikush, e ndëshkonte duke e shituar - “Të shitoftë zana!”. Të mirëve u sjell fat, e të këqijve u sjell fatkeqësi. Ato lahen në lumenjtë malorë dhe vijnë pranë burimeve dhe nëpër lugje të mira. Ekziston edhe emërtimi Lugu i Zanave. Flokët i kanë të gjatë deri në bel. Të zez ose të verdhë. Janë shumë të bukura. Janë të veshura me një vel të hollë dhe të bardhë. U ndihmojnë njerëzve që luftojnë për drejtësi. Këshillat e tyre merren pranë burimeve dhe janë të urta. Në Llap përmenden Zana e Sopës, Zana e Shalës, Zana e Llapit, Zana e Malit, Zana e Bytyçit - çmohet për urtësi e bukuri dhe më shumë është e njohur si Zana e Bukurisë. Dhe vajzat që kanë fatin ta takojnë, bëhen të bukura, kurse djemtë martohen me vajza të bukura. Djemtë urohen - “U bëfsh trim si Zana”, kurse vajzave - “U bafsh si Zana” e të tjera.

### Potkonjtë e kuajve

Shumë shtëpi, si në Kosovë ashtu dhe në Shqipëri, kanë të varur një potkua kali sipër derës hyrëse në shtëpitë e tyre. Jo vetëm kaq, por potkonjtë varen edhe në vetura e makina, apo disa herë mbahen edhe të vegjël në varëse, byzylykë, etj..

Origjina është nga mitologjia e lashtë greke, atëherë kur kuajt konsideroheshin të shenjtë. Një potkua i varur sipër derës së shtëpisë, mendohet se do të sjellë mbarësi. Besohet se, nëse është i hapur nga sipër, do ta mbajë mbarësinë në atë shtëpi, kurse nëse është i kthyer teposhtë, do ta derdhë mbarësinë.

### Horoskopi dhe përcaktimi i fatit

Horoskopi dhe përcaktimi i fatit është formë moderne e besëtytnisë, që lexohet nga shumica e të rinjve. Një pjesë e madhe e tyre ndikohen drejtpërdrejt, duke besuar në fatin dhe fatkeqësinë që paralajmëron horoskopi.

Origjina është në studimet astrologjike që pretendojnë se personalitetet e njerëzve janë të përcaktuara nga yjet, dhe se punët që ata bëjnë, dhe ngjarjet që do t’u ndodhin, janë të shkruara në yje, dhe se horoskopi është një udhërrëfyes për atë që do t’u ndodhë.



### Shikimi i filxhanit të kafesë

Kjo besëtytni bazohet në besimin se në figurat që dalin pasi të jetë pirë kafeja, mund të lexohet e ardhmja e personit dhe rrugët që do të ndjekë. Këtu përfshihen edhe leximi i së ardhmes në shenjat e duarve, në letrat e ndryshme me figura e lloj-lloj besëtytnish, që ushqejnë besimin se, përmes shenjave, mund të lexohet e ardhmja e një personi. Origjina është që nga kohët e lashta, por është përhapur në shumë vende të botës.

### Shtriga

Shtriga janë plaka që bëjnë keq. Kur ndonjë grua është e prirur që të tjerëve t’u sjellë të këqija, e urren tërë fshati. Kur urrejnë ndonjë grua, i thonë “Shtrigë-shtriga” ose “Shtriga e keqe”, ndonëse nuk ka shtrigë të mirë. Shtriga edhe bëhet flutur e zezë dhe hyn në shtëpi nëpër vrima të derës ose dritares. Atë flutur e mbysin. Nga shtriga mbrohen njerëzit me thelba hudhre.

### Gurët që bëjnë veprime magjike

Ritin pagan të lutjeve ndaj gurëve, sot e hasim në vende të ndryshme në trojet shqiptare, në veçanti në disa rajone të Maqedonisë. Disa prej tyre janë “Guri i Gjallë” në fshatin Moranë (Shkup) dhe “Guri i Vërtakicës” afër fshatit Studeniçan. Aty shkojnë gratë që nuk u rrojnë fëmijët, për se flet edhe atributi “guri i gjallë”. Pastaj, në viset e Tetovës dhe të Gostivarit te “Guri i Grave” dhe “Gurra Llapoush”.

Origjina e kësaj besëtytnie rrjedh nga mundësia e ekzistimit të një manastiri në afërsi të vendit të pelegrinazhit, ku ende shihen shenjat e gurëve të themelit të këtij objekti kulti, emri i të cilit nuk mbahet mend.

Këta gurë pelegrinazhi duhet të jenë me zanafillë shumë të lashtë, që nga kulti pagan, por, me kalimin e kohës, kanë marrë atribute hyjnore.

Hallexhinjtë (e paudhëzuar në Islam), që u luten këtyre gurëve, janë të shumtë, duke filluar nga gratë që nuk lindin, të cilat kërkojnë ndihmë dhe besojnë se do të mbeten shtatzëna, nga ato shtatzëna që luten të kenë fëmijë jetëgjatë, e deri tek vajzat dhe djemtë beqarë, që luten për fat në martesë dhe jetë të lumtur.

### Lugati

Lugati është parafytyruar si njeri që bën keq. Zakonisht lugati është njeri, i cili, pas vdekjes, çohet nga varri dhe bën zhurma e i frikëson fshatarët. Kur nëmin ndonjë njeri, i thonë “U qofsh lugat!” që do të thotë të të urrejnë të gjithë. Lugatit i thonë edhe dhampir (dhompir, vampir). Tradita thotë se lugati duhet të vritet me pushkë, me pushkën futur nën sqetull dhe duke shtënë në drejtim të lugatit. Në disa fshatra flitet se i kanë parë lugetërit të veshur me të bardha.

### Medaljone me figurën e Jezusit, me kryq, ose me figura shenjtorësh

Ata që i mbajnë këto simbole, janë sidomos pjesëtarët e besimit të krishterë në Shqipëri, dhe arsyeja, përveç respektit për këto figura, ka të bëjë me lutjet që u bëjnë këtyre simboleve dhe me besimin që kanë tek ta. Kjo paraqet për ta mbarësi, e mbi të gjitha mbrojtje nga fatkeqësia, por që në vetvete paraqet bindjen e tyre për t’iu lutur dikujt tjetër përveç Zotit. Jo në pak raste këto simbole merren si ndihmues në fatkeqësi dhe orientues drejt fatit të mirë. Origjina vjen nga shpjegimet biblike për kryqëzimin e Jezusit.

### Kallukanxha

Kallukanxha është krijesë e imagjinuar femër ose mashkull, e cila rri nëpër pyje dhe i huton njerëzit. Kur njeriu sillet poshtë e lart pa punë, thonë se “e ka marrë kallukanxha”.

## Macet e zeza dhe fatkeqësia që ato sjellin

Si në të kaluarën, ashtu dhe në kohën e sotme, prerja e rrugës nga një mace e zezë, besohet si afrimi i një fatkeqësie. Baza e kësaj besëtytnie është në Egjiptin e lashtë, ku adhuroheshin macet. Perëndesha "Bast" ishte mace e zezë. Edhe grekët e romakët mbajtën të njëjtin qëndrim për macet. Pas ardhjes së Krishterimit, me kalimin e viteve, disa të krishterë erdhën në përfundimin se ajo kafshë së cilës në errësirë i shihen vetëm sytë e ndritshëm, nuk mund të jetë asgjë tjetër veçse vepër e djallit. Macet e zeza më vonë u morën si instrumente të shtrigave. Edhe sot e kësaj dite, për t'i ikur fatkeqësisë, njerëzit e ndërrojnë rrugën kur shohin një mace të zezë ose pështyjnë tri herë në anën e majtë, duke shpresuar në këtë mënyrë që të mbrohen prej fatkeqësisë që ajo sjell. Madje, thonë, nëse macja e zezë ta pret rrugën, të pritet nafaka.

## Këndimi i qyqes

Nëse dëgjohet afër shtëpisë natën, besohet se ndjell fatkeqësi. Origjina është nga legjenda e motrës me nëntë vëllezër, që u vranë në luftë dhe, kur ajo erdhi në shtëpi dhe nuk gjeti asnjërin, u "shndërrua" në qyqe, dhe që atë ditë e sot, ajo vajton për ta.

Andaj dhe qyqja vlerësohet si negative, dhe thonë: "Të knoftë qyqja", "Këndon qyqja në vorr të djalit të ri".

## Gjarpri dhe lëkura e gjarprit

Ilirët besonin se, nëse lëshohen gjarpërinjtë në trupin e femrave pa fëmijë, ato do të ngjizeshin natën e parë të fjetjes me burrin. Dhe ngjizja eventuale e fëmijës kuptohej si ndikim i gjarprit mbi trupin e femrës. Me kalimin e shekujve, kjo besëtytni është modifikuar, por elementet e gjarprit dhe fuqia e tij për të bërë mrekulli, ka mbetur në botëkuptimet e njerëzve.

Në Kosovë qarkullon besimi se lëkura e gjarprit të mbron nga fatkeqësitë. Kjo bindje shpjegohet nga historia e shpëtimit të një anijeje që ishte duke u mbytur nga vrima që kishte bërë aty një mi, por ishte gjarpri ai që u vendos në vrimën e bërë, dhe kështu shpëtuan të gjithë.

Po ashtu qarkullon edhe bindja se, nëse bart lëkurën e gjarprit në kuletë, do të bëhesh i pasur. Ekziston edhe bindja se çdo shtëpi ka gjarprin e shtëpisë.

## Dhëmbi i ujkut

Për ta luftuar syrin e keq, zakonisht fëmijëve u vënë ndonjë "mësyshe", që është dhëmbi i ujkut ose rruaza të kaltra të futura në pe, që lidhen në flokë. Fëmijët e porsalindur i ruajnë nga syri i keq, por edhe nuset kur janë lehona-llahusa.

## Ulërima e qenit

Qeni kur ulërin, ndjell të keqen.

## Lejleku

Lejleku, sipas këtyre besimeve, sjell "bekim dhe bereqet".

## Fuqia e breshkës

Sot shohim byzylykë të vegjël ose varëse të ndryshme në formë breshke, të cilat besohet se sjellin fuqi dhe fat. Origjina është nga indianët, të cilët besonin në "fuqinë dhe fatin e breshkës".

## Pasqyra e thyer

Pasqyra e thyer është besëtytni e përhapur shumë. Vajzat e dinë fare mirë sa herë janë qortuar nga gjyshet për të mos e thyer pasqyrën, sepse, në të kundërtën, do të kenë shtatë vjet fatkeqësi. Origjina e kësaj besëtytnie është që nga kohët e lashta. Atëherë, kur dikush shikohej në ujin e qetë, mund të kalonte ndonjë njeri i keq dhe të hidhte gur. Prishja e kthjelltësisë së ujit nga rrathët e krijuar, besohej se ndillte fat të keq. Me paraqitjen e pasqyrës, u mbart i njëjti botëkuptim, por tani për pasqyrën e thyer. Ndërsa periudha prej 7 vjetësh rrjedh prej besimit romak, sipas të cilit për periudhën e ringjalljes së njeriut, duhen saktësisht shtatë vjet.

Po ashtu ekziston edhe një bindje për pasqyrën: nëse njeriu shikohet natën në të, mund të trenohet (çmendet).

## Zierja e hallvës në netët e mëdha dhe kur shpëtojmë nga fatkeqësia

Kjo është shprehi e zakonshme për shumicën dërrmuese të familjeve në Kosovë, pjesërisht edhe në Shqipëri. Zierja e hallvës për "netët e mëdha" bëhet duke besuar gabimisht se "gjatë këtyre netëve vijnë melaqet dhe shpirtrat e të vdekurve, dhe nuhasin a ka erë hallve. Nëse ka, ata kthehen të lumtur, e nëse jo, kjo mund të sjellë fatkeqësi në atë familje".

Edhe në rastet kur njerëzit janë në rrezik dhe shpëtojnë duke pasur ndihmën e Zotit, është shprehi që puna e parë që bëjnë pasi mbërrijnë në shtëpi, është zierja e një hallve, në këtë rast si shenjë falënderimi.

## Falltorët

Kur një sëmundjeje, apo një problemi, nuk i dihet shkaktari, zakonisht thonë: "Ka sehire, i kanë ba mxhi". Nëse burri me gruan nuk kalojnë mirë, prapë faji u mbetet sehireve - "U kanë ba sehire". Në këto raste shkojnë tek falltorët. Falltorit i jipej vetëm një shenjë e rrobave të njeriut për të cilin qitej fall, dhe ai pastaj tregonte shkakun.

## Hudhrat

Është pothuajse e pamundur të mos i gjesh në shumicën e familjeve në Shqipëri. Zakonisht janë të varura në hyrje të shtëpive, por i gjen edhe në vetura, në makina dhe në vendin e punës. Arsyetimi është se ato vendosen për mbrojtje nga syri i keq. Njerëzit vendosin një hudhër, ngase prej erës së keqe, të tjerët nuk do çuditeshin dhe nuk do merrnin mësysh objektin (ose personin). Dhe arsyetimi i dytë është mbrojtja që njerëzit ndiejnë nga hudhrat në rast fatkeqësish, dhe fatin që ato u sjellin.

## Rrobat e fatit

E praktikojnë më shumë pjesëtarët e besimit bektashian në Shqipëri. Në Kalanë e Krujës, në muzeun e shtëpisë së Pashait, ndodhen rrobat që kalonin deri në pesë apo gjashtë gjenerata nga nëna tek e bija. Nëse ajo kishte pasur fat në martesë, ia jepte së bijës, që edhe atë ta ndiqte fati.

## Trokitja në dru

Në popull ekziston bindja se trokitja në dru (tavolinë) parandalon daljen e shpirtrave të këqij jashtë. Prandaj, në rast se një njeri përmend një dëshirë personale ose dikë tjetër, troket në dru për t'i parandaluar shpirtrat e këqij që të dalin e të rrëmbejnë fatin e asaj që ai mendon ose që sapo e përmendi. Origjina rrjedh nga besimi i romakëve në zotinpemë.

## Numri 13 dhe dita e premte

Numri 13 dhe dita e premte është një besëtytni e përhapur në veçanti në shtetet perëndimore. Tek ne më pak, por mund të haset tek pjesëtarët e besimit të krishterë, tek brezat e rinj, nga të cilët numri 13 merret si numër ters (baksëz). Numri 13 konsiderohet si numër i pafat, madje në shumë ndërtesa dhe hotele në Amerikë, nuk ekziston fare kati i 13, por ai quhet kati i 14. Origjina e këtij besimi mbështetet në rrëfimet e Biblës për darkën e fundit të Jezusit me 11 apostujt. I 13-ti ishte Juda dhe, sipas besimit të krishterë, besohet se Jezusi u kryqëzua të premten.

### Kukullat e varura sipër shtëpive

Pothuajse në çdo shtëpi në ndërtim e sipër, në Shqipëri dhe në shumicën e atyre që janë ndërtuar në katet e sipërme, vëren të varur një kukull, ose edhe më shumë. Këtë simbol e vëren edhe tek pallatet e larta dhe tek hotelet përskaj bregdetit. Shpjegimi qëndron tek besimi se kukulla mbron nga syri i keq dhe sjell mbarësi për objektin që po ndërtohet.

### Derdhja e kripës

Nëse derdhet kripa, atëherë atij personi apo asaj familjeje do t'i ndodhë shumë shpejt një fatkeqësi. Sipas kësaj besëtytnie, kripa e derdhur duhet të merret dhe të hidhet në anën e majtë të trupit, me qëllim që të neutralizojë fatkeqësinë që mund të vijë. Origjina e këtij besimi vjen nga kohët e vjetra, atëherë kur kripa u shenjtërua për shkak të vetisë së saj për t'i mbajtur gjërat e paprishura dhe të freskëta.

### Sjellja e kripës

Sipas traditës, ekziston edhe të shkelurit. Njeriu shkel në vend të keq, ku lugati, shtriga ose zana kanë qëndruar dhe kanë fshehur diçka. Njerëzit zakonisht nga të shkelurit pësojnë sëmundje psikike. Këto sëmundje i shkakton djalli ose dreqi. Në këto raste ndonjë plakë ua sjell kripën rreth koke dhe e hedh në zjarr. Si kërcet kripa, pëlcet dreqi dhe syri i keq. Me këtë veprim edhe largohet frika në aspektin psikologjik, dhe kështu hiqet frika e të sëmurit psikik.

### Kur një vajzë bëhet nuse

Ndër ceremonitë që përmban më shumë besëtytni, është pikërisht përgatitja e nuseve. Duke filluar që prej momentit të fejesës e deri në ditën e martesës e tutje, thuajse çdo ritual përcillet me besëtytni, të cilave shpesh nuk u dihet as filli, por thjesht janë rrënjosur në mentalitetin e popullit.

Shkurtimisht, disa prej tyre janë: Nusja e re në shtëpinë e burrit në ditën e martesës duhet të hyjë (ta shkelë pragun) me këmbën e djathtë, në të kundërtën harmonia e familjes do të shkatërrohet që nga ai çast. Po ashtu, me të dy duart (ndonjëherë të lyera me mjaltë ose me sherbet), duhet të prekë pjesën e sipërme të derës, që jeta e çiftit të ri të jetë e ëmbël, e lumtur dhe në harmoni me anëtarët e tjerë të familjes.

Karamelet, orizi, gruri e drithërat e tjera i hidhen nuses (ose çiftit të ri), me qëllim që trashëgimia e tyre të jetë e mbarë.

### Kur gërshërët bien nga dora

Kur gërshërët bien nga dora në dysheme, së shpejti në atë familje do të ketë grindje.

### Kur fotografia ose ndonjë send bie nga muri

Nëse fotografia ose ndonjë send bie nga muri rastësisht, pritet një fatkeqësi e madhe për shtëpinë.

### Çadra e hapur në shtrat

Nëse harrohet çadra e hapur në shtrat, ajo sjell fatkeqësi.

### Fëmija dhe fshesa

Nëse fëmija merr fshesën vetvetiu dhe fillon të fshijë dhomën, atëherë pritet ardhja e një mysafiri nga larg. E njëjta gjë ndodh edhe nëse e harroni (për një kohë të gjatë) lugën nën sofër.

### Kruarja e syrit

Nëse ju kruhet syri i djathtë, sjell gëzim, ndërsa i majti lot.

### Këndimi i gjelit

Këndimi i gjelit, ndjell mysafirë.

### Këndimi i pulës

Kur pula fillon të këndojë si gjeli, është ndjellakeqe dhe duhet të pritet menjëherë.

### Prerja e thonjve

Nëse në të njëjtën kohë pritni thonjtë e këmbëve dhe të duarve, në të njëjtën ditë do të keni edhe gëzim edhe hidhërim.

### Tingëllimi i veshit

Nëse ju tingëllon veshi i majtë, mund të keni lajme të këqija, ndërsa i djathti sjell lajme të mira.

### Lemza

Nëse ju ngacmon lemza, dikush mendon për ju dhe ju përmend pandërprerë.

### Kruarja e dorës

Kur ju kruhet dora e djathtë, është paralajmërim se do të jepni para (tek disa është e kundërta), kurse e majta - se do të merrni para.

### Babadimri

Plaku i Vitit të Ri nuk ka një origjinë dashamirëse! Ky karanxholl i trashë dhe gazmor, mund të gjurmohet deri tek legjenda e lashtë skandinave. Disa nga veçoritë e babadimrit janë të vjetra me shekuj. Për shembull, besimi që babadimri hyn në shtëpi nëpërmjet oxhakut, është zhvilluar nga një legjendë e vjetër skandinave. Skandinavët besonin që perëndesha Hertha shfaqej në vatër dhe sillte fat të mirë në shtëpi.

Ndonëse shumica e njerëzve mendojnë që babadimri origjinal ka qenë një peshkop me emrin Shën Nikolasi i Azisë së Vogël i shekullit të katërt, kjo në fakt s'është e vërtetë, ngase legjendat, të cilat i janë atribuuar këtij "shenjti", nuk kishin origjinë krishtere dhe, me gjasë, erdhën nga traditat pagane.

Ai shfaqet si një njeri i moshuar, i gjatë, me mjekër dhe me flokë të bardhë, i veshur si një peshkop katolik, me pelerinë dhe me shkop bariu, në dukje - një shenjt katolik i vërtetë, por me shprehinë e çuditshme të kalërimit nëpër qiej mbi një kalë të bardhë, - dhe u sjell dhurata fëmijëve të mirë, duke ardhur me sajën e tij që e tërheqin drerët. Pas pështjellimeve të shumta rreth emrit të tij, tash njihet si "BABADIMËR" mjerisht edhe në mesin e myslimanëve. Për popullarizimin e tij në kohën tonë, meritë të veçantë ka kompania Coca-Cola, e cila me reklamat e saj pompoze në mjetet e ndryshme të masmedias për pijen Coca-Cola, i dha publicitet edhe babadimrit.

### Bredhi a pisha e Vitit të Ri

Një nga zakonet më të përhapura të Krishtlindjeve sot, është sjellja në shtëpi e pemës së Krishtlindjeve dhe zbukurimi i saj. Besimi i të krishterëve për bredhin është ky: Bredhi është një lloj peme që të sjell fat në shtëpi gjatë tërë vitit. Enciklopedia Britaneze thotë: Popujt e mëhershëm si hebrenjtë, faraonët dhe kinezët këtë e kishin si simbol të lumturisë. Më vonë, kur Evropa kaloi në besimin e idhujtarisë, atëherë e çmuan bredhin (pishën) më shumë se çdo pemë tjetër. Deri në shekullin VI në Gjermani e quanin "Pema e Xhenetit" (pema e Ademit a.s.). Pas shekullit VI e ndërruan dhe e quajtën "Pema e Krishtit". Këtë nuk e pranuan britanezët deri në shekullin XIX.

Prej besimeve të tyre është: Kush është i lumtur natën e Vitit të Ri, do të jetë i lumtur tërë vitin; gjithashtu janë të kujdesshëm nga zjarri, sepse nëse e pik zjarri atë natë, atëherë tërë viti do t'i kalojë me probleme. Po ashtu edhe zbukurimi i bredhit në këtë natë me ngjyra të ndryshme, simbolizon Krishtin (Isain a.s.) kinse ai e paska sakrifikuar veten e tij për njerëzit që vijnë pas tij, do të thotë për larjen e mëkateve që ka bërë njerëzimi. E tërë kjo nuk ka kurrfarë baze fetare të shëndoshë as tek krishterët, e jo më tek myslimanët që, fatkeqësisht, janë përfshirë në këtë dukuri.




* * *

Aq sa mundëm, sollëm shembujt e mësipërm për të parë se në popullin tonë shumë kulte dhe besëtytni të krijuara nga mendja e njeriut, u veshën padrejtësisht me cilësi hyjnore dhe shërbyen si bazë e adhurimit, si faktor i parashikimit të së ardhmes. Pasojat që sjell në familjet tona ky realitet, janë të mëdha.

Duhet t'i besojmë fuqishëm fjalës së Muhammedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të!), të cilën na e transmeton Ibn Abbasi (Allahu qoftë i kënaqur me të!), i cili thotë:

Më ka thënë i Dërguari i Allahut: "Ruaje ti Allahun, Allahu të ruan ty, ruaje Allahun, do ta gjesh çdo herë pranë vetes, dhe kur të lypësh, lyp prej Allahut, e kur të kërkosh ndihmë, kërko prej Allahut. Dhe dije se, nëse të gjithë njerëzit mblidhen që të të bëjnë ndonjë dobi, nuk kanë mundësi të të bëjnë asgjë përveçse atë që ta ka caktuar Allahu, dhe dije se, sikur krejt njerëzit të mblidheshin që të të bëjnë ndonjë të keqe, nuk kanë mundësi të të bëjnë asgjë përveç asaj që ta ka caktuar Allahu. Janë ngritur lapsat dhe janë tharë fletushkat."

Allahu xh.sh. na e tërheq vërejtjen: "A po adhuroni pra në vend të Allahut ata që nuk ju sjellin kurrfarë dobie as dëmi?" (Enbija, 66).

"S'ka dyshim se ata që po i adhuroni ju përveç Allahut, janë të krijuar ashtu sikur ju..." (A'raf, 194).

"Nëse Allahu të godet me ndonjë të keqe, s'ka kush të ta largojë atë përveç Tij." (En'am, 17).

Shikuar nga ky këndvështrim, njeriu një herë e përgjithmonë duhet ta kuptojë se mbarësia dhe fatkeqësia janë të caktuara nga Zoti dhe pjesë e sprovave të kësaj jete. Të gjitha tentimet e njeriut për t'i anashkaluar këto ndodhi të fshehta, duke kërkuar ndihmën e atyre që s'kanë mundësi të mbrohen dhe t'i sjellin mbarësi vetvetes, janë të kota, por njeriu rrezikon të hyjë në mesin e personave që Zoti nuk do t'i ketë nën faljen dhe mëshirën e Tij. Allahu thotë në Kuran:

"S'ka dyshim se Allahu nuk e fal (mëkatin) t'i bëhet Atij shok (idhujtarinë), e përveç këtij (mëkati), i fal kujt do. Kush i bën Allahut shok, ai ka trilluar një mëkat të madh." (Nisa, 48).

Besojmë se, si njerëz, kemi nevojë për mëshirën e Zotit përballë gabimeve tona të shumta. Njeriu mund të gabojë, por kurrë nuk duhet t'ia lejojë vetes të bjerë pre e padituritë dhe të besojë e të kërkojë ndihmë diku tjetër përveçse tek Zoti i tij. E tërë kjo duke kujtuar Fjalën e Allahut:

"Askush përveç Allahut, as në qiej, as në tokë nuk e di të fshehtën." (Neml, 65).

Në kushtet e zhvillimit të edukimit të mirëfilltë fetar, besëtytnitë nuk do të lulëzonin. Ato nuk do të lulëzonin as në kushtet e një ngritjeje të mirëfilltë edukativo-shkencore, por e tërë kjo tregon se si popull, në masë të madhe na mungojnë që të dy elementet e nevojshme për të mos besuar në ato që nuk besohet, dhe për të mos lejuar të jemi të paditur karshi interpretimeve që kalojnë edhe nivelet e fantazisë.

A ia vlen që, për shkak të besimeve tona të kota, të largohemi nga shpresa dhe besimi tek Zoti e të humbim gjënë më të rëndësishme, ndihmën dhe mëshirën e plotfuqishme të Tij?

Pra, i dashuri vëlla dhe e dashura motër, ruaje besimin tënd, se vërtet besimi yt është gjëja më e vlefshme që ti posedon, besimin tënd mbështete vetëm në baza të shëndosha të Islamit, në Kuran dhe Sunet, se vërtet do ta gjesh veten të liruar nga çdo lloj robërimi dhe do të jesh vetëm rob i Allahut, për se edhe je i krijuar. Ndërsa ata që nuk janë robër të nënshtruar ndaj Allahut, ata janë robër të çdokujt, i sheh ata të besojnë në lloj-lloj besëtytnish dhe frikësohen nga ato, në dallim nga besimtari, zemra e të cilit është mbushur me dashuri ndaj Allahut dhe nuk i frikësohet askujt përveç Allahut.

Allahu e mëshiroftë Ibn Kajjimin, i cili thotë: "Kanë ikur prej robërimit që janë krijuar për të, e kanë rënë në robërim të tekave të tyre dhe djajve".

Njeriu, nga vetë natyrshmëria e tij, shpirti i tij kërkon që të lidhet me Krijuesin e tij, e nëse nuk lidhet me Krijuesin e tij, ai do të lidhet me diçka tjetër, pra ose do të jetë rob i Allahut, ose rob i tjetërkujt përveç Allahut xhel-le shanuhu.

Allahu xhel-le shanuhu në Kuran na sjell shembullin e shirkut dhe tevhidit (idhujtarisë dhe besimit të drejtë në Një Zot) në suren Zumer, ajeti 29, ku thotë: "Allahu solli një shembull: Një njeri (rob) në posedimin e të cilit ishin ortakë pa marrëveshje në mes tyre dhe një njeri (rob) që është thjesht në posedimin e një njeriu. A janë ata të dy të një lloji (të një gjendjeje)? Lavdërimi i takon vetëm Allahut, por ç'bën shumica e tyre, nuk e dinë" (Zumer, 29).

Pra, Allahu solli shembullin e atij që, përveç Allahut, adhuron edhe zota të tjerë, si shembulli i atij robi që e kanë në pronësi shumë zotërinj, një e urdhëron me një punë e tjetri me tjetrën punë, e kështu me radhë. Si mund të jetë gjendja e tij shpirtërore? Ndërsa, shembulli i atij që adhuron vetëm Allahun, është si shembulli i atij që është rob vetëm i një zotërie, i kryen urdhrat e tij dhe është i qetë.

E lusim Allahun që të na e shtojë imanin tonë në Allahun, dhe të na bëjë të jemi robër vetëm të Tij, e të na bëjë të lirë nga çdo lloj robërie tjetër, dhe të na ruajë nga shirku!

Në fund themi:

"Zoti ynë, mos na i lako zemrat tona pasi na drejtove, na dhuro mëshirën Tënde, sepse vetëm Ti je dhuruesi i madh." (Ali Imran, 8).

Dhe bëjmë thirrje:

"Kthehuni tek Zoti juaj dhe përuljuni Atij para se t'ju vijë dënimi, se pastaj nuk do të ketë kush t'ju ndihmojë. Dhe përmbajuni asaj më të mirës që u është shpallur nga Zoti juaj, para se t'ju vijë dënimi befas e ju të mos e dini!" (Zumer, 54-55).

*Referencat:*

1. "KUR'ANI-i Përkthim me komentim në gjuhën shqipe" - Përktheu dhe komentoi Sherif Ahmeti
2. Shënime të mbledhura nga autori.
3. "Iktidau es-sirat el-mustekim" - Ibën Tejmijje, botimi i shtatë, 1999, Arabia Saudite.
4. "Llapi gjatë historisë" - dr.Fehmi Pushkolli, 1998, Prishtinë.
5. "Besëtytnitë, a përcaktojnë fatin tonë?" - Ismail Lutolli dhe Samire Ademi, Revista "Argumenti", nr.37, prill 2005, Prishtinë.
6. "Përhapja dhe shpërndarja e letrave të ndaluara" - Behxhet Behrami, (www.fjalaebukur.com).
7. "Fjalor i mitologjisë" – Todi Dhama, 1988, Prishtinë.
8. Dhe literaturë tjetër ndihmëse.

# Problemi ekonomik dhe trajtimi i tij nga këndvështrimi islam - (1)

Muhamed Abdullah el-Shebani

Problemi ekonomik paraqet boshtin e interesimit nga ekspertët ekonomikë, si dhe është boshti i interesimit të shteteve gjatë trajtimit të çështjeve të tyre ekonomike. Problemi ekonomik është i lidhur me ekzistencën e njeriut në tokë dhe ai është prej elementeve ndikuese në rrjedhën historike të njeriut. Madje, edhe thirrja e një prej të dërguarve, Shuajbit a.s., është bazuar në konfirmimin e aspektit ekonomik dhe rëndësinë e reformimit ekonomik të lidhur me sigurinë e besimit. All-llahu xh.sh. na ka treguar ngjarjen e Shuajbit a.s. me popullin e tij, dhe ka paraqitur pikat më të rëndësishme të mohimit të tij ndaj popullit të tij, të paraqitura në procesin e lirimit të shkëmbimit tregtar dhe ngrënies së pasurisë së njerëzve pa të drejtë përmes ndikimit në procesin e ndarjes, - të cilat paraqesin aspektet më të rëndësishme të problemit ekonomik. All-llahu xh.sh. thotë:

"Edhe Medjenit (i dërguam) vëllanë e tyre Shuajbin, që u tha: "O populli im, adhuroni All-llahun, ju nuk keni Zot tjetër përveç Tij, mos matni as mos peshoni mangët, unë po shoh se jeni në gjendje të mirë jetësore, pra unë po frikësohem për ju nga dënimi që do t'ju përfshijë një ditë! O populli im, veproni drejt gjatë matjes dhe peshimit, e mos dëmtoni njerëzit në asgjë dhe mos shkaktoni rrëmujë në tokë! Ata thanë: "O Shuajb, a namazi yt po të thotë të na urdhërosh që ta braktisim atë që adhuruan prindërit tanë, ose (po të urdhëron) për të punuar në pasurinë tonë ashtu si të dëshirojmë? Vërtet, ti qenke i butë e i mençur"(Kjo ishte tallje e tyre). "O populli im, më thoni, pra, nëse unë kam argumente të sigurta nga Zoti im dhe nga ana e Tij, Ai më furnizoi mua me të mira (si mund të mos ju udhëzoj në rrugë të drejtë)? Unë nuk dua t'ju kundërshtoj (duke punuar) për atë nga e cila po ju ndaloj, unë nuk dua tjetër vetëm të përmirësoj aq sa mundem, por këtë mund ta arrij vetëm me ndihmën e All-llahut, vetëm Atij iu kam mbështetur dhe vetëm tek Ai jam i drejtuar!". (Hud: 84, 85, 87, 88)

Ajetet e mësipërme aludojnë ndikimin që ka padrejtësia në shpërndarjen e shkëmbimit tregtar, ngrënien e pasurisë së njerëzve pa të drejtë dhe se kjo ka ndikuar në gjendjen e keqe ekonomike të individit e të shoqërisë. Është përshkruar ngjarja e Shuajbit a.s., një tregtari që u përmbahej Urdhrave të All-llahut xh.sh. Prandaj, All-llahu xh.sh. e kishte pajisur me një furnizim të mirë, sepse i përmbahej asaj për se e thërriste popullin e tij e ajo ishte drejtësia në shitblerje.

Problemi ekonomik paraqitet në tri aspekte:

1 - Rrallësia, mungesa dhe pamjaftueshmëria e burimeve natyrore. Prandaj, problemi ekonomik në këtë aspekt paraqitet në zgjedhjen e asaj që prodhohet dhe asaj që nuk prodhohet për shkak të ndryshimit e llojshmërisë së nevojave të shumta të njeriut, mënyrës së përcaktimit të burimeve të gatshme për përdorim apo përcaktimit të burimeve, të cilat mund të përdoren, si dhe mënyrës së prodhimit që duhet ndjekur. Prandaj, për të kuptuar këtë problem, duhet studiuar teoria e garantimit të këtyre burimeve, lloji e sasia e të mirave, preferencat e prodhimit të tyre si dhe alternativat e tyre.

2 - Mënyra nëpërmjet së cilës bëhet shpërndarja e të hyrave publike për faktorët e ndryshëm të prodhimit, apo mënyra e shpërndarjes së faktorëve të prodhimit për pjesëtarët e shoqërisë dhe pjesa e faktorëve të prodhimit në ato të hyra në bazë të detyrës që kryen çdo faktor në realizimin e këtyre të hyrave. Ky aspekt i problemit ekonomik lidhet me caktimin e burimeve të të hyrave individuale dhe rregullat e fitimit e të shpërndarjes së tyre, si dhe me pjesëmarrjen e faktorëve të prodhimit në të hyra, që janë fitimi nga toka, rroga për punëtorin, kthimi i kapitalit dhe fitimi për afaristin.

3 - Rëndësia relative për faktorët e prodhimit si dhe roli e rëndësia e çdo faktori në procesin e prodhimit. Rëndësia relative është e lidhur me konceptin filozofik që e pranon çdo shoqëri. Rregullimi shoqëror me sistemet ekonomike që përmban, ka ndikim të madh në caktimin e sasisë së prodhimit dhe të llojit të tij, në varësi nga niveli i lirisë apo kufizimi i së drejtës së pronës a të drejtës së punës e të konsumit, apo inkurajimit të përparimit teknik e teknologjik për përmirësimin e shtimin e prodhimit me qëllim përfitimi nga burimet apo faktorët esencialë të prodhimit, të përfaqësuara në pasuritë natyrore, kapitalin dhe punën.

Këto tri aspekte të problemit ekonomik janë boshti i studimeve ekonomike, kanë rolin e tyre në mosmarrëveshjet midis popujve e shoqërive të ndryshme, si dhe janë prej faktorëve që shkaktojnë luftërat e shkatërrojnë civilizimet.

Ekzistimi i problemit ekonomik është pjesë e traditës universale të All-llahut xh.sh. dhe sprovim nga Ai për njerëzimin që të dallohet i keqi prej të mirit, i dobishmi nga i padobishmi dhe besimtari nga pabesimtari.

Islami e pranon ekzistencën e problemit ekonomik dhe e konsideron prej fenomeneve universale e traditave hyjnore të shoqëruara me praninë e njeriut në tokë, si dhe sprovim i All-llahut xh.sh. për njerëzimin, që të caktojë destinacionin e tij për Ahiret.



Mungesa e rrallësia në burimet natyrore është pjesë e dëshirës universale të All-llahut xh.sh., dhe ajo nganjëherë është një lloj dënimi hyjnor për tiraninë e shkatërrimin e njeriut në tokë.

All-llahu xh.sh. ka përcaktuar shkakun e ekzistencës së këtij fenomeni, i cili kthehet në vetë natyrën e njeriut që e ka krijuar All-llahu xh.sh., kjo natyrë e pabindur, rebeluese e tirane, e cila, kur të ngopet, nuk ka nevojë për askënd. All-llahu xh.sh., për të sqaruar këtë të vërtetë, thotë:

"Sikur All-llahu t'ua shumonte begatinë robërve të Vet, ata do të kalonin kufijtë, por Ai i furnizon me masën që dëshiron, sepse Ai është i njohur hollësisht dhe i dijshëm për robërit e Vet". (esh-Shura: 27)

All-llahu xh.sh., duke përshkruar natyrën e shpirtit njerëzor kur të arrijë mirëqenien dhe kur të realizojë kërkesat e nevojat e tij, duke u bërë arrogante e tirane, thotë:

"Jo, është e vërtetë se ai i kalon kufijtë. Për shkak se e ndien veten të pavarur". (el-Alek: 6-7)

Shoqëria e cila bëhet e panevojshme, ajo praktikon atë që praktikon individi, dhe këtë të vërtetë e ka shpjeguar All-llahu xh.sh. në ajetin vijues:

"Populli Sebe pati një begati në vendbanimin e vet: kishin nga të dy anët kopshte, nga ana e djathtë (e luginës) dhe nga ana e majtë. Hani (u thamë) nga begatitë e Zotit tuaj dhe falënderoni Atë. Qytet i mirë dhe Zot mëkatfalës. Po ata i kthyen shpinën, e Ne e lëshuam kundër tyre rrjedhën e pendës dhe dy kopshtet e tyre i shndërruam në dy kopshte me fruta të idhëta, me drunj të thatë dhe diçka pak bari të egër. Atë dënim ua dhamë atyre, për shkak se nuk besuan, e Ne nuk dënojmë përveç mohuesit". (Sebe'ë: 15-17)

"All-llahu sjell si shembull një fshat (vendbanim) që ishte i sigurt dhe i qetë, të cilit i vinte furnizimi nga të gjitha anët me bollëk, kurse ata (banorët) i përbuzën të mirat e All-llahut. Atëherë All-llahu, për shkak të sjelljes së tyre, ua veshi (ua ngjeshi) petkun e urisë dhe të frikës". (en-Nahl: 112)

Rrallësia e burimeve natyrore ka një urtësi, me të cilën dallohet. Mungesa e burimeve i nxit njerëzit që të ndërtojnë tokën dhe është nxitje për vazhdimësinë e njerëzimit në të deri në një moment të caktuar, me punë sipas fuqive e mundësive reale e mendore të shpërndara në mes njerëzve. E tërë kjo shpie që faktori punë të ketë rolin e tij në përfitimin nga burimet natyrore dhe kontributin e tij në nxjerrjen e thesareve të fshehura në tokë. E tërë kjo nuk do të arrihet, nëse mungon e largohet problemi ekonomik. Kurani ka treguar për këtë urtësi duke thënë se ajo pjesë e traditës universale të All-llahut xh.sh. është prej shenjave hyjnore të Tij. All-llahu xh.sh. thotë:

"Ne kemi dalluar disa në shkallë më të lartë se të tjerët, që të shfrytëzojnë njëri-tjetrin për shërbime". (ez-Zuhruf: 32)

Kurani e cakton mënyrën nëpërmjet së cilës njeriu mund të arrijë mirëqenien dhe të arrijë begatinë e jetesës. All-llahu xh.sh. na garanton për gjetjen e nevojave të njeriut të lidhura me komponentet e ekzistimit të tij, duke na garantuar plotësimin e tyre. Ky sistem, që All-llahu xh.sh. e ka bërë shkak të obligueshëm për plotësimin e nevojave, është besimi i njeriut në All-llahun xh.sh. - me fjalë, me punë, me sjellje dhe me legjislacion. Devijimi i shoqërive njerëzore konsiderohet arsye për mungesën në prodhim, qoftë ajo për shkak të dhënies së fuqisë për disa krijesa nga All-llahu xh.sh., që të shkatërrojnë prodhimin ose të largimit të bekimit të së mirës e të furnizimit që u jep All-llahu xh.sh. robërve të Tij. All-llahu xh.sh. thotë:

"E sikur banorët e këtyre vendbanimeve të kishin besuar dhe të ishin ruajtur, Ne do t'u hapnim begati nga qielli e toka, por ata përgënjeshtruan, andaj i dënuam me shkatërrim për atë që merituan". (el-A'raf: 96)

Trajtimi i problemit ekonomik nga Islami dhe mënyra që urdhëron që ta ndjekim për t'iu shmangur problemit në formën që nuk përkon me ekuilibrin e shoqërisë, ngrihet në atë mënyrë duke i trajtuar të gjitha aspektet e problemit ekonomik në formë të plotë, ku bashkohen të gjitha elementet ndikuese në rregullimin shoqëror me punë, me koordinim e integrim, për të arritur shoqërinë e virtytshme, ku jeta zhvillohet sipas programit të All-llahut xh.sh., të cilin e ka shpjeguar All-llahu xh.sh. në librin e Tij nëpërmjet të Dërguarit të Tij. Kur të arrihet kjo gjë me lehtësi sipas ligjit të All-llahut xh.sh., atëherë problemi ekonomik me të gjitha aspektet e tij, nuk do të jetë pengesë për stabilitetin e njeriut dhe arritjen e qëllimit për hir të të cilit e ka krijuar All-llahu xh.sh. dhe e ka zbritur në Tokë për të jetuar në të për një periudhë të caktuar kohore, dhe pastaj për të kaluar në jetën e përjetshme, në të cilën nuk ka lodhje e as mundim, por ajo është jetë e shpërblimit për atë që ka punuar njeriu gjatë periudhës kohore që ka kaluar në tokë.

Studimi i sistemit e i mënyrave përmes të cilave Islami zgjidh problemin ekonomik, kërkon studimin e të gjitha gjërave të pjesshme e më të gjera të sistemit ekonomik nga këndvështrimi islam. Prandaj, qëllimi i këtij artikulli e i atyre vazhdues, nuk është paraqitja e plotë për të gjitha zgjidhjet që paraqet Islami gjatë trajtimit të problemit ekonomik, duke i dhënë koncept të plotë për programin e Islamit. Kjo kërkon studime të gjata e të ndryshme të degëve të ndryshme të ekonomisë. Por në këtë artikull e në artikujt që pasojnë, do të trajtojmë problemin ekonomik, duke i dhënë lexuesit një koncept të përgjithshëm për zgjidhjet që urdhëron Islami gjatë trajtimit të problemit ekonomik me të tri aspektet e tij që kemi përmendur në fillim të këtij artikulli. Gjithashtu do të trajtojmë idenë që Islami nuk kufizohet vetëm në trajtimin e marrëdhënieve me All-llahun xh.sh., por problemet materiale të njeriut i trajton në përputhje me natyrën njerëzore dhe traditat universale, të cilat kanë qenë të nevojshme për krijimin e njeriut në tokë.

Rrallësia e burimeve natyrore është e lidhur me urtësinë e krijimit të njeriut. Toka që All-llahu xh.sh. e krijoi për njeriun, që të jetojë në të, nuk është krijuar që të jetë vend rehatie e lumturie. Kurani ka aluduar këtë në ajetin vijues:

"...e Ne u thamë: "Zbritni (dilni), jini armik i njëri tjetrit, e ju deri në një kohë në tokë keni vendbanim dhe dëfrim". (el-Bekare: 36)

All-llahu xh.sh. të mirat e tokës nuk i ka bërë si ato të Xhenetit, veçse komoditetin e tyre e ka bërë të vogël dhe burimet e tyre të kufizuara. Po All-llahu xh.sh. e ka krijuar tokën dhe ka krijuar njerëzit në të. Në të ka krijuar të mira e pasuri që u mjaftojnë njerëzve, nëse janë në rrugën e drejtë dhe i binden Urdhrit të All-llahut xh.sh. Por, nëse devijojnë, atëherë ligji i rrallësisë do të rëndojë problemin ekonomik dhe do t'i prekë njerëzit me dhembje, mjerim, varfëri, uri dhe frikë.

Sistemi i Islamit në trajtimin e rrallësisë së burimeve natyrore, paraqitet në drejtimin e shoqërisë për shfrytëzimin e të gjitha burimeve natyrore, përpjekjet për arritjen e tyre dhe përfitimin prej tyre. Shfrytëzimi i këtyre burimeve kërkon përpjekje. Prandaj, kush dëshiron të për-







fitojë nga ajo që ka krijuar All-llahu xh.sh. në tokë apo në qiell, - ai duhet të bëjë përpjekje. Burimet natyrore janë prej arsyeve që shkaktojnë problemin ekonomik, qoftë ai nga aspekti i mangësisë në shfrytëzimin e tyre apo nga aspekti i mënyrës e teknikës së përdorur nga njeriu gjatë shfrytëzimit të këtyre burimeve. Prandaj, trajtimi i realitetit të rrallësisë së burimeve natyrore varet nga mënyra e shfrytëzimit të këtyre burimeve dhe përpjekja për zbulimin e tyre. Toka është burimi kryesor i furnizimit, dhe në brendi të saj fshihen lëndët e para për prodhimin e produkteve për të cilat ka nevojë njeriu në jetën e tij, si dhe ajo ruan burimet e zhvillimit, si toka e uji. Dhe me bashkimin e këtyre arrihet plotësimi i nevojave të njeriut që kanë të bëjnë me ushqimin. Prandaj, trajtimi i mungesës së burimeve e rrallësisë së tyre, nga Islami arrihet nëpërmjet shfrytëzimit të tokës, vëmendjes që duhet t'i kushtojë njeriu tokës, dhe domosdoshmërisë së shfrytëzimit të saj përmes bonifikimit të tokës, shfrytëzimit të saj dhe nxitjes së njeriut për ta arritur këtë.

Transmetohet se Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush e punon një tokë që nuk është e askujt, atëherë ajo i takon atij". Ky hadith shpjegon një prej aspekteve se si Islami e trajton mënyrën e sjelljes me rrallësinë, pikërisht duke nxitur për shfrytëzimin e tokës e investimit në të, duke nxitur njeriun që të shfrytëzojë tokën duke përfituar ndjenjën e pronësisë, duke i nxitur njerëzit që të bëhen të aftë për të shfrytëzuar tokën e papunueshme. Prandaj, Islami kujdeset t'i shtyjë faktorët e prodhimit në bashkëveprim, me qëllim të zvogëlimit të efekteve të rrallësisë së burimeve në keqësimin e problemit ekonomik. Mosshfrytëzimi i tokës, shpie në shkatërrimin e dy burimeve të prodhimit, që janë toka e puna. Prandaj Islami i ka dhënë rëndësi këtij aspekti të trajtimit të rrallësisë, duke i krijuar mjedisin ndihmës për shfrytëzimin e burimeve natyrore të disponueshme. Për këtë qëllim ka krijuar murin rregullues për mbrojtjen e grupit aktiv të njerëzve, duke i nxitur për shfrytëzimin e tokës duke u dhënë të drejtën e pronësisë për ata që investojnë në tokë, dhe mbrojtjen e kësaj pronësie nga zaptimi i saj. Shprehja se nuk ka asnjë të drejtë mundimi i tiranit (djersa e tiranit), që ka ardhur në disa transmetime, ka domethënien që nuk i takon askujt që të vijë në tokën që e ka bërë të gjallë dikush para tij, e të mbjellë në të me forcë, duke përfituar nga kjo mbjellje zotërimin e tokës. Nuk pranohet e drejta e tij dhe e ka ndaluar këtë të drejtë. Ndërsa udhëheqësit të myslimanëve i takon që të mbrojë pronën.

Problemi i vendeve të pazhvilluara qëndron në pamundësinë e tyre për të shfrytëzuar burimet natyrore të disponueshme për njeriun, qoftë kjo edhe për shkak të legjislacioneve jo të drejta, të cilat pengojnë nxitjen për punë. Dhe historia bashkëkohore na jep argumente që legjislacionet jo të drejta, si dhe përvetësimi i ideve të devijuara, ka sjellë shkatërrimin e sistemit komunist në Bashkimin Sovjetik, ku rregullimi ekonomik bazohej në zvogëlimin e rolit të njeriut për të shfrytëzuar burimet natyrore duke i hequr ndjenjën e dashurisë ndaj pronës. Dhe, si rrjedhojë e kësaj, zhdukjen e nxitjes për punë, duke i ndaluar që të kryente rolin e tij ndikues dhe duke mos përfituar maksimalisht prej burimeve natyrore.

Islami e ka drejtuar vëmendjen që burimet natyrore të mos kufizohen vetëm në atë që shfaqet në tokë, por që rrallësia të mund të vijë për shkak të mospërpjekjes mendore e trupore, dhe që rrallësia të mund të zgjidhet nëse njeriu përpiqet e synon hulumtimin për burimet e furnizimit, pa u mbështetur në burimet e dukshme. Transmetohet se Muhamedi a.s. ka thënë: "Kërkoni furnizimin në fshehtësinë e tokës". Ky hadith na paraqet të vërtetën që toka fsheh shumë të mira, dhe që All-llahu xh.sh. Që ka krijuar njeriun, do t'i sigurojë të gjitha nevojat e tij, por me kusht që të punojë në hulumtimin e gjurmimin e tyre. Ky hadith përmban tregues të qartë, që furnizimi fshihet në brendësitë e tokës, por ka nevojë që ai të kërkohet.

Prej traditave universale të All-llahut xh.sh. është që e ka obliguar njeriun të kërkojë në tokë, të përpiqet e të lodhet. Kurse kënaqësia pa lodhje, është në botën tjetër. Dhe kjo është prej fshehtësive që All-llahu xh.sh. ka bërë në rrallësinë e burimeve, por mungesa e plotë dhe pamundësia nuk janë plotësim i nevojave. Rrallësia, sipas konceptit islam, është relative dhe jo absolute, ose që rrallësia ndodh kur njeriu nuk përdor pasuritë e mundësitë e tij dhe nuk punon në shfrytëzimin e fuqive mendore.

Është detyrë e njeriut që të përdorë procesin e mendimit e të zbulimit. Ajo që zbulon apo e hulumton njeriu, është krijuar nga All-llahu xh.sh. Prandaj, duhet kuptuar drejt Fjala e All-llahut xh.sh.:

"E All-llahu ju krijoi ju e atë që punoni". (es-Safatë: 96)

Tërë atë që arrin njeriu prej zbulimeve e me atë që frymëzohet për njohjen e fshehtësive universale, e ka lejuar All-llahu xh.sh. në këtë periudhë me numrin e madh të njerëzve, dhe nuk e ka lejuar në historinë e mëparshme të njerëzimit për të konfirmuar një të vërtetë të sigurt që nuk ka dyshim se All-llahu xh.sh. garanton sigurimin e nevojave të njeriut dhe që burimet e disponueshme mjaftojnë për plotësimin e nevojave të njeriut, me kusht që ai të kërkojë sipas traditave të All-llahut xh.sh. dhe duke u nënshtruar ndaj Tij. Prandaj, devijimi nga ky sistem, do të jetë shkak për rrallësinë e burimeve, që do të jetë një mjet për zbritjen e dënimit të All-llahut xh.sh. ndaj padrejtësisë së njeriut.

*Përktheu nga arabishtja:*
***Fuad Morina***
*Marrë nga revista el-Bejan, nr. 77*

# Mrekullia e shërimit të Muhammedit a.s.

**Prim.med.dr.sc. Ali F. Iljazi**

Mjekësia e të Dërguarit të Allahut, s.a.v.s. bëjnë pjesë në atë pjesë të sunnetit të Pejgamberit a.s. i cili nuk ka karakter normativ. Ajo është kryesisht rezultat i diturisë së tij, i përvojës jetësore të cilat bazohen në kërkesat e rrethanave momentale.

Muhammedi a.s. vendos principe të caktuara siç janë:

- urdhrat që duhet shëruar, sepse Allahu i Madhërishëm, për çdo sëmundje ka dhënë ilaçin:

Nga Usame ibn Sheriku transmetohet që beduinët e kanë pyetur të Dërguarin e Allahut, s.a.v.s., a duhet të shërohen, për çfarë u ka thënë:

*"Po o robër të Zotit, shërohuni, sepse Allahu nuk ka dhënë sëmundje, e që për atë nuk e ka përcaktuar ilaçin".* E pyetën: "I Dërguar i Allahut cila është kjo sëmundje? *"Pleqëria",* u përgjigj Pejgamberi s.a.v.s.[1]

- që duhet shëruar kryesisht me atë që është e lejuar: Ebu Derda transmeton që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

*"Vërtetë Allahu xh.sh. e ka dhënë sëmundjen dhe ilaçin, dhe e ka përcaktuar për çdo sëmundje andaj shërohuni, por mos u shëroni me atë që është e ndaluar".*[2]

- ose ka jap udhëzime për të mbrojtur organizmin, siç është hadithi në të cilin qëndron që njeriu ka obligim edhe ndaj trupit të tij:

Abdullah ibn Amr ibn el As, transmeton që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

*"Abdullah, kam dëgjuar që ditën agjëron e natën falesh?! I thashë: "Po i Dërguar i Allahut!", atëherë më tha:*

*"Mos e bëj këtë, agjëro dhe ushqehu, falu dhe flejë, sepse ti ke obligime edhe ndaj trupit tënd, ndaj syrit tënd dhe ndaj bashkëshortes sate".*[3]

Të gjitha këto urdhëresa të Pejgamberit s.a.v.s. janë të obliguara për të gjithë pasuesit e tij pa marrë parasysh ku dhe kur kanë jetuar.

Ilaçet për të cilët i Dërguari i Allahut s.a.v.s. veçanërisht ka shprehur lavdërim janë:

**- mjalti**

**- aloa vera**

Ummu Kajs bint Mihsan ka thënë: "Kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë:

*"Shërbehuni me drurin e alojës, sepse ajo është shëruese për shtatë sëmundje, në mes së cilave dhe inhalimi në hundë tek dhembja e kokës dhe vërja në gojë te inflamimi i pleurës (pleuritis)..."*[4]

**- qimoni (fara e zezë)**

Aisha r.a. transmeton që Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

*"Kjo farë e zezë është ilaç për çdo sëmundje përveç samës!* E ç'është sam? - e kam pyetur - *"Vdekja"* - u përgjigj ai, s.a.v.s.[5]

E kaluara legjendare dhe autoriteti që gëzon aloa vera, ka preokupuar shumë hulumtues që edhe sot e kësaj dite të zbulojnë përbërësit shërues dhe vetitë fitoterapeutike të kësaj bime. Përveç vitaminave dhe mineraleve, aloa vera përmban edhe aminoacide esenciale, enzime si amilaza, kataliza, fosfataza, proteaza, bradikina, etj.

Aloa vera ndihmon tretjen, aktivizon qarkullimin e gjakut, funksionimin e veshkave, të mëlçisë, fshikëzës së tëmthit, lehtëson dhembjet reumatike.

Është efikase te herpesi zoster, psoriaza, ekzema, infeksionet bakteriale dhe këpurdhore, zbret nivelin e kolesterinës dhe triglicerideve, si dhe nivelin e sheqerit në gjak te diabetikët, ngrit sistemin imunologjik dhe ka efekt antikancerogjen.

Ndërsa sa i përket farës së zezë, hulumtimet shkencore kanë vërtetuar se ajo forcon sistemin imunologjik të njeriut, i cili është bazë në luftë kundër sëmundjeve.

Shkencëtarët sot kanë zbuluar se kokrra e kimit të zi është e pasur me selen. Seleni jo vetëm që është mineral antioksidativ, por luan rol të veçantë në rregullimin e tajitjes së hormonit mashkullor (testosteronit) dhe në krijimin e spermatozoideve. Kokrra e kimit të zi, rrit imunitetin, është ilaç antisklerotik, karninativ (mënjanon gazrat e tepërt në zorrë), rregullon peristaltikën, forcon muskujt, veçanërisht muskulin e zemrës, qetëson dhe lehtëson dhembjet reumatike, rregullon proceset oksidoreduktive dhe vendos ekuilibrin në sistemin neuroendokrin.[6]

**- kanterizmi (djegia e plagëve)**

**- lëshuarja (derdhja) e gjakut duke prerë lëkurën (hixhami)**

## Hixhami në praktikën e të Dërguarit të Allahut s.a.v.s.

***Definicioni i hixhamit (cupping)***

Fjala "el-haxhm", prej nga rrjedh fjala hixham në gjuhën arabe d.m.th. thithje (mess).

Pra, kjo është metodë terapeutike e lëshimit të gjakut duke prerë lëkurën në sipërfaqen e saj në kupëzore.

Haxhxham është personi i cili e kryen hixhamin, ndërsa mihxhem, bombola në të cilën thithet gjaku gjatë hixhamit, si dhe nevojiten thika skalperi, apo lanceta me të cilën prehet lëkura e pacientit.

Hixhami është përdorur edhe tek popujt e lashtë si, kinezët, egjiptianët, babilonasit, persianët, bizantinët, e më pastaj edhe arabët e kanë praktikuar në periudhën e injorancës.[7]

Hixhami sot, tërësisht në mënyrë legale bëhet në Kinë, Finlandë, Greqi, Francë, Siri dhe në shumë vende tjera.[8]



Ekzistojnë dy lloje të hixhamit: i thatë (el-xhaffe), pa lëshimin e gjakut dhe me lëshimin e gjakut (er-ratbe). Hixhami me lëshimin e gjakut (i cili më së shumti) praktikohet, së pari lëkura e pacientit ngacmohet me vakum, pastaj në disa vende prehet me skalper sipërfaqësisht vihet bombola në vendin e prerjes dhe nëpërmes thithjes, gjaku rrjedh në bombolë.

## Hadithet e Pejgamberit s.a.v.s. për Hixhamin

Nga Ibn Abbasi, r.a. transmetohet që i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. ka thënë:

*"Shërimi gjendet në mes të përdorimit të shurupit të mjaltit, lëshimit të gjakut duke prerë lëkurën dhe kanterizimit me zjarr, por unë ia kam ndaluar kanterizimin ummetit tim".*[9]

Ibn Abbasi ka shënuar gjithashtu që i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. ka thënë:

*"Është i bekuar ai rob i cili lëshon gjak me anë të prerjes së lëkurës. Kjo pastron gjakun, qetëson pezmatimet e brendshme dhe forcon të parit".*[10]

Ai gjithashtu ka thënë se lëshimi i gjakut duke prerë lëkurën (hixhami), është njëri prej ilaçeve më të mirë.

Nga Ebu Kebshe el-Enmariu transmetohet se i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. ka bërë hixhamin në kokë dhe në mes shpatullave duke thënë:

*"Kush e lëshon këtë gjak, kjo nuk do ta dëmtoj fare. Përse mos ta shëroni sëmundjen me mjete adekuate".*[11]

Nga Ibn Abbasi, r.a. transmetohet që i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. ka thënë:

*"Ditët më të mira në të cilat bëhet hixhami janë 17, 19 dhe 21 të muajve hënor, ndërsa në natën e Israsë nuk kam kaluar pranë asnjë grupi melekësh e që nuk më kanë thënë: - Muhammed! - urdhëro pasuesit e tu që të shërbehen me hixham!"*[12]

Imam Tirmidhiu ka treguar se hadithi i përmendur më sipër, të cilin e ka transmetuar Ibn Abbasi, që i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. ka thënë: *"Dita e 17, 19 dhe 21 të muajit hënor (lunar) janë ditët më të mira për lëshimin e gjakut me anë të prerjes së lëkurës dhe derdhjen e tij në kupëzore".*[13]

Në hadithin tjetër Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

*"Shërohuni duke e lëshuar gjakun me anë të prerjes së lëkurës në kupëzore dhe mos lejimin që t'ju mbysë tensioni i lartë i gjakut (arab. Tebejjug)".*[14]

Ebu Hurejre e transmeton hadithin në të cilin i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. ka thënë:

*"Ky (hixhami) është ilaç për çdo sëmundje".*[15]

Enesi r.a. ka thënë: "I Dërguari i Allahut, s.a.v.s. është shëruar me anë të lëshimit të gjakut duke ia prerë lëkurën ndërmjet shpatullës (scapulae) dhe dy venave të pasme të qafës (Vv. Cervikales superfitiales).[16]

Aliu r.a. ka treguar se meleku Xhibril a.s. ishte ai që e ka përcaktuar lëshimin e gjakut të Dërguarit të Allahut, s.a.v.s. në kupëzore me anë të prerjes sipërfaqësore të lëkurës.[17]

Në Sahihu-n është shënuar gjithashtu se i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. e ka përdorur lëshimin e gjakut me anë të prerjes sipërfaqësore të lëkurës kundër dhembjes së kokës e cila e mundonte gjatë kohës sa ishte në haxh dhe i veshur me ihram.[18]

## A është Hixhami pjesë e sunnetit normativ apo jo

Hadithet e saktë të cilët i përmendëm, qartë tregojnë se lëshimi i gjakut në kupëzore (hixhami) është mënyrë e dobishme e shërimit, por nuk ka argumente kategorike në bazë të cilave mund të pohojmë se hixhami mund të mendohet si sunnet normativ. Në bazë të këtij fakti mund të thuhet se hixhami është një akt i lejuar dhe i preferuar.

Hadithet të cilët flasin që melekët sugjerojnë Pejgamberin s.a.v.s. që pasuesit e tij të shërbehen me hixham, si dhe hadithet që flasin se hixhami është mënyrë e dobishme e shërimit duhet kuptuar në formë sugjerimi dhe këshillimi të cilat bartin karakter të kësaj bote dhe të cilat juristët e sheriatit i quajnë instruksione (emru irshad) e jo urdhra ligjdhënëse (emr teshri'). Pejgamberi s.a.v.s. udhëzon besimtarët që të shërbehen me te sepse ai ishte i butë dhe i mëshirshëm, i ndjeshëm dhe i kujdesshëm ndaj tyre, por në këtë nuk ka asgjë që tregon që hixhami është pjesë e sunnetit normativ, i cili si akt i obliguar ose i lavdëruar, duhet pasuar, kështu që ai i cili e bënë këtë do të jetë i shpërblyer me thevab, ndërsa i dënuar ai i cili e anashkalon.

Dallimi në mes instruksionit dhe aktit të lavdëruar është në atë që për aktin e lavdëruar pason shpërblimi i asaj bote, ndërsa për instruksione dobitë e kësaj bote.[19]

## Koha kur duhet kryer hixhami

Për kohën kur duhet bërë hixhamin ekzistojnë shumë hadithe, por më i sakti është atë që e transmeton Enesi r.a. që Pejgamberi s.a.v.s. e ka bërë hixhamin në venet e qafës dhe në mes të shpatullave dhe këtë e bënte me 17, 19 dhe 21 të muajit hënor.[20]

Muveffekuddin el-Bagdadi në veprën "Et-Tibbun-nebevi" - (Mjekësia e të Dërguarit të Allahut), thotë se duhet pasur kujdes në kohën kur e ndalon Pejgamberi s.a.v.s., për kryerjen e hixhamit, përveç kur personi është i shëndoshë, ndërsa nëse është i sëmurë, hixhami mund të bëhet në çdo kohë, meqë transmetohet që i Dërguari i Allahut e ka bërë hixhamin si muhrim, ndërsa në ihram është në fillim të muajit.

Është e njohur praktika e Ahmed ibn Hanbelit i cili e praktikonte hixhamin pa saktësuar datën dhe kohën.

Lëshimi i gjakut me anë të prerjes së lëkurës në kupëzore, nuk duhet të përdoret pas ushqimit ngase kjo mund të pengoj procesin e digjestionit.

I Dërguari i Allahut, s.a.v.s. ka thënë:

*"Lëshimi i gjakut me anë të prerjes së lëkurës në kupëzore pa ngrënë është ilaç, ndërsa pas ngrënies është sëmundje, edhe në ditën e 17 të muajit hënor është ilaç".*

Në esencë, dhënia e përparësisë datës dhe kohës kur duhet bërë hixhami, kryesisht lidhet me masat e sigurisë ndaj personit të shëndoshë.

Sa i përket hadithit:

*"Shërohuni me hixham dhe mos lejoni t'ju mbysë tensioni i lartë i gjakut",* ky ka të bëjë kryesisht me ata që vuajnë nga tensioni i lartë në çast, pasi metoda e hixhamit lehtëson këtë sëmundje dhe prevenon komplikimet e mundshme të tensionit të lartë.

Ebu Bekri r.a., nuk e praktikonte hixhamin ditën e martë në përputhje me hadithin:

*"Gjaku nuk koagulohet sa duhet (nuk mpikset) të martën".*[21]

Ebu Hurejre r.a. ka transmetuar hadithin vijues:

*"Nëse ai që praktikon lëshimin e gjakut në kupëzore me anë të prerjes së lëkurës (hixham) të shtunën ose të mërkurën, sëmuret nga leukemia ose lebra (gërbula), le të fajësojë vetveten".*[22]

### Pjesët e trupit ku bëhet hixhami

**a)** në kokë (jafuh)

Më parë e përmendëm hadithin të cilin e transmeton Ebu Kebshe el-Enmari në të cilin thotë se Pejgamberi s.a.v.s. ka bërë hixham në kokë dhe në mes shpatullave.

Nga Abdullah ibn Buhajne r.a. transmetohet që i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. ka bërë hixham në rrugë për në Mekë, si murim. Hixhamin e bëri në mesin e kokës.[23]

Nga Ebu Hurejre r.a. transmeton që Ebu Hindi i bëri hixham Pejgamberit s.a.v.s. në tepen e kokës, me ç'rast Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

*"Benu Bejada, martoni Ebu Hindën dhe njëra prej vajzave tuaja le të bëhet bashkëshortja e tij. Nëse në atë që shëroheni keni dobi, atëherë ky është hixhami".*[24]

**b)** në venat e qafës (ahdeajn) dhe në mes shpatullave (kahil)

Nga Enes r.a., transmetohet që Pejgamberi s.a.v.s. ka bërë hixham në venat e qafës dhe në mes të shpatullave, ditën e 17, 19 dhe 21 të muajit hënor.[25]

Nga Enesi r.a. transmetohet që Pejgamberi s.a.v.s. tre herë e ka bërë hixhamin në venet e qafës dhe në mes shpatullave.[26]

**c)** në shputat e këmbëve

Enesi r.a., transmeton që i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. ka bërë hixham, si murim në shputën e këmbës për shkak të një infeksioni.[27]

**d)** në ije (virk)

Nga Xhabiri r.a., transmetohet që i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. ka bërë hixham në ije (virk) për shkak të një infeksioni.[28]

Këto hadithe të sakta të cilat flasin për pesë pjesët e trupit në të cilat i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. ka bërë hixhamin, tregojnë që ky akt është i lejuar dhe i arsyeshëm nga ana e sheriatit.



### Çfarë shëron hixhami

Për sëmundjet që mund të shërohen me hixham kryesisht flasin hadithet e dobët.

Sipas tyre hixhami mund të shëroj:

a) të gjitha sëmundjet e sistemit kardiovaskular;
b) kokëdhembjet dhe llojet e migrenës,
Nga Ibn Abbasi r.a., transmetohet që i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. e ka bërë hixhamin si mahrim në kokë për shkak të migrenës.[29]
c) aktivizon organizmin e njeriut në tërësi;
d) forcon memorien;
e) vepron në mënyrë preventive te çmenduria, epilepsia dhe ngjashëm;
f) ndihmon shërimin e plagëve dhe lëndime të ndryshme të organizmit;
g) zbrit tensionin e lartë të gjakut;

### Çfarë duhet bërë me gjakun e thithur gjatë hixhamit

Në hadithet e Pejgamberit s.a.v.s., kërkon që gjaku i thithur të gropohet. Por meqë hadithet janë të dobët dhe në te nuk mund të themelohet rregulli i sheriatit mund të konkludohet se gjaku i thithur mund të hidhet, por në aso mënyre që mos ta dëmtoj personin në të cilin bëhet hixhami, por as mjedisin, meqë sipas sheriatit mendohet si i pa pastër, ndërsa nga aspekti mjekësor përmban baktere.

*Kompensimi material i personit që kryen hixhamin*

Në hadithet e Pejgamberit, s.a.v..s., flitet për kompensimin material të personit i cili kryen shërbimet e hixhamit.

Nga Enes ibn Maliku, r.a., transmetohet që Pejgamberi s.a.v.s., e ka ftuar djaloshin që kryente hixhamin dhe ia bëri, me ç'rast Pejgamberi s.a.v.s., e shpërbleu dhe sugjeroi që tatimi t'i zvogëlohej.[30]

Nga Ibn Abbasi, r.a., transmetohet që ka thënë: "Pejgamberi s.a.v.s., personit që ia bëri hixhamin i dha kompensim material, e sikur kjo të ishte e përbuzur nuk do t'ia jepte".[31]

Nga Enes ibn Maliku, transmetohet që Pejgamberi s.a.v.s., personit që ia bëri hixhamin ia bëri kompensimin material.[32]

Mirëpo ekzistojnë gjithashtu hadithet e saktë që ndalojnë marrjen e çfarëdo kompensimi material për kryerjen e shërbimit gjatë hixhamit.

Rafi' ibn Hadixh, transmeton që ka dëgjuar nga Pejgamberi s.a.v.s. duke thënë:

*"Fitimet më të këqija janë: fitimi nga prostitucioni, fitimi nga qeni dhe fitimi i personit që bën hixham".*

Shumica e juristëve të sheriatit dhe të gjitha shkollave juridike të sheriatit mendojnë që fitimi i personit që kryen hixhamin është i lejuar, në bazë të transmetimit të Ibn Abbasit, r.a. në të cilin qëndron: "...personit që ia ka bërë i ka dhënë kompensim material, dhe sikur të ishte kjo e përbuzur nuk do ta bënte".

Ibnul Xhevziu mendon që është e përbuzur marrja e kompensimit material për kryerjen e hixhamit, sepse bëhet fjalë për shërbimet e cila në rast nevoje bëhet obligim i myslimanit ndaj myslimanit, për çfarë për këtë nuk duhet marrë kompensim.[33]

Për çdo rast kjo hyn në kornizat e jurisprudencës së zakonshme. Kështu nëse në një vend, shërbimet e tilla paguhen, atëherë nuk ka pengesë që të paguhet bërja e hixhamit, në të kundërtën nuk duhet marrë kompensim material.

Në fund të kësaj trajtese për hixhamin, ashtu si e ka pranuar dhe praktikuar Pejgamberi s.a.v.s. dëshiroj të përkujtojmë hadithin në të cilin i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. ka thënë:

*"Kush vë në praktikë një gjë pozitive i cili pas tij do të praktikohet do të ketë shpërblim për atë, por edhe shpërblim për të gjithë ata që pas atij e bëjnë dhe që shpërblimi i atyre aspak nuk do të zvogëlohet. Por,*

*kush e futë në praktikë një gjë të keqe, veprimi i cili praktikohet do të ketë mëkat për te, por edhe mëkat i të gjithë atyre që e bëjnë pas tij, dhe që mëkati i tyre aspak nuk do të zvogëlohet".*[34]

### Konkludim

Një numër i madh i dijetarëve islam, posaçërisht juristët e sheriatit (ibn Kutejbe, el Karafi, ibn Kajjim el Xhevzi, ed-Delevi, et-Tahir ibn Ashur, Reshid Rida, Mahmud Sheltut, el-Karadavi, etj., mendojnë që është e domosdoshme në shembullin e jetës së Pejgamberit s.a.v.s. të dallohet pjesa normative dhe jo normative, pjesa e cila është e obliguar për të gjithë pasuesit e tij dhe ai i cili është shprehje e dimensionit të tij njerëzor dhe i cili nuk është obligativ për pasuesit e tij.

Hixhami është formë e shërimit tradicional popullor, të cilin e kanë njohur kinezët, egjiptasit, bizantinët, persianët, ndërsa e kanë praktikuar edhe arabët në kohën e injorancës;

Në sunnetin e të Dërguarit të Allahut, s.a.v.s., hixhami përmendet si pjesë e praktikës dhe traditës së arabëve të asaj kohe;

Në hadithet e saktë përmendet që melekët e kanë urdhëruar Pejgamberin, s.a.v.s. të bëjë hixhamin, por në këto hadithe nuk ka shpjegime konkrete cilat sëmundje me të shërohen, si bëhet ajo, në cilën periudhë kohore dhe moshë;

Është e qartë se Pejgamberi s.a.v.s. është shprehur me lëvdatë për rëndësinë e hixhamit dhe me të është shërbyer për shërimin e llojeve të ndryshme të sëmundjeve;

Nuk ka hadithe të sakta të cilët në mënyrë precize se cilat ditë janë të lavdëruara të bëhet hixhami. Një këshillë e cila përmendet është që ajo të bëhet në ditën e 17, 19 dhe 21 të muajit hënor të kalendarit;

Në disa hadithe të saktë flitet për pjesët e trupit në të cilat bëhet hixhami: tepja e kokës, venet e qafës, në mes shpatullave, ijeve dhe shputave të këmbëve, etj.;

Në hadithet e Pejgamberit s.a.v.s., shumica e të cilëve janë të dobët, flitet për dobitë e hixhamit, gjegjësisht për sëmundjet të cilat mund të shërohen me hixham. Kështu në hadithet përmenden që me të mund të shërohen sëmundjet e sistemit kardiovaskular, kokëdhembja dhe migrena, në mënyrë preventive vepron kundër çmendurisë, epilepsisë, ndihmon në shërimin e plagëve dhe lëndimeve të ndryshme, zbrit tensionin e lartë të gjakut, forcon memorien, gjegjësisht aktivizon organizmin e njeriut në tërësi;

Nuk ka hadithe të saktë që do të tregoj çfarë duhet bërë me gjakun e thithur. Për këtë, është e lejuar të mënjanohet në çfarëdo mënyre që lejojnë kriteriumet e sheriatit dhe shëndetësore;

Sipas mendimit të shumicës së juristëve të sheriatit është e lejuar të merret kompensim material për shërbimet e hixhamit;

Këshillimi i hixhamit nga Pejgamberi s.a.v.s. bën pjesë në instruksionet që kanë të bëjnë me aktivitetet e kësaj bote e nuk mendohet si urdhër i sheriatit. Nga kjo rezulton që nuk do të jemi mëkatar nëse nuk e aplikojmë hixhamin, ose e lëm anash atë që ka qenë pjesë e jetës së shëmbëllyer të Pejgamberit s.a.v.s., për të cilin është shprehur me lëvdatë;

Për hixhamin, veprimin dhe efikasitetin e tij, fjalën do ta japin ekspertët mjekësor. Te sëmundjet që argumentohet se është e dobishme dhe efikase duhet aplikuar, e sidomos besimtarët, duke e kuptuar si ilaç të cilin aq shumë e aplikoi dhe lavdëroi Pejgamberi, s.a.v.s.

*Literatura*

- Ibn Kajjim el Xhevzi: "Mjekësia e të Dërguarit Muhammed a.s.", Gjakovë, 2003.
- Abdurrahman Xhelaluddin es Sujuti: "Mjekësia Profetike", përkthim, Gjakovë, 2004.
- Ph.DM.H. Kamali: Principles of islamic jurisprudence, fq. 66-67
- Dr. Jusuf al Qardawi: "Poslanikova medicina", Novi horizonti, april, 2006, nr. 80 fq. 15.
- Waddah Maxhaddin al Hatib: "al-Hixhama fi al-fikh vel-hadis", Dar al-fikr, Damask, 2004.
- Doc.dr. Zuhdija Hasanoviq: "Hixhama i njeno mesto u sunnetu Bozhijeg Poslanika, s.a.v.s.", Evropski simpozijum o hixhami, Sarajevë, 2006.

*Fusnotat:*

1. Tirmidhiu nr. 1961; Ebu Davudi nr.3357, 3376; Ibn Maxheh nr.3427; Ahmedi nr. 17726, 17727, 17728.
2. Ebu Davudi, Sunen, "Kitab et tibb", nr. 3376.
3. Buhariu, Sahih - "Kitab an-nikah", nr. 4800; Muslimi, Sahih - "Kitab as-sijam", nr.1966; Nesai, Sunen -"Kitab as-sijam", nr. 2350; Ahmedi, Musned -"Al-muksirin es-sahaba", nr. 6538.
4. Buhariu, Sahih - "Kitab et-tibb", nr. 5260.
5. Buhariu, Sahih - "Kitab et-tibb", nr. 5255, Ibn Maxheh, Sunen -"Kitab et-tibb", nr. 3440; Ahmedi, Musned - "Baki musned el ensar", nr. 23916.
6. Imam Xhelaludin es-Sujutiu, "Mjekësia profetike", përkthim, Gjakovë, 2004.
7. As-Suyuti: "Vjerovjesnikova medicina", përkthim nga anglishtja: Haris Murtiq, Sarajevë, 2003/1424, fq. 27-29.
8. Waddah Maxhad-din el Hatib: al Hixhama fi al-fiqh ve el-hadith, Dar al-fikr, Damask, 2004, fq. 15
9. Muttefekun alejhi.
10. Buhariu, 10/126, 127; Muslimi, 1577.
11. Ebu Davudi, Sunnen, "Kitab et-tibb", nr. 3361, Ibn Maxheh, Sunnen, "Kitab et-tibb", nr. 3475. Hadithi sipas kualifikimit të ekspertëve të hadithit është me varg transmetuesish të mirë.
12. Ahmedi, Musned, Hakimi, el-Mustedrak, Sujutiu, el Xhamius-sagir, sahih (i saktë).
13. Tirmidhiu, 2045, senedi është da'if.
14. Ibn Maxheh, 3486; Ebu Davudi, 3861; Bejhekiu, 9/340; me sened hasen.
15. Ebu Davudi, Sunnen, "Kitab et-tibb", nr. 3861, me sened hasen.
16. Tirmidhiu në Sunnen, nr. 2052; Ebu Davudi, 3860; Ibn Maxheh, 3483; Ahmedi, 3/119, me sened sahih. Të sakt e ka vlerësuar Hakimi me të cilin është pajtuar Dhehebiu.
17. Sujutiu në El Xhamius-Sagir.
18. Buhariu, 10/128, në hadithin të cilin e tregon Abdullah bin Buhajre.
19. Waddah Maxhad-din al-Hatib, vepra e cituar, faqe, 42.
20. Tirmidhiu, Sunnen "Kitab et-tibb", nr. 1976 dhe Hakimi.
21. Ebu Davudi, nr. 3862.
22. Hakimi, 4/49; Bejhekiu, 9/340, me sened të dobtë.
23. Buhariu, Sahih - "Kitab el-haxh", nr. 1705; Muslimi, Sahih - "Kitab al-haxhxh", nr. 2088; Nesai, Sunen, - "Kitab menasik el-haxhxh", nr.2801; Ibn Maxheh, Sunen, - "Kitab et-tibb", nr. 3472; Ahmedi, Musned - "Baki musned el-ensar", nr. 21846.
24. Ebu Davudi, Sunen -"Kitab an-nikah", nr.1798.
25. Tirmidhiu, Sunen -"Kitab et-tibb an Resulil-lah", nr.1976 dhe Hakimi.
26. Ebu Davudi, Sunen -"Kitab et-tibb", nr. 3362. I saktë, sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit.
27. Ebu Davudi, Sunen -"Kitab el Menasik", nr. 1566; Nesai, Sunen -"Kitab menasik el-haxhxh", nr. 2800; Ahmedi, Musned -"Baki musned el-muksirin", nr.13314.
28. Ebu Davudi, Sunen -"Kitab et-tibb", nr.3365.
29. Buhariu, Sahih -"Kitab et-tibb", nr.5266.
30. Buhariu, Sahih -"el-Ixhara", nr.2160; Muslimi, Sahih -"el-Musakat", nr. 1577.
31. Buhariu, Sahih -"el-Ixhara", nr.2158; Muslimi, Sahih -"el-Musakat", nr. 1202.
32. Ibn Maxheh, Sunen -"Kitab el-tixharat", nr. 2155.
33. Waddah Maxhad-din al-Hatib, vepra e cituar, faqe, 86.
34. Ibn Maxheh, Sunen -"Kitab el-mukaddima", nr. 199.

# Ndikimi i Islamit në zhvillimin njerëzor

Rrustem Spahiu

Historia në zhvillimet e saj të shumta rreth ngjarjeve të kohëve të kaluara, kulturës botërore të çdo kohe i pasqyron pandërprerë evolucionet e ndryshme të prodhuara në të kaluarën e largët apo të afërt dhe, në bazë të studimit të këtyre rrëfimeve, çdo brez mëson se si u filluan dhe si u zhvilluan kulturat dhe të arriturat e ndryshme njerëzore, të i shtrohen vazhdimisht ligjit të evolucionit. Historia është ajo që mban të pavdekshëm kontributin e një kombi a të një doktrine revolucionare të zhvillimit njerëzor për sa i përket kontributit të dhënë në vijat e ndryshme nga mësimi islam, historisë detyrohet kryesisht zbulimi i një realiteti, që do të kishte mbetur pothuajse i panjohur, për brezat, duke u bazuar dhe në gjendjen e myslimanëve të kohës së tij, e nuk do të mendonte kurrë se në të kaluarën ky popull ishte shumë i dobishëm për zhvillimin njerëzor. Në këtë mënyrë, gjykimi i brezave të ndryshëm ndaj realitetit islam, sikurse edhe ndaj çdo gjëje tjetër, do të ishte relativ. P.sh., një njeri që do të kishte asistuar në medresetë e Andaluzisë (Spanjë), do të mendonte se, zbatuesit e besimit islam qenkan të zhvilluar në çdo pikëpamje, mësimet islame qenkan shumë të larta dhe shumë me vlerë, kurse një tjetër që do të asistonte në medresetë e shek. XIX, do të kishte mendim krejtësisht të kundërt. Pra, cili mendim duhet të jetë i drejtë: i pari apo i dyti? Mësimet islame të shek. XIX ishin po ato mësime të shekujve të ndritshëm të Endulusit, pra historia është ajo që na mëson arbitrarisht të vërtetën. Është e vërtetë se një studim i imët i vetë mësimeve i jep sqarim realitetit, por, për ta plotësuar këtë sqarim, ka nevojë edhe për një studim historik. Pra, historia, përveç të tjerash, na lehtëson edhe për formimin e gjykimit të drejtë rreth etapave kohore të ndryshme. Për sa i përket realitetit islam si dhe ndikimit që kishte ai në zhvillimin e shoqërisë njerëzore, historia na mëson se, me shfaqjen e Islamit, tek një popull i egër të cilin errësira shekullore e kishte zhveshur nga çdo ndjenjë njerëzore, filloi një periudhë e re gjatë së cilës, jo vetëm që u krye një transformim i plotë i këtij populli, por e gjithë bota e mbuluar nga errësira e injorancës, për herë të parë filloi të shihte dritën duke paralajmëruar zhdukjen e afërt të injorancës që kishte skllavëruar për shumë kohë mendjet njerëzore. Pas shumë shekujve gjatë të cilëve edhe qytetërimi grek dhe romak kishte zënë të zhdukej, Muhamedi a.s. dhe pasardhësit e tij, me një shpejtësi të mrekullueshme, prej një populli të egër dhe injorant bën një popull unik, që me hapa të shpejtë u nis drejt një zhvillimi dhe përparimi, efektet e të cilit ishin pikënisje e një qytetërimi të ri modern. Me shfaqjen e Islamit, arabët myslimanë, pas një kohe të shkurtër, edhe pse ishin të rrethuar nga kombet me qytetërim të lashtë që tashmë ishin në një gjendje të mjerueshme, u bënë udhëheqës të mendimit të shkencave të ndryshme.

Derisa bota ishte duke fjetur nën hijen e injorancës, në Botën Islame po lindte zhvillimi i mendjes dhe lartësimi i saj. Brenda një kohe të shkurtër, ky zhvillim arriti një shkallë të lartë në të gjitha poret e jetës.

Ndërsa në botën e Perëndimit mesjetar, gjendja kulturore ishte aq e ulët sa mund të themi se nuk ishte lindur ende, në Botën Islame studioheshin filozofët grekë dhe hidheshin themelet e shkencave moderne.

Ky fakt nuk është një trillim mysliman, por është një e vërtetë e dëshmuar nga historianët e paanshëm jomyslimanë.

Në profesor i historisë në Universitetin e Ohajos, në një nga veprat e tij me titull "Man's Great Adventure" në faqen 368, duke krahasuar kulturën e Perëndimit me atë islame, thotë: "Derisa Sharlmanji ishte duke kërkuar në gjithë Europën Perëndimore profesor për shkollën, në oborrin e vet Harun Rashidi kishte mbledhur rreth vetes disa qindra dijetarë, shumë prej të cilëve dinin më shumë sesa kishin ditur grekët e vjetër në shkencë e filozofi dhe i shtonin kulturës botërore zhvillimin e mëtutjeshëm, sidomos në matematikë dhe mjekësi. Athua si do të ishte sikur ata dijetarë myslimanë të kishin shkuar në shkollën e Sharlmanjit e të kishin provuar mësuesit e jo nxënësit?".

Nuk ishte vetëm zhvillimi kulturor që karaterizonte përparimin e myslimanëve, ata përparuan në çdo art. Arti ndër ta mori një zhvillim aq të madh, saqë Spanja nën sundimin e arab ishte bërë një lulishte në Europën e atëhershme barbare, ku keshtjella madhështore Al Hamra etj. dëshmonin haptazi për stilin e lartë artistik të myslimanëve të parë. Edhe jeta ekonomike mori një zhvillim të admirueshëm. Historiani Eden Pahlo, në librin e tij "Man's Great Atventure" (faqe 400), në kapitullin Jeta ekonomike e arabëve të Spanjës, thotë: "Jeta qytetare u zhvillua dhe lulëzoi me një hov të madh, Kordova dhe Sevilja u bënë qendra të rëndësishme tregtare dhe industriale, ku endeshin e thureshin stofra të leshta dhe të pambukut; vetëm Kordova kishte 13000 avlëmende industriale dhe makina të tjera, ku prodhohej letra e shkrimit, përpunoheshin lëkura dhe prodhime të tjera nga qelqi e kristali. Toledo u bë e famshme në tërë Europën dhe botën për shpatat e saj. Në krahina të tjera, pasuri të posaçme paraqitnin fermerët dhe kultivuesit e kuajve arabë dhe



*Alhamra*

aplikoheshin metoda të përparuara në bujqësi. Ishin sjellë prodhime të reja nga Lindja, si orizi kallami i sheqerit etj., ndërsa nga Spanja eksportoheshin në Egjipt dhe Azi fiku, portokajtë etj., dhe importoheshin veshmbathjet e Lindjes dhe shkrimet e dijetarëve të Bagdadit.

Këto të dhëna historike tregojnë për qytetërimin e myslimanëve të parë, për të cilin duhej të falënderonin kulturën dhe edukatën e re që fituan nga Kurani dhe Muhamedi a.s.

Historia na mëson se në mesjetë, para lindjes së Muhamedit a.s., bota ishte zhytur në injorancë. Mendja e njerëzve ishte skllavëruar nga besimet e kota e, në anën tjetër, feudalizmi dhe skllavëria kishin krijuar një gjendje të padurueshme. Në asnjë pikë të globit tokësor nuk dukej një rreze drite që të jepte shpresë për një jetë më të mirë. Duke e krahasuar këtë gjendje të mjerueshme me përparimin e shpejtë dhe rrënjësor të popullit arab, nuk mbetet veçse të theksohet se ky transformim aq i madh, i shpejtë dhe i çuditshëm u bë falë frymës përparimtare islame, e cila mundi që prej një populli aq injorant, të formonte një popull aq të përparuar, saqë rrezet e qytetërimit të tij u përhapën qysh prej Kinës deri në oqeanin Atlantik. Për ta kuptuar këtë më mirë, duhet t'i bëjmë një vështrim të shkurtër esencës së besimit islam, për t'u bindur se me të vërtetë ky besim ishte udhëheqës drejt përparimit, - besimi islam i pasqyruar me një stil të paarritur nga ana njerëzore, në ajetet kuranore, që, përveç të tjerash, kanë qëllim ngritjen e shoqërisë njerëzore, përmbledh edhe tri elemente ngjitëse që ishin dhe janë faktorë për përparim të shpejtë, e këto janë: Vullneti i fortë, toleranca dhe morali i sinqertë.

Një nga bazat esenciale të Islamit është vullneti i fortë në arritjen e qëllimit të dobishëm njerëzor. Besimtari porositet që energjinë e vet pozitive të mos e harxhojë përveçse për dobinë personale dhe të përgjithshme. Shumë i gabuar është mendimi i atyre që nuk e njohin Islamin, të cilët thonë se, sipas Islamit, mjafton të bësh disa lutje, për të fituar lumturinë e përhershme. Kjo është një fyerje e madhe që, me dashje a pa dashje, i bëhet kësaj feje hyjnore, nga bazat e së cilës është edhe përpjekja me këmbëngulësi për zhvillimin dhe përparimin e jetës në çdo pikëpamje. Dera e fitimit është e hapur – thotë Muhamedi a.s. në një hadith të tij, qysh prej qiellit deri në brendësi të dheut. Zoti pa dyshim e shpërblen çdo njeri me aq sa është përpjekur për të fituar. Karakteristikë tjetër islame është edhe këshilla për përpjekje dhe këmbëngulësi të lejueshme e të ndershme dhe për largimin nga çdo gjë që është e dëmshme.



*Ibn Ruzhdi (1126-1198)*

Pikërisht këto këshilla i nxitën myslimanët që të përparonin rrufeshëm, sepse porosia e Pejgamberit " dituria është një gjë e humbur, e myslimani, kudo që ta gjejë atë, le ta marrë", i shtyri myslimanët e parë që t'i studionin të arriturat shkencore dhe kulturore të popujve më të vjetër, si të grekëve, egjiptianëve etj. dhe iu qasën studimeve dhe hulumtimeve të natyrës, kështu që prej arabëve injorantë të djeshëm, të dilnin dijetarët e njohur të mëdhenj, si Ibni Ruzhdi 1126-1198 (në Europë i njohur me emrin Averos) dhe Ibni Sinaj 908-1037 (në Europë i njohur me emrin Avicena), i cili shkroi vepra mjekësore që u përdorën në Europë deri në shek. XVII.

Karakteristikë tjetër e Islamit është morali i fortë dhe i pastër, që në këtë fe është këshilluar në formën më të përsosur. Myslimanët përparimin e vet e shohin vetëm atëherë kur morali i tyre është i bazuar në një moral të shëndoshë, i cili është shumë i nevojshëm për përparimin e shoqërisë myslimane. Morali islam për më shumë se 14 shekuj ka përmbledhur të gjitha ato nyja që udhëheqin një popull drejt një bashkëpunimi vëllazëror, që siguron mbarëvajtjen dhe përparimin e shoqërisë njerëzore. Morali islam synon zhvillimin e virtyteve që e përfaqësojnë njeriun shpirtmadh të drejtë, vetëmohues - në dobi të kolektivitetit të vet dhe përparimit njerëzor. Shpirtngushtët, të kufizuarit, urrejtësit, jotoleruesit, formalistët, - nuk kontribuojnë fare për shoqërinë njerëzore dhe aq më pak për Islamin. Urrejtja ndërfetare, ndërkombëtare, fisnore, individuale, - këto janë të huaja për Islamin. Sjelljet primitive të disa pseudomyslimanëve me veshmbathje karakteristike, me dallime në xhami, nga besimtarët e tjerë, me ibadet të shtuar apo të munguar, me parullat demagogjike të tyre për xhihad - nuk janë veçse një demagogji injorante, e cila shoqërinë islame e degradon para botës.

Pra, njeri me kuptimin e plotë të fjalës, besimtar i vërtetë islam - është ai që i shkrin energjitë e veta për të mirën e përgjithshme, një synim ky që të shtyn drejt kryerjes së çdo vepre morale apo materiale, e cila si përfundim sjell lumturinë dhe përparim të përgjithshëm.

Zbatimi i këtyre porosive qe shkasi që veproi në mënyrë të mrekullueshme për transformimin e plotë dhe të shpejtë të arabëve, transferim ky që më vonë e shtriu efektin e vet në tërë botën. Me lindjen e Pejgamberit të fundit, lindi drita islame që i vuri bazat qytetërimit të parë modern. Kjo nuk është një shprehje e thjeshtë e përvetësuar verbërisht, po është mendimi i çdo historiani të mirëfilltë modern. Të gjithë ata që kanë shfaqur mendime të pakundërshtueshme, duke krahasuar gjendjen e Europës para Kryqëzatave dhe pas tyre, kur kryqtarët ktheheshin me mbresa të thella nga Lindja, që i panë për herë të parë, nuk mund të mohonin kontributin e madh mysliman dhënë Rilindjes europiane, madje disa historianë janë të mendimit se, po të mos ishin Kryqëzatat që bënë të mundur njohjen e qytetërimit dhe kulturës islame, Europa do të ishte në gjendje krejt ndryshe nga e sotmja. Megjithëse në ditët e sotme nuk po pranohet si i drejtë, prapëseprapë ky mospranim nuk e dobëson faktin se, po të mos kishte pasur kryqëzata, Europa do të trashëgonte qytetërimin islam nëpërmjet Spanjës myslimane me kontaktin kulturor dhe shkencor të njerëzve. Arabët e Spanjës kishin universitete në Kordovë, Granadë, Toledeo dhe Sevilje para se të ishin themeluar këto institucione në Veri të Europës. Në shek. X shumë studentë europianë regjistroheshin në shkollat myslimane, dhe ata do të pasoheshin nga të tjerë gjatë shekujve XI e XII.

Sido që të jetë, qoftë me anë të Kryqëzatave, qoftë në mënyrë paqësore, ajo që na intereson këtu, është pranimi unanim se rrezet e qytetërimit në Europë u paraqitën kur ajo erdhi në kontakt me Botën Islame. Myslimanët kanë shumë të drejtë të thonë se në atë kohë u bë renesanca europiane. Nga tërë kjo, kuptojmë rolin e madh që ka luajtur besimi islam në zhvillimin e njerëzimit, falë shpirtit evolutiv të këtij besimi. Një e vërtetë e këtillë, që na zbulohet nga historia e që na mësohet edhe nga teksti i kumtuar me anë të pejgamberit Muhamed, është më shumë se një mburrje dhe obligim për besimtarët dhe një mësim që të na shtyjë në vazhdimësi që të ecim pas gjurmëve të Islamit të vërtetë e jo të stagnojmë në fjalët boshe të të ashtuquajturve udhëheqës myslimanë apo tradicionalistëve të rrejshëm, me kokat e tyre plot injorancë, të cilët duan të na kthejnë në kohën e xhahilietit.

# 10 - vjet pa eruditin H. Sherif Ahmeti

**(Më 14 prill u bënë 10 vjet që kur kaloi në jetën e amshueshme kolosi i dijes, i arsimit, themeluesi i publicistikës islame në Kosovë, përkthyesi i Kuranit shqip - H. Sherif Ahmeti)**

**Ramadan Shkodra**

Populli ynë ndër shekuj nxori personalitete dhe figura të shquara, që me punën, veprën dhe dijen e tyre, lanë gjurmë të thella në historinë tonë, dhe jo vetëm që lanë gjurmë, por ata edhe e bënë historinë. I tillë qe dhe do të mbetet myderrizi ynë i nderuar, Haxhi Sherif efendi Ahmeti, i cili, ndonëse jetoi dhe punoi në një kohë të vështirë e plot kthesa, la gjurmë të thella në historiografinë më të re të popullit tonë.

Të parët e familjes së tij u dëbuan dhunshëm gjatë kohës së spastrimit të territoreve shqiptare nga Sanxhaku i Nishit, respektivisht nga Toplica, konkretisht nga fshati Prekopucë në fshatin Gumnasellë të komunës së Lypjanit, ku më 1920 lindi Sherifi nga babai Bahtiri e nëna Ajshja, në një familje me traditë fetare e kombëtare.

Katër klasat e para të shkollës fillore, h. Sherifi i kreu në shkollën fillore të fshatit Banullë. Atë kohë, në shkolla mësohej edhe lënda fetare, dhe njohuritë e para për mësimet islame i mori në këtë shkollë nga mulla Azizi - një hoxhë i respektuar nga Banulla, për të vazhduar edhe në mejtepin e fshatit.

Më vonë h. Sherifi vazhdoi mësimet në medresenë e Ferizajt, ku mësoi morfologjinë e gjuhës arabe **(sarfin)** te myderrizi i njohur Azem ef. Gremja, ndërsa



*H. Sherif Ahmeti*

sintaksën **(avamil)** në medresenë e Prizrenit tek hfz. Abdullah Efendiu.

Më 1934, si 14-vjeçar, u regjistrua në medresenë e njohur “Pirinaz” të Prishtinës, ku pati fatin e mirë t’i ndiqte mësimet tek myderrizët e njohur të kësaj medreseje - Ahmet ef Mardoçi dhe haxhi Hamdi ef. Ibrahimi, të dy alimë, me përgatitje të lartë në shkencat islame, që shquheshin edhe për atdhedashuri, nga të cilët h. Sherifi do t’i merrte që të dyja.

Në medresenë “Pirinaz” h. Sherifi mësoi plot 10 vjet, deri në maj 1944, kur e kreu dhe mori Ixhazetnamenë nga myderrizi Ahmet ef. Mardoçi.

### Haxhi Sherifi, mësuesi i shkollave e i alfabetit shqip

Menjëherë pas mbarimit të Luftës së Dytë Botërore, haxhi Sherifin e gjejmë të angazhuar në procesin e hapjes së shkollave shqipe në rrethinën e Lypjanit, si mësues i gjuhës dhe i alfabetit shqip.

Ishte ajo koha kur intelektualët shqiptarë të kohës u organizuan në hapjen e shkollave në gjuhën amtare, e haxhi Sherifi qe ndër të parët që me shumë zell iu përkushtua misionit të mësuesit.

Kështu më 19 dhjetor 1949 emërohet mësues i parë i gjuhës shqipe në shkollën fillore të Banullës.

Me qëllim të përgatitjes dhe ngritjes së mirëfilltë për profesionin që kishte marrë, haxhi Sherifi më 1950 regjistrohet në kursin pedagogjik në Pejë, të cilin e kreu me sukses. Menjëherë pas kryerjes së këtij kursi, haxhi Sherifi emërohet drejtor i Gjimnazit të ulët në Gadime të Lypjanit.

Më 1952, haxhi Sherifi emërohet drejtor i tetëvjeçares në Sllovi dhe aty, deri në vitin 1955, krahas detyrës së drejtorit, ushtroi edhe atë të mësuesit.



*Mulla Aziz Haziri, nga i cili H. Sherifi mori mësimet e para islame*



اجازتنامه دلائل الخيرات

بسم الله الرحمن الرحيم

الحمد لله الذي هدانا لهذا
الى دلائل الخيرات والصلوة
والسلام على من الصلوة
عليه تعم الصالحات
وعلى آله وصحبه وازواجه
الطاهرات صلاة دائمة
ما دامت السموات فان
اولى الثناء في جميع الذكر
بعد حمد الله تعالى الصلوة
على النبي صلى الله تعالى
عليه وسلم ولها كيفيات
شتى فيما ورد من الآثار

الحمد لله اولا وآخرا والصلاة والسلام
على رسولنا محمد وعلى آله واصحابه اجمعين
[illegible]
حامدا لله تعالى

*Ixhazetnameja e h. Sherif Ahmetit, marrë në medresenë “Pirinaz” nga myderriz Ahmet ef. Mardoçi, maj 1944*



Në Sllovi, h. Sherifi mbajti edhe kursin e shëndetësisë për vajza, që asokohe ishte i detyrueshëm.

Gjatë kohës sa punoi mësues, h. Sherifi dha kontribut të madh në arsimimin e brezit të ri në gjuhën shqipe.

## Haxhi sherifi në sy të komisarëve të pushtetit

Sikur e theksuam më sipër, haxhi Sherifi vinte nga një familje me traditë e orientim të pastër kombëtar, si dhe kishte marrë mësime nga myderrizët më në zë të kohës, që e kishin edukuar në frymën e atdhedashurisë. Ai, si i ri e entuziast, shumë shpejt bie ndesh me orientimin e pushtetit gjoja "popullor" të komunistëve e ateistëve, komisarët e të cilëve filluan të ushtroni presione nga



JUGOSLLAVIJA DEMOKRATIKE FEDERATIVE
KËSHILLI POPULLUER PËR KOSOVE E METOHI
Drejtorati Arsimuer

ДЕМОКРАТСКА ФЕДЕРАТИВНА ЈУГОСЛАВИЈА
ОБЛАСНИ НАРОДНИ ОДБОР КОСОВА И МЕТОХИЈЕ
Просветно Одељење

DISHMI - СВЕДОЧАНСТВО

per kryemjen e kursit pedagogjik
о свршеном педагошком курсу

| | |
|---|---|
| Histori e Luftes Nacional Çlirimtare — Историја Народно Ослободилачке Борбе | [illegible] |
| Pedagogji — Педагогија | [illegible] |
| Psikologji e logjikë — Психологија са логиком | [illegible] |
| Metodikë — Методика | [illegible] |
| Gjuhë serbishte — Српски језик | [illegible] |
| Gjuhë shqipe — Шиптарски језик | [illegible] |
| Provë praktike — Школски рад | [illegible] |
| Administrate shkollore — Школска администрација | [illegible] |
| Kengë — Певање | [illegible] |
| Shkrim — Вежбање | [illegible] |

DREJTORI I KURSIT: / УПРАВИТЕЉ КУРСА
PËRFAQSUESI KËSHILLIT KRAHINUER: / ДЕЛЕГАТ ОБЛ. ОДБОРА

*Dëshmi e kryerjes së kursit pedagogjik*

më të ndryshmet ndaj tij, duke e quajtur si të papërshtatshëm për punë me nxënës dhe si një ish-ballist.

I gjendur nën presione, akuza e shantazhe, haxhi Sherifi më 1956 la detyrën e mësuesit për t'iu rikthyer misionit të imamit në xhaminë e fshatit Gllogoc të Lypjanit.

Si imam, haxhi Sherifi arriti të krijonte një imazh të një hoxhe të kohës, duke sjellë freski në mesin e xhamatit kudo që veproi.

Sa ishte imam, u zgjodh kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Lypjanit, detyra që h. Sherifi i kreu me ndërgjegje e përkushtim të lartë deri në fillim të vitit 1965, kur nga Lypjani kaloi mësimdhënës në medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës.

## Haxhi Sherifi Myderriz në medresenë e Prishtinës

Në medrese h. Sherifi punës së mësimdhënësit iu përkushtua me një zell e devotshmëri të veçantë. Ai shquhej për modesti, thjeshtësi e kreativitet.

Si arsimdashës, vërtet haxhi Sherifi në punën e tij me nxënës, kishte krijuar raporte të afërta, saqë për të gjithë nxënësit, përveçqë ata e donin dhe e respektonin si mësimdhënës e myderriz, metoda e tij e ligjërimit e kishte bërë të dashur edhe lëndën e tij - lëndën e Akaidit.

Në medrese haxhi Sherifi ligjëroi lëndët Akaid (Apologjetikë) e Filozofi islame, ku dha një kontribut të paçmuar, mirëpo sipas nevojës haxhi Sherifi ligjëroi në medrese lëndën e Usuli Fikhut dhe të Historisë islame.

Krahas detyrës së mësimdhënësit, h. Sherifi për 13 vjet rresht (1970-1983) ka qenë drejtor i medresesë, një detyrë që e kreu me shumë sukses. Gjatë kohës sa haxhi Sherifi udhëhoqi medresenë, u shënuan rezultate të mira, ngase, në mungesë të teksteve shkollore për lëndët fetare, arsimtarëve të medresesë u ra barra që të përkujdeseshin vetë për përgatitjen e tyre. Pikërisht haxhi Sherifi bëri hapin e parë duke përgatitur dispensat e akaidit për tri vitet e para, dhe në këtë rrugë e ndoqën edhe mësimdhënësit e tjerë, për lëndët përkatëse.

Krahas angazhimit të tij në medrese, haxhi Sherifi një kontribut të madh dha edhe në udhëheqjen dhe drejtimin e institucioneve fetare të Bashkësisë Islame. Kështu më 1969, haxhi Sherifi zgjidhet kryetar i Shoqatës së Ylemave. Edhe këtu haxhi Sherifi tregohet udhëheqës dhe




vizionar i madh. Duke parë nevojën e besimtarëve për nxënien e njohurive fetare dhe mungesën e teksteve fetare në gjuhën shqipe, haxhi Sherifi me shokë, megjithëqë i përballur me shumë sfida e peripeci, vëmendje të posaçme i kushtoi pikërisht përgatitjes së literaturës islame në gjuhën shqipe. Këtë mision të vështirë ai e mori me seriozitetin më të madh, kështu që më 1968 arriti të botonte, të përkthyer në gjuhën shqipe, Ilmihalin, ku besimtarët kishin mundësi të merrnin njohuritë elementare të fesë.

## Haxhi Sherifi themelues i publicistikës islame në gjuhën shqipe

Po në këtë kohë haxhi Sherifin e gjejmë kryeredaktor të Buletinit informativ, të cilin më 1971 e bëri revistë të parë në trojet shqiptare në ish-federatën Jugosllave në gjuhën shqipe, - "Edukata Islame".

"Edukata Islame" nën drejtimin e haxhi Sherifit, arriti t'i tubonte ata pak dashamirës të fjalës së shkruar, duke hapur horizonte për bashkëpunëtorë të rinj, dhe për një kohë të shkurtër ajo u bë tribunë e mendimit dhe e zhvillimit të kulturës islame si dhe e përhapjes së fjalës e mesazhit islam tek besimtarët.

Puna dhe kontributi i haxhi Sherifit në publicistikën islame, e bën atë një erudit të gjysmës së dytë të shekullit të shkuar. Me punimet e tij në periodikun e kohës, ai trasoi një rrugë të sigurt për brezat e rinj, dhe perspektivën e sigurt për të ngritur këtë fushë në themele të shëndosha.

Revista "Edukata Islame" dhe Takvimi, lexuesve u ofronin tema të ndryshme










nga njohuritë islame (ahlaku, fikhu, akaidi, historia islame, tefsiri), si dhe në tema të ndryshme me karakter kulturor, e në shumë nga këto fusha, sidomos në Akaid e Tefsir, haxhi Sherifi vuri themelet e këtyre shkencave në periodikun e asaj kohe.

H. Sherif Ahmeti u shqua edhe si vaiz, sidomos pas emërimit të tij myfti i Prishtinës në vitin 1985.

### Haxhi Sherifi Myfti i Prishtinës

Haxhi Sherifi si vaiz, me këshillat e tij ishte konkret dhe gjërat i ilustronte nga jeta e përditshme. Të gjithë ata që patën fatin t'i dëgjonin këshillat e tij, edhe sot e kësaj dite e përmendin me admirim të madh.

Haxhi Sherifi, përveçqë ishte i respektuar e i nderuar nga nxënësit, kolegët e xhemati, për njohuritë që posedonte, respektohej edhe nga qarqe shkencore e nga personalitete eminente në fushën e dijes, me të cilët mbante kontakte e korrespodenca të rregullta.

### Haxhi Sherifi përkthyes i Kuranit në shqip

Kontributi i haxhi Sherifit është shumëdimensional, përfshirë fusha të ndryshme, si arsimtar i gjuhës shqipe, drejtor shkolle, myderriz në medrese, themelues i publicistikës islame në gjuhën shqipe në Kosovë. Ai përgatiti Ilmihalin, Jasinin dhe Mevludin, por s'ka dyshim që kontributi më i madh i tij është përkthimi në gjuhën shqipe i Kuranit të madhëruar, që e botoi më 1988, që atë e ngriti në rangun e eruditëve të mëdhenj dhe emrin e tij e bëri të paharruar ndër breza.



Përkthimi i Kurani nga haxhi Sherif Ahmeti është ribotuar disa herë, vetëm në Medinë më 1992 është botuar në 1 milion copë dhe kështu është bërë i pranishëm në pothuaj çdo bibliotekë e shtëpi të shqiptarëve.

### Haxhi Sherifi pedagog në Fakultetin e Studimeve Islame

Haxhi Sherifi, megjithëqë në pension e në moshë të shtyrë, më 1992 iu përgjigj kërkesës së Dekanatit të Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës, që u themelua atë vit, për të ligjëruar lëndën e Akaidit. Themelimi i fakultetit të studimeve islame ishte një ëndërr e kamotshme e brezit të hoxhallarëve të haxhi Sherifit, andaj ëndrra e tyre u bë realitet dhe këtë realitet e shijoi edhe myderrizi haxhi Sherif Ahmeti, i cili për dy vjet ligjëroi lëndën e Akaidit.

Segment tjetër i rëndësishëm në jetën e haxhi Sherifit është botimi i përmbledhjes së një pjese të punimeve të tij më 1995 nga shtëpia botuese Lidhja, redaktuar nga Nysret Simnica, në të cilën janë përfshirë një pjesë e kontributeve të haxhi Sherifit në periodikun e kohës.

Haxhi Sherifi vdiq më 14 prill 1998, duke lënë një trashëgimi të pasur: medresenë e konsoliduar, rrugën e suksesshme të publicistikës, përkthimin e Kuranit, qindra artikuj të botuar, Fakultetin e Studimeve Islame në hapat e parë të tij.

Vdekja e haxhi Sherifit qe humbje e madhe për të gjithë ne, po, në të njëjtën kohë, vepra dhe kontributi i tij mbeten një kandil i pashuar.

# Myderriz Sherif Ahmeti njeriu që i parapriu kohës së vet

Enver Zhinipotoku

**Ef. Sherif Ahmeti, figurë shumëdimensionale, la gjurmë të pashlyeshme në shumë fusha të kulturës islame, por kryevepër e tij mbetet përkthimi i Kuranit me komentim, vepra më e përhapur tek të gjithë shqiptarët, në të gjitha kohët e në të gjitha trojet*.**

Ndoshta prej atyre që morën pjesë në sesionin shkencor kushtuar dhjetëvjetorit të shkuarjes në amshim të doajenit të publicistikës islame në gjuhën shqipe, Myderrizit të njohur, haxhi Sherif ef. Ahmetit, unë kam të drejtë të flas më së paku, sepse atë njeri pata rastin ta takoja vetëm dy apo tri herë sa qe gjallë, në të pame, por për të kisha dëgjuar shumë prej të tjerëve, për vazet dhe komentet e tij, e më vonë lexova shumë shkrime të tij, duke përfshirë edhe Kuranin famëlartë të përkthyer dhe të komentuar prej tij, i cili, siç dihet, paraqet librin më të përhapur ndër shqiptarë, në të gjitha kohët dhe trojet.

Po të mos merrja pjesë në këtë eveniment të organizuar mirë nga Kryesia e BIK, FSI dhe medreseja "Alauddin" e Prishtinës, do të ndieja një zbrazëti shpirtërore e varfëri mendore, duke pasur parasysh atë që u tha tërë ditën për këtë njeri të shquar.

Në jetën tonë të varfër kulturore, të zë meraku të jesh, qoftë edhe dëgjues në një takim të tillë, ku frytet e punës këmbëngulëse të një pedagogu, kthehen në rezultate të shumëfishta, nga ata që ishin edukuar e frymëzuar prej tij.

1. Ajo që lë mbresa nga ky sesion, është fakti se figura e Myderriz Sherif ef. Ahmetit u vlerësua shumanshëm, në frymën shkencore islame e kombëtare, në kohë e hapësirë, nga ata që kishin njohur nga afër atë dhe veprën e tij. Ai jetoi me kohën, shpesh duke i paraprirë asaj, që për shqiptarët nëpër valët e shekujve, sidomos në gjysmën e shekullit të kaluar, ishte e pamëshirshme, duke rënkuar andej e këndej kufirit, nën peshën e "rrotës së kuqe" ateiste.

   Të jesh intelektualisht i formuar, siç qe Haxhi ef. Sherif Ahmeti, do të thotë të jesh i angazhuar në frymën e kohës. I përgatitur për hoxhë, kur e deshi koha e zëri i atdheut, midis viteve 1945-1956, iu përkushtua profesionit të mësuesit dhe ishte themelues e drejtues i tri shkollave në rrethin e vendlindjes; kur u lindën pishtarët e arsimit që kishte edukuar ai, Haxhi Sherif ef. Ahmeti iu kthye profesionit "të rrënjës", duke u bërë imam, alim islam e myderriz i njohur, detyrë që e ushtroi me shumë sukses në frymën fetare, kombëtare e shoqërore, deri në fund të jetës.
2. Ajo që ra në sy nga shumica e referuesve, ishte gërshetimi i dy parabolave që i kishte dhuruar Zoti këtij dijetari: talentit të pashoq dhe punës së pareshtur për ta kultivuar këtë talent. Tek Haxhi ef. Sherif Ahmeti, këto dy virtyte harmonizoheshin drejtpeshueshëm dhe mundësonin që ai të ishte pragmatik, gjë që mundëson që çështjet që zbërthehen në studimet e tij e bëjnë atë të afërt, të kuptueshëm e bindës në ligjërimet, përsiatjet dhe komentet logjike për publikun e gjerë. Dhe pikërisht ky pragmatizëm e ngriti Myderrizin në piedestalin e kulturës islame në Kosovë e më gjerë, vend ky që për një kohë të gjatë do të jetë i rezervuar për të.
3. Si njohës i pashoq i kulturës islame, po dhe kombëtare, duke u mbështetur në faktin se më nuk ishte koha që vetëm të flisnin hoxhallarët (siç bënin shumica e kohës së tij), ai iu rrek shtrimit të çështjeve me shkrim, komenteve të shkruara dhe përkthimeve, që ishin *quint esenca* e veprimtarisë së tij. Haxhi Sherif ef. Ahmeti që herët kishte kuptuar se fjala e gjallë, sado bindëse, i takon përkohësisë dhe një auditori të ngushtë, kurse e shkruara - ardhmërisë dhe u qëndron shekujve.
4. Thuaja gjithë referuesit e këtij sesioni ishin nxënës apo njohës të drejtpërdrejt të veprimtarisë së këtij dijetari. Duke e çmuar, pa e mbivlerësuar, punën e tij, ajo që u tha tregon se sa thellë në vetëdijen dhe shpirtin e atyre që kishte gatuar vetë kryemyderrizi i FSI-së dhe kishte mbjellë njerëzoren, në kohën kur ateizmi komunist mundohej ta shkulte me gjithë rrënjë pemën e besimit nga zemra dhe ndërgjegjet e njerëzve.

   Këtë Haxhi Sherif ef. Ahmeti e kishte arritur, sepse metodë pune me njerëz-



it dhe në shkrimet e tij kishte zgjedhur racionalizmin, i bindur nga praktika e Pejgamberit a.s., e të tjerëve që kishin punuar me të dhe nga përvoja e tij e gjatë, se: **kushdo që, në mënyrë racionale kupton të vërtetën, për të ajo bëhet pronë e përjetshme**.

5. Kur isha fëmijë, kisha dëgjuar në odë se "Hoxha i Gumnasellës" është talent i rrallë, i cili ia ka kaluar edhe Myderriz Sahit efendiut, axha i tij, i shkolluar në Stamboll. Në vitet 1936-1937, kur hoxha i ardhshëm mulla Sherifi, ishte nxënës i medresesë "Pirinaz" të Prishtinës, e kundërshtonte myderrizin plak derisa shpjegonte ndonjë sure të Kuranit apo hadith, duke i thënë se shpjegimi i këtij apo atij Ajeti nuk ishte i saktë. Dhe kur Sahit efendiu e shikonte dhe bindej se e vërteta ishte në anën e "talebës shtalb", e përqafonte dhe i jepte të drejtë.
6. Në bazë të përshtypjes që fiton lexuesi racional e i vëmendshëm i shkrimeve, përkthimeve dhe komenteve të haxhi ef. Sherif Ahmetit, mund të nxirret e vërteta që tek bashkëkohanikët e Myderrizit nuk gjendet dot. Derisa të tjerët në komunikimet e komentet e tyre mundohen t'i bindin ata që u drejtohen, emocionalisht, Myderriz Sherif ef. Ahmeti të përball racionalisht me argumentet që vërtetojnë bindshëm ekzistencën lëndore të Zotit të Madhërishëm.

   Mbaj mend se diku midis viteve 1973-1977, kur studioja filozofinë në Prishtinë, Akademik Fehmi Agani (ndjesë pastë), profesori ynë më i respektuar, një grupi studentësh na pati thënë: "Mulla Sherif Ahmeti është hoxhë çfarë i duhet popullit tonë sot". Në favor të këtyre konstatimeve, në sesion, Myderriz Sherif ef. Ahmeti u krahasua me Sharaviun, Hoxhë Tahsinin, Ibrahim Dalliun, Hafiz Ali Korçën etj., islamologë të përmasave kombëtare e ndërkombëtare.




7. Gjatë punës sime profesor i filozofisë, kisha pasur rastin të mësoja nga nxënësit e dikurshëm të Medresesë ku kishte ligjëruar ef. Sherif Ahmeti, se pedagogu më i mirë, më bindës e më i përgatitur ishte ai që u kishte dhënë lëndën e Akaidit. Ai, shpjegonin ata, - gjithnjë ishte i përgatitur për mësim, dhe jo vetëm për lëndën e tij, sepse deri vonë natën në kabinetin ku punonte Myderrizi, shihej drita e dëgjohej tastiera e makinës së shkrimit. Dhe s'kishte si të mos ishte i përgatitur derisa gjithmonë punonte.




8. Çka na mëson Myderriz Sherif ef. Ahmeti me shembullin e tij?. A ka nevojë ai për mirënjohje, kur vetë puna e tij është mirënjohje nga Zoti Që i kishte dhuruar mendjen e pastër e të pasur?.

   Ai njeri kishte vetëm një armik: injorancën, të cilën nuk e do as Zoti i Plotfuqishëm, e të cilën edhe Myderrizi ynë e luftoi pa mëshirë kudo që u ballafaqua me të.

   Prandaj tërë jetën ky dijetar i këshilloi nxënësit, studentët, popullin, e më së shumti kolegët e tij që e respektonin, që: **të bëhen të ditur vetë, para se t'u shpjegojnë dituri të tjerëve; ta njohin vetë rrugën në të cilën i udhëzojnë të tjerët të ecin; të punojnë vetë në sferën e dijes, para se t'i qortojnë të tjerët për injorancë**.
9. Myderriz Sherif ef. Ahmeti predikoi pareshtur ndjekjen e rrugës së Zotit, mbështetur në Kuranin famëlartë dhe Hadithet e Pejgamberit a.s., duke kundërshtuar kopjimet, improvizimet dhe modelet e traditave të huaja, që sot për disa janë bërë modë. Ai e dinte këtë rrezik, që mund t'i vinte kulturës shqiptare nga shartimet e panevojshme dhe bidatet e reja. Shumë referues në këtë sesion dëshmuan se, kur ishin nisur për t'i thelluar njohuritë e tyre kuranore në vendet arabe, Myderriz Sherifi i kishte porositur: "Djem, shkoni e na sillni sa më shumë dije, por asnjë traditë. I kemi tonat".
10. Me jetën dhe punën e tij, Myderriz Sherif ef. Ahmeti dëshmoi se: **që të respektohemi prej të tjerëve, duhet punë konkrete; para se të dalim para tyre, duhet të përgatitemi; para se të na besojnë, duhet të jemi shembull vetë; pra, para se të bëhemi heronj të mendimit e dijes, duhet të jemi robër të punës sonë këmbëngulëse.**

I tillë ishte dhe i tillë u vlerësua Myderriz Sherif ef. Ahmeti. Ky është shpërblimi më i madh që i dhuron Zoti njeriut, dhe kjo është mirënjohja më e lartë për Familjen, Fenë, Kombin e Atdheun, që e patën të tillë këtë Njeri.

---

* Diskutim në sesionin shkencor "Jeta dhe vepra e Myderriz Sherif ef. Ahmetit (1920-1998)…

**Myderriz haxhi Sherif ef. Ahmeti (1920-1998)**
**Në përvjetorin e dhjetë (1998-2008)**

# Themelues i publicistikës islame në Kosovë

**Mexhid Yvejsi**



**All-llahu i Madhnueshëm urdhëron e thotë:**

**"Nëse falënderoni, do t'jua shtoj të mirat, e nëse përbuzni, s'ka dyshim, dënimi Im është i vështirë." (Kur'an, 14:7)**

**Ai që nuk e falënderon njeriun, thoshte Muhammedi a.s., nuk e falënderon Zotin.**

**Falënderime për All-llahun e Madhnueshëm, i vetmi Krijues, që më dha mundësinë me e falënderue, me e përkujtue veprimtarinë e myderriz haxhi Sherif ef. Ahmetit, në përvjetorin e dhjetë, i cili u nda nga kjo jetë, për të kaluar në jetën e vërtetë…**

## Lindja, shkollimi dhe shërbimi

Burrat lindin në katunde, por nuk qëndrojnë aty, - thotë një fjalë e urtë e Lindjes.

Sherif Ahmeti lindi në katundin Gumnasellë të Lypjanit, në vitin 1920. Filloren e kreu në katundin Banullë, ka vazhduar në medresetë e Ferizajt e të Prizrenit, por ka diplomuar në muajin maj të vitit 1944, pranë myderriz Ahmet ef. Mardoçit, i cili vepronte në medresenë "Pirinaz" të Prishtinës…

Në fillim, pas Luftës së Dytë Botërore, shërbeu si mësues, sikurse shumë hoxhallarë të tjerë, me kërkesën e atdhetarit të mirënjohur nga Gjakova, prof. Zekeria Rexha (1910-1972), sepse Kosova nën robëri kishte shumë nevojë për arsimimin dhe edukimin e brezit të ri… Shërbeu me nder, me devotshmëri, në katundet Banullë, Gadime dhe Sllovi…

Më vonë ishte imam në xhaminë e Gllogocit të Lypjanit, kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Lipjanit, profesor në medresenë "Alauddin" të Prishtinës, ishte drejtor i saj për dhjetë vjet (1973-1983). Ishte kryetar i Shoqatës së Ulemave të Kosovës dhe më në fund shërbeu si myfti i Prishtinës (1985 deri më 1990)…

Në të gjitha këto detyra, dhe në të tjerat, shërbeu me nder, me përkushtim, por ajo që mua, personalisht, më mallëngjen, më sjell frymëzim, - është se haxhi Sherif ef. Ahmeti në Kosovë mbolli fjalën e shkruar në publicistikën islame dhe fjala e tij e shkruar, ështe një dëshmi se ai ka për të jetuar në përjetësi…

## Cili është kontributi myderriz Sherif Ahmetit në publicistikën islame?

Kontributi i tij është i madh. Ky kontribut për Kosovën e mjerë është si një pranverë, është një kontribut me shumë vlerë…

Por, vlera e çdo njeriu është sipas shkallës së veprimtarisë. Nëse veprimtaria e tij është për këtë dynja, atëherë, pak vlerë ka…

Nëse veprimtaria është: Që vetëm kënaqësinë e All-llahut ta fitojë, atëherë, vetëm All-llahu ka mundësi ta vlerësojë…



KRYESIA E BASHKËSISË ISLAME
PËR RS TË SERBISË - PRISHTINË

KUR'AN-i
Përkthim me komentim

Përktheu dhe komentoi:
H. Sherif Ahmeti

Prishtinë, 1988

## Dy-tri fjalë rreth publicistikës islame

Publicistika islame në gjuhën shqipe, mendoj për periodikun, fillon fill pas Shpalljes së Pavarësisë të Shqipërisë. Në vitin 1913 në Shkodër u botua gazeta "Zëri i Kombit" ("Sedai millet"), që dilte në gjuhën shqipe dhe në gjuhën turke.

Një gazetë tjetër islame në gjuhën shqipe filloi të botohej në Gjirokastër, me titullin "Reforma", në vitet 1921-1923. Kur u mbyll gazeta "Reforma", filloi të dilte në Shkodër, më 1923 "Udha e s'vërtetës" themeluar nga Hoxha Kadri Prishtina.

Në Tiranë, tetor 1923, filloi të botohej "Zani i Naltë" nga Komuniteti Mysliman…

Këto ishin gazetat dhe revistat e para islame në gjuhën shqipe në Shqipëri, që dolën fill pas Shpalljes së Pavarësisë.

Publicistika islame në gjuhën shqipe në Kosovë fillon pothuajse 50 vjet pas Shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë, kjo i bie pothuajse 40 vjet para Shpalljes së Pavarësisë së Kosovës…

## Myderriz Sherif ef. Ahmeti: pishtar i fjalës së shkruar - në Kosovën e robëruar…

Myderriz Sherif ef. Ahmeti është pishtar i fjalës së shkruar, në një kohë kur shumica e popullsisë nuk dinte apo kishte vështirësi për të lexuar, kur Kosova ishte e robëruar…

Ky pishtar filloi të jepte dritë me rreze të zbehta në vitet ‘60…

Në fillim, rrezet e para u pasqyruan në “Buletin”, por nga viti 1970, ato rreze erdhën duke u rritur, duke ndritur më shumë, për të ndriçuar mendjen dhe shpirtin e shqiptarit me botimin e “Takvimit-Kalendarit”….

Nga viti 1971, ky pishtar tashmë u shndërrua në flakë, dhe flaka pasqyrohet më së miri tek revista “Edukata…”

Në qershor të vitit 1986, në Prishtinë, filloi të botohej revista “Dituria Islame”, revistë fetare, kulturore, shkencore, në faqet e të cilit, që nga numri i parë, ky pishtar ngrohte zemrat e lexuesve shqiptarë…



## Tematika e shkrimeve të Myderriz Sherif ef. Ahmetit

Dalja në dritë e “Buletinit”, në veçanti e “Takvimit”, dhe sidomos dalja e revistave “Edukata Islame” dhe “Dituria Islame”, kanë qenë ngjarje të shënuara, shumë të çmuara, për lëvizjen e mendimit islam, jo vetëm në Kosovë, por kudo që jetojnë shqiptarët, si edhe për vetë historinë e shtypit shqiptar...

Myderriz Sherif ef. Ahmetin, rahmet pastë, e kam njohur ende pa u njohur…

Në vitet 1970/ 1971, kur “Takvimi-Kalendari” dhe “Edukata Islame” dolën në dritë, unë ndodhesha në Amerikë…

Një ditë prej ditësh, i shkrova një letër Myderriz Sherif ef Ahmetit, letër urimi, përgëzimi, me një çek banke brenda, me kërkesën që të m’i dërgonte nga pesë numra… Ashtu bëri…! Revistat e dërguara i shpërndaja menjëherë nëpër Qendrat Islamike Shqiptare, të cilat udhëhiqeshin nga Imam Vehbi Ismaili, në Detroit të shtetit Miçigan, Salih Efendi Myftiu dhe Imam Isa Hoxha, të Qendrës Islamike Shqiptare-Amerikane, në Bruklin, Nju-Jork, etj…

Ishte një kënaqësi dhe gëzim i madh për të gjithë dashamirësit e fjalës së shkruar, që kishin mërguar, - të lexonin shkrime islame nga Kosova e robëruar… Njëkohësisht, ishte gëzuar edhe Sherif ef. Ahmeti, madje ishte habitur shumë, që fjala e shkruar kishte depërtuar aq larg …

Tematika e shkrimeve të Myderriz Sherif ef. Ahmetit, duke përfshirë edhe përkthimet, është shumëngjyrëshe, e shumëllojshme, aty secili mund të gjejë diçka që e tërhjeq drejt Rrugës së Vërtetë…

Shkrimi i tij i parë, botuar në revistën “Edukata Islame” nr. 1, Viti I, 1971, faqe: 6-10, titullohej:

## Prezentimi i Zotit xh.sh. në natyrë dhe proçese

Menjëherë, prej faqes 10, ndodhej shkrimi i dytë me titull: PROFETI - PEJGAMBERI MUHAMED KËSHILLON, (faqe: 10-14)


Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

Me rastin e 20-vjetorit të përkthimit të Kur'anit në gjuhën shqipe,
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës i jep

MIRËNJOHJE

Mudərrisit Sherif ef. Ahmeti (merhum)
Për kontributin e tij në përkthimin e Kur'anit Famëlartë.

26-27.12.2005

Kryetari
Myftiu, Mr. Naim Tërnava

Shkrimi i tretë fillon prej faqes 14 me titullin:

ISLAMI ËSHTË DITURI DHE KULTURË, faqe: 14-18.

Pra, që në numrin e parë të “Edukatës Islame”, viti 1971, që kishte 56 faqe gjithsej, Myderriz Sherif Ahmeti, i cili ishte themelues, redaktor kryesor dhe përgjegjës, ka tri shkrime-punime, me rreth 15 faqe…

Punimet e tij të fundit janë botuar në “Takvim-Kalendar”, 1995 me titujt: “Legjislatura Islame dhe drejtimet (sheriati dhe medhhebet)”, faqe: 33-44 dhe “Emrat që përdoren ndër besimtarë të fesë Islame dhe domethënia e tyre”, faqe: 95-125.

Tërësia e shkrimeve të botuara të Sherif ef. Ahmetit është rreth 200... Shtrihet në një periudhë kohore rreth 30-vjeçare, përfshirë këtu edhe përkthimet dhe botimet e veçanta, siç janë: Kur’ani, përkthim me komentim në gjuhën shqipe, Prishtinë, 1988, Komente dhe mendime islame, Prishtinë, 1995, që janë një pasuri e cila, duke u shpërndarë, do të shtohet, me kalimin e kohës edhe më shumë do të vlerësohet…

Do të vlerësohet, sepse kjo publicistikë ka vlera të qëndrueshme, sepse është e çmueshme, siç është përmbajtja e tematikave të saj: nga drejtësia islame, historia islame, dituria islame, kultura islame, didaktika islame, pedagogjia islame, etika islame, edukata islame, filozofia islame, mistika islame, etj. etj…

Si lexues dhe rrugëtar i palodhur nëpër shkrimet e Myderriz Sherif Ahmetit, mendoj se me tematikat e ndryshme, ai e tha atë që e besonte dhe e bëri atë që mendonte…

*Gazeta e përditshme "El-Arab"e Katarit në përkujtimin e dhjetëvjetorit të Myderriz Sherif ef. Ahmetit*

# Ndriçimi i jetës dhe veprës së alimit kosovar myderriz Sherif Ahmetit*

Me rastin e dhjetëvjetorit të vdekjes së myderriz Sherif ef. Ahmetit, Kryesia e Bashkësisë Islame e Kosovës, në bashkëpunim me Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë dhe Medresenë e Mesme "Alauddin" organizon sesion shkencor, ekspozitë të fotografive dhe dorëshkrimeve si dhe do të shfaq një film dokumentar për jetën dhe veprimtarinë e tij.

Myderriz Sherif ef. Ahmeti është lindur në vitin 1920, në fshatin Gumnasellë, të komunës së Lipjanit, nga një familje me tradita të lashta islame. Pasi që familja e tij ishte detyruar të shpërngulej nga vendlindja e saj në Prekopucë, në Serbinë Qendrore, gjatë spastrimit të madh etnik dhe fetar që bëri Serbia në vitin 1878, pas pavarësimit të Serbisë nga Porta e Lartë, si dhe pas disfatës së ushtrisë Osmane në luftën e saj me ushtrinë ruse në luftën e Krimesë.

Meqenëse, qeveria serbe nuk lejonte hapjen e shkollave të veçanta për myslimanët, ata detyroheshin t'i dërgonin fëmijët e tyre te hoxhallarët që t'i mësojnë bazat e fesë islame si dhe leximin e Kur'anit. Ata, zakonisht mësonin nëpër mejtepe pranë xhamive apo në shtëpitë e tyre. Sherif ef. Ahmeti ndoqi këtë metodë duke mësuar herë te një hoxhë e herë te tjetri, duke u transferuar prej një qyteti në qytetin tjetër, derisa u pajis me dituri dhe u bë i njohur si dijetar në tërë Kosovën.



العرب
الحقيقة عن كثب

يومية سياسية مستقلة

ثقافة

أضواء على حياة العالم الكوسوفي الشيخ شريف أحمدي

16-04-2008

كمال موريتا

تقوم المشيخة الإسلامية في كوسوفو بمشاركة كل من كلية الدراسات الإسلامية في بريشتينا ومدرسة «علاء الدين» الثانوية بعقد ندوة علمية وبعرض فيلم وثائقي وبتنظيم معرض لصور عن حياة وaأعمال العالم الجليل الشيخ شريف أحمدي بمناسبة مرور عشر سنوات على وفاته.

ولد الشيخ شريف أحمدي سنة 1920 في قرية «غومناسيلا» من قرى بلدية «فريزاى» في وسط كوسوفو من أسرة ذات جذور إسلامية عريقة بعد أن اضطرت لمغادرة وطنها الأصلي «بريكوبوسا» قرب مدينة «نيش» في وسط صربيا مع هجرة الألبان الكبرى التي حدثت سنة 1878 بعد استقلال صربيا من الباب العالي والهزيمة التي منيت بها الجيوش العثمانية في الحرب مع الجيش الروسي، حيث تم تطهير جميع القرى والمدن الصربية من المسلمين خلال فترة قصيرة جدا.

ونظرا لأن الحكومة الصربية لم تكن تسمح بفتح مدارس خاصة للمسلمين كان السلمون يبعثون أولادهم ليتعلموا مبادئ الإسلام والقرآن الكريم في كتاتيب عند علماء كانوا يقومون بهذه المهمة في بيوتهم أو في المساجد. اتبع الشيخ الشريف أحمدي هذه الطريقة متنقلا من معلم إلى معلم ومن مدرس إلى مدرس ومن مدينة إلى مدينة ينهل العلم والمعرفة إلى أن أصبح عالما ذاع صيته في كل أرجاء كوسوفو.

شاءت الأقدار أن يعيش العالم الجليل الشيخ الشريف أحمدي في أصعب فترة تاريخية مر بها المسلمون في كوسوفو وهي الحقبة التي كان يسيطر فيها النظام الشيوعي على زمام الأمور والذي حاول بكل الوسائل الممكنة محاربة الإسلام وطمس الهوية الدينية للمسلمين والشباب منهم بصفة خاصة. وكان من حسن

*Gazeta e përditshme "El-Arab"e Katarit*
*në përkujtimin e dhjetëvjetorit të Myderriz Sherif ef. Ahmetit*

Deshi fati që Sherif ef. Ahmeti të jetojë, në periudhën më të vështirë historike nëpër të cilën kaluan myslimanët e Kosovës. Ajo ishte periudha e sundimit komunist, i cili u mundua që me të gjitha mekanizmat e tij ta luftojë Islamin dhe zhdukjen e identitetit fetar të shqiptarëve, në mënyrë të veçantë të rinisë. Ishte fat i mirë për myslimanët që në atë periudhë kohore, ai ishte në krye të Medresesë së Mesme "Alauddin", e cila ishte rihapur në vitin 1951, pas kërkesave të vazhdueshme të besimtarëve të besimit islam në Kosovë dhe më gjerë.



*H. Sherifi në mesin e nxënësve të Medresesë "Alauddin" në Prishtinë*

Kontributi i tij, si dhe hoxhallarëve tjerë ishte vendimtar në edukimin e bijve të myslimanëve në principet e fesë islame, që ata të mos bijën pre e propagandës së ideologjisë komuniste. Gjeneratat e tëra të medresantëve të Medresesë, së Mesme "Alauddin", të pajisur me njohuritë që kishin fituar në bankat e Medresesë morën mbi vete obligim që t'i përkushtohen misionit të imamit, vaizit, hatibit dhe mësuesit të

fesë, jo vetëm në Kosovë, por në të gjitha trojet ku jetonin myslimanët. Myderrizi ynë i nderuar, Sherif Ahmeti ka luajtur rol vendimtar në këtë aspekt. Ai jepte lëndën e akaidit për t'i përgatitur ata që t'i kundërviheshin ateizmit, i cili ishte ideologji zyrtare e sistemit komunist që ishte në pushtet në atë kohë. Myderriz Sherif ef. Ahmeti punoi në arsim për afër një çerek shekulli, kështu që nga duart e tij dualën shumë nxënës, jo vetëm nga Kosova, por edhe jashtë saj. Kjo kishte bërë që ata ta ruajnë me fanatizëm identitetin e tyre fetar.

Vlen të përmendim se përveç gjurmëve të pashlyeshme, që ai la në fushën e arsimit, ai konsiderohet pionier dhe themelues i publicistikës islame në Kosovë. Ishte i pari që nxori revistën e parë islame në gjuhën shqipe në Kosovë në vitin 1971, të cilën emërtoi (Edukata Islame". Ky ishte një hap i madh dhe i rëndësishëm për atë kohë, kur dihet se shtypi ateist ishte ai, që mbizotëronte në skenën kosovare. Ai qëndroi në krye të kësaj reviste për gjashtëmbëdhjetë vjet rresht. Kjo kishte bërë, që revista "Edukata Islame", të bëhet njëra prej revistave më të njohura në Kosovë dhe të jetë e lexuar tek njerëzit e të gjitha moshave. Në editorialet e saj, ai vazhdimisht potenconte rëndësinë e besimit në Allahun si dhe ruajtjen e identitetit islam si parakushte për ruajtjen e identitetit kombëtar shqiptar. Ky hap i mirë, i myderrizit tanë



të nderuar, trasoi rrugën për nxjerrjen e revistave tjera islame të mëvonshme si "Dituria Islame", "Drita e Kur'anit", "Zgjimi Islam" etj.

Myderriz Sherif ef. Ahmeti është i njohur si përkthyes i Ilmihalit, në vitin 1968 në gjuhën shqipe për t'i njohur myslimanët me bazat e fesë Islame. Po ashtu ai është hartues i disa teksteve islame, lidhur me problemet me të cilat preokupoheshin myslimanët në Kosovë dhe në Ballkan. Tre vjet para vdekjes së tij, në vitin 1995, shkrimet e tij të botuara në faqet e revistës "Edukata Islame" u tubuan dhe u botuan në një përmbledhje të veçantë me titull: "Komente dhe mendime".

Myderriz Sherif Ahmeti, u bë edhe më i njohur ndër shqiptarët me përkthimin e Kur'anit me komentim në gjuhën shqipe, të cilin e botoi Kryesia e Bashkësisë Islame e Kosovës në vitin 1987. Ky përkthim më vonë u ribotua edhe disa herë dhe mund të konsiderohet njëri ndër librat më të përhapur në gjuhën shqipe, që ka arritur në një tirazh prej më shumë se një milion ekzemplarë.

Gjatë kohës, sa Myderriz Sherif ef. Ahmeti ishte myfti i Këshillit të Bashkësisë Islame të Prishtinës, ditëve të xhuma mbante ligjërata dhe këshilla në xhaminë e Madhe të Sulltan Mehmet Fatih, në kryeqendër të Kosovës. Këshillat e tij kishin zgjuar kërshërinë e myslimanëve tek të gjitha moshat. Andaj në ato prezantonte nj numër shumë i madh i njerëzve nga të gjitha moshat. Kjo kishte bërë që ai të njihet edhe nga një aspekt tjetër, kësaj radhe si vaiz dhe hatib.

Myderriz Sherif ef. Ahmeti vdiq në Prishtinë, më 14 prill 1998, në moshën 78 vjeçare. Pas veti la një thesar të çmuar të shkrimeve islame. Rahmetliu, tërë jetën e vet ia kishte përkushtuar Islamit dhe shkencave të tij. Ishte në shërbim të Islamit dhe myslimanëve me tërë qenien e tij. Zoti i madhërishëm i kishte dhënë jetë që ai vet ta shohë dështimin e Islamit, për të cilin kishte parashikuar më herët. Islami kishte qëndruar i fortë dhe i kishte përballuar me suksese shtrëngatës komuniste. Ai me ndihmën e Allahut dhe përpjekjet e myderrizit tanë dhe hoxhallarëve tjerë të brezit të tij ishte edhe më i fortë se më parë. Andaj, sot nxënësit dhe studentët e tij me krenari dhe mburrje përkujtojnë myderrizin e tyre në dhjetëvjetorin e vdekjes, i cili po koincidon me realizimin e ëndrrës së myderrizit të tyre si dhe të brezave të mëhershëm me shpalljen e Kosovës shtet sovran dhe të pavarur. Kjo ishte dëshira edhe e myderrizit dhe alimit tanë të madh. Allahu i madhërishëm e shpërbleftë me Xhennet.



*Falja e xhenazës së H. Sherif Ahmetit*

* Ky artikull është botuar në të përditshmen "Alarab" të Katarit më 16.04.2008, në rubrikën Histori dhe Civilizim, me rastin e dhjetëvjetorit të vdekjes se Myderriz Sherif ef. Ahmetit, shkruar nga Qemajl Morina.

# Dukuria e vetëvrasjes dhe trajtimi i saj sipas parimit islam

**Fitim Flugaj**

Në shoqëritë në transicion çdo gjë është e mundur. Aty hasim në dukuritë e shumta negative që paraqiten shpejt, por nuk mënjanohen shpejtë. Një gjë e tillë nuk bën të ndodhë në shoqërinë e mirëfilltë islame. Shoqëria islame e mirëfilltë, e ndërtuar dhe edukuar mbi bazën e besimit të drejtë në Krijuesin Absolut, nuk paramundëson shfaqjen e dukurive negative në mesin e kësaj shoqërie. Arsyetimi për këtë vjen nga fakti se kjo shoqëri ideale ka një energji të jashtëzakonshme për përballimin e cilësdo sfidë të jetës, i trajton gjërat ngadalë dhe me urtësi të përkryer. Mbi të gjitha, u paraprin gjërave e ngjarjeve dhe vendos një preventivë të hershme. Në vend që të merret me mënjanimin, kjo merret më parë me parandalimin dhe mundi dhe energjia nuk shkojnë kot.

Vetëvrasja është një dukuri që shfaqet sidomos në shoqëritë ateiste dhe me besim të luhatshëm e në shoqëritë që jetojnë në besëtytni dhe të cilat në përgjithësi ballafaqohen me probleme të rënda ekonomike, sociale dhe psikologjike. Dukuria e vetëvrasjeve për mjedisin e Kosovës është dukuri e re, që mori përmasa shqetësuese pas vitit 2000. Statistikat e fundit tregojnë për rritje të lartë të kësaj dukurie në Kosovën e pasluftës. Kështu, në vitin 2000 numri i vetëvrasjeve arrin në 48, në vitin 2001 në 74, në vitin 2002, 51, në vitin 2003 në 68, në vitin 2004 në 67, në vitin 2005 në 54 dhe në gjashtëmujorin e parë të vitit 2006 numri i të vetëvrarëve arrin në 26. D.m.th. gjatë këtyre viteve janë vetëvrarë gjithsej 388 persona[1]. Natyrisht kjo shifër nuk është saktë dhe ajo duhet marrë me rezervë, sepse janë shënuar vetëm ato të dhëna që paraqiten në spitale, përkatësisht në klinika të mjekësisë ligjore ose në degët forensike të spitaleve të vendit. Në këto institucione nuk paraqiten të gjitha rastet e vetëvrasjeve. Disa nga vetëvrasjet paraqiten si "vdekje aksidentale", për shkak të ruajtjes së dinjitetit personal, familjar etj.[2] Kështu, gjatë këtyre gjashtë vjetve e gjashtë muajve, në Kosovë kanë bërë vetëvrasje mesatarisht nga shtatë veta, përkatësisht nga 7,76 veta për secilin vit ose për çdo dy muaj në Kosovë është bërë nga një vetëvrasje[3]. Këto të dhëna janë vërtet alarmante. Kur kësaj t'i shtohet edhe numri të vrarëve që ka ndodhur gjatë këtyre viteve, atëherë kjo çështje është jashtëzakonisht shqetësuese.

Kjo llavë e vullkanit famëkeq, që ka përfshirë shoqërinë tonë kosovare, tanimë është një realitet që nxjerr në shesh shumë gjëra. Në radhë të parë mungesa e gjatë e edukimit fetar gjatë kohës së sistemit monist-ateist ka krijuar një gjeneratë labile dhe të paaftë për edukim, vërehet se nga ata që bëjnë vetëvrasje, shumica janë persona që kanë lindur dhe janë rritur në komunizëm, së bashku me bijtë e tyre. Faktor tjetër është degjenerimi i madh moral dhe marrëdhëniet e parregullta intime në shoqëri, sidomos amorali në mes të të afërmve, të cilët, për t'iu shmangur problemeve, po bëjnë vetëvrasje. Ka edhe shumë faktorë të tjerë, por të gjitha mund t'i përmbledhim brenda një problemi. Problemi është mungesa e imanit-besimit dhe mungesa e edukimit të mirëfilltë.

Pejgamberi s.a.v.s. thotë: "Kishte qenë një njeri i plagosur rëndë në trup dhe mbyti vetveten. i Lartësuari Allah tha: "Ky njeri shkeli në çështjen (kompetencën) Time me dorën e vet. Ia kam ndaluar hyrjen në xhenet."[4]

Ky hadithi kudsij flet qartë se personi nuk ka qenë në gjendje ta përballojë fatkeqësinë që i ka ndodhur në momentin e caktuar. Sipas këtij hadithi, njeriu nuk ka të drejtë të prekë në kompetencat e Zotit, e shpejtimi i vdekjes është kompetencë e Zotit.

Njeriu duhet të jetë i përgatitur në çdo moment për t'u përballur me vështirësi të ndryshme. Jeta nuk mund të ecë vazhdimisht me të njëjtin ritëm. Edhe jeta është si relievi i tokës, përplot kodrina e fusha. Askund nuk ka vetëm fushë dhe as vetëm kodrina.

Allahu i ka dhënë njeriut shumë dhunti, dhuntia më e madhe është mendja. Mendja është privilegji i njeriut dhe mjeti që i mundëson njeriut përshtatje dhe ballafaqim me sfidat e jetës. Dhunti e madhe për njeriun është se njeriu në çdo aspekt e posedon natyrën e përshtatshmërisë dhe ballafaqimit me të gjitha vështirësitë.

Krahas kësaj, Mëshirëploti Allah ka dërguar pejgamberë dhe shpallje për ta edukuar njeriun, duke filluar nga edukimi i shpirtit e deri tek edukimi i gjymtyrëve. Dhe kjo gjë nuk i mundëson njeriut të hasë në boshllëk dhe varfëri shpirtërore dhe e mban fort në lidhje me Zotin.

Mbështetja në Zotin xh.sh., njeriut i mundëson që shumë lehtë t'i tejkalojë sfidat dhe problemet e jetës. I Dërguari s.a.v.s. në një hadithi sherif, thotë: "Shumë e çuditshme-interesante është çështja e besimtarit mysliman. E tërë çështja e tij është mirësi. Nëse ballafaqohet me diçka të mirë, nuk e tepron dhe falënderon, nëse ballafaqohet me ndonjë fatkeqësi të madhe, duron, e përballon dhe e konsideron të mirëseardhur e E falënderon Allahun. Kjo nuk mund të gjendet tek askush tjetër përveçse tek besimtarët."[5]

Po pra, një qëndrim kaq burrnor dhe stabil nuk mund të gjendet tek askush tjetër përveçse tek besimtari i vërtetë e i sinqertë, i cili shpresat i ka tek Zoti i vet dhe kurrsesi



nuk bie nën kthetrat e pesimizmit të djallëzuar, që shpie në vetëvrasje.

Besimtari i sinqertë është i kënaqur me atë që i cakton Krijuesi Allah dhe që i vjen prej Tij, qoftë edhe sprovë shumë e rëndë. Besimtari nuk i këput shpresat në asnjë mënyrë. Ai është në përputhshmëri me atë që i këshillon ajeti kuranor, që thotë: "E mos e humbni shpresën nga mëshira e Allahut, sepse vetëm populli jobesimtar e humb shpresën në Allahun."[6]

Ndërsa në një ajet tjetër Allahu thotë: "Askush nuk e humb shpresën në mëshirën e Zotit të vet. Përveç atyre që janë të humbur"[7]

Nga këto ajete kuranore na bëhet fare e qartë se vetëvrasja paraqitet tek ata që i humbin shpresat tek Zoti i tyre dhe që janë të humbur. Natyrisht se shkenca e pranon që njeriu, para se të vetëvritet, kalon në gjendje jo normale dhe pastaj bën vetëvrasje, por e gjithë dukuria na del në pah se vjen si rezultat i mosbesimit. Lusim Krijuesin e Madhërishëm që gjendja edukative tek populli ynë të përmirësohet dhe edukimi i mirëfilltë fetar të arrijë të futet nëpër institucione dhe shtëpi, për të parandaluar jo vetëm vetëvrasjen, por të gjitha dukuritë negative.

---

*Fusntoat:*

1. Pajazit Nushi, Vetëvrasjet e të miturve në Kosovë në vitet 2000-2005 dhe vlerësimi i instancave kontrolluese të tyre – hulumtim prapaveprues, "Studime", nr. 13, Prishtinë, 2006, f. 238.
2. Po aty, f. 237.
3. Po aty, 238.
4. Sahih Bukhari.
5. Po aty.
6. Sure Jusuf 87.
7. Sure El-Hixhr, 56.

*Sekretari i Kryesisë së BI të Kosovës Resul Rexhepi flet për vërejtjet dhe sugjerimet që bënë bashkësitë fetare tradicionale në Draft-Kushtetutën e Kosovës*

# Pjesa më e madhe e propozimeve e sugjerimeve të bashkësive fetare nuk janë marrë parasysh nga Komisioni Kushtetues

Më 4 prill 2008, Kuvendi i Republikës së Kosovës, në seancë solemne miratojë Kushtetutën e Republikës së Kosovës.

Miratimi i Kushtetutës së Kosovës është një ngjarje e rëndësishme për historiografinë më të re të Kosovës, dhe lirisht mund të themi se pas 17 shkurtit, kur po Kuvendi i Kosovës shpalli pavarësinë e vendit, miratimi i Kushtetutës është ngjarja më e rëndësishme, ngase me këtë akt edhe praktikisht Kosova bëhet edhe me aktin më të lart juridik – Kushtetutën e vendit.

Duke marrë parasysh gjendjen në të cilin gjendet Kosova, në këtë fazë pas pavarësisë, ku e tërë vëmendja është përqendruar tek konsolidimi i shtetit më të ri në botë, i cili dorën në zemër po përballet me sfida të ndryshme nga politika dhe diplomacia e orkestruar serbo-ruse, mënyra e miratimit të kushtetutës lenë shumë për të dëshiruar, ngase megjithëqë u mbajte një debat (diskutim publik) me opinion, ky lloj debati, që më shumë ishte një njoftim i opinionit me Draftin kushtetues sesa debat e diskutim publik i mirëfilltë, u krye në një kohë të shkurtë, pa pasur mundësi të duhur që opinioni dhe grupet e interesit të japin mendimet e tyre.

Duhet të jemi koshient se Drafti Kushtetues është i përgatitur në bazë të planit të Ahtisarit dhe kompromiseve me faktorët ndërkombëtar. Andaj Komisioni Kushtetues i Kosovës, megjithëqë mbajti gjoja një diskutim publik, në fund thuajse nuk mori asgjë parasysh nga vërejtjet që iu bën draftit në tubimet me qytetarët dhe grupet e interesit.

Projekt - Kushtetutën e Kosovës me shumë kujdes e kishin analizuar edhe ekspertët e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe ata të Ipeshkvisë katolike, pra të dy institucioneve që udhëheqin me bashkësitë tradicionale të Kosovës, apo thënë më mirë të dy institucioneve fetare shqiptare.

Ndërsa udhëheqësit e Kishës Ortodokse serbe nuk u morën fare me Kushtetutën e Kosovës duke e injoruar dhe mos e pranuar.

Ekspertët e Bashkësisë Islame të Kosovës fillimisht analizuan Draft- Kushtetutën e Kosovës, dhe më pas bënë edhe vërejtjet e tyre, të cilat ia dërguan Komisionit Kushtetues me të cilët edhe bashkëbiseduan dhe debatuan për mënyrën e inkorporimit të vërejtjeve e sugjerimeve. Pos kësaj Bashkësia Islame e Kosovës dhe Ipeshkvia e Kosovës apo thënë më mirë ekspertët e dy bashkësive fetare harmonizuan qëndrimet dhe të njëjtat ia dërguan Komisionit Kushtetues. Por fatkeqësisht Komisioni Kushtetues me gjithë premtimet se do t'i marrë parasysh sugjerimet e bashkësive fetare kjo mbeti vetëm një premtim ngase asgjë nuk mori parasysh nga propozimet dhe sugjerimet e propozuara nga bashkësitë fetare.

Për të kuptuar më mirë se çka në të vërtet ekspertët e bashkësive fetare i sugjeruan Komisionit Kushtetues ne biseduam me sekretarin e Kryesisë së BI të Kosovës H. Resul Rexhepin.

***D.I.:*** *Fillimisht na thoni si e keni perceptuar hartimin e Draftit të Kushtetutës?*

***Resul Rexhepi:*** Duke qenë se Kushtetuta është akti më i lart juridik i një shteti, rëndësia e të cilit është e padiskutueshme, në veçanti për rrethanat tona, unë kam kujtuar se diskutimit publik do t'i kushtohet rëndësi më meritore, se do të merren parasysh vërejtjet, propozimet dhe sugjerimet e atyre që nesër pas gjysmës së qershorit do të veprojnë sipas saj. Fatkeqësisht një gjë e tillë nuk ndodhi. Për më tepër, draft-Kushtetuta më shumë i përngjante një përkthimi jo edhe aq të bukur, diskutimi publik qe më shumë simbolik se sa dinjitoz, propozimet e arritura nuk u përfillën aq sa duhej dhe në fund edhe miratimi i të njëjtës u bë ashtu siç u bë. Me qenë se ne dëshirojmë që shtetin tonë të ri ta ndërtojmë në baza të shëndosha, ku rol tepër të veçan luan pikërisht Kushtetuta, jam thellë i bindur se me këtë rast asaj nuk ia kemi dhënë hakun.



*H. Resul Rexhepi*

***D.I.:*** *Cilat janë vërejtjet themelore të Kryesisë së BI të Kosovës?*

***Resul Rexhepi:*** Gjatë kohës sa projekt-Kushtetuta ka qenë në diskutim publik, ne këtë e kemi marrë me seriozitetin më të madh, madje jemi konsultuar edhe me ekspertë, me qëllim që të kontribuojmë në këtë drejtim. Ne kryesisht jemi fokusuar në ato pjesë gjegjësisht dispozita që kanë të bëjnë me bashkësitë fetare, jo pse të tjerat nuk na kanë interesuar por me qëllim që ato t'i lëmë secilit për fushën e vet. Natyrisht edhe me rastin e propozimeve tona vazhdimisht e kemi pas në konsideratë edhe "Pakon e Ahtisarit".

Vërejtjet tona kanë qenë parimore duke filluar tek përkufizimi i shtetit, pastaj, shteti laik, e drejta e jetës, e drejta e martesës dhe familjes, liria e besimit, e ndërgjegjes dhe e fesë, dhe ajo që ka të bëjë me konfesionet fetare.

***D.I.:*** *A janë marrë në konsideratë vërejtjet dhe sugjerimet e juaja?*

***Resul Rexhepi:*** Fatkeqësisht, pjesa më e madhe e propozimeve tona nuk janë marrë parasysh, ose janë modifikuar në atë mënyrë sa që në fakt nuk ofrojnë atë që ne kemi propozuar. Ne, me dashamirësinë tonë më të madhe, kemi shkuar në minimumin e mundshëm, pra, vetëm në ato nene të cilat kanë të bëjnë me bashkësitë fetare dhe besimtarët tanë. Për të qenë çudia edhe më e madhe, ne pasi që vërejtjet dhe propozimet tona ia kemi dërguar komisionit kushtetues, së bashku me përfaqësuesit e Kishës katolike kemi debatuar edhe me kryetarin dhe disa anëtarë të këtij komisioni, të cilët edhe pse na kanë prit me fjalë miradije, megjithatë, propozimet tona kanë ngelur të papranueshme. Madje, për disa ndërhyrje tona, siç është rasti me nenin 37, pika 2, na kanë pohuar se do t'i rregullojnë me ligj, sa kohë që dihet se ligjet duhet të jenë të përputhura me Kushtetutë e jo edhe e kundërta.

***D.I.:*** *Si e vlerësoni pozitën e bashkësive fetare në Kushtetutën e Kosovës?*

***Resul Rexhepi:*** Pozita e bashkësive fetare, në veçanti ajo juridike, nuk është e rregulluar siç kemi dëshiruar ne, duke filluar nga laicizmi e deri tek financimi, ose aspekti material e të ngjashme

***D.I.:*** *Si e shihni që Kushtetua e Kosovës, në një farë mënyre lejon madje homoseksualizmin?.*

***Resul Rexhepi:*** Me gjasë po, ose së paku është lënë e pa definuar plotësisht, kështu që mund të interpretohet në dy mënyra. Ne kemi kërkuar që nenit 37, pika 2 t'i shtohet "...e gjinive të kundërta" gjë që nuk është pranuar. Me këtë rast ne kemi potencuar se jemi thellësisht kundër legalizimit të martesave të gjinisë së njëjtë, për faktin se kjo është në kundërshtim të plotë me vet natyrën e njeriut, është në kundërshtim me traditën tonë shekullore, për më tepër, si e tillë është kundër Krijuesit të saj.

Formulimi që është dhënë në versionin përfundimtar të Kushtetutës lenë mundësinë e keqinterpretimit dhe rrjedhimisht edhe të keqpërdorimit.

***D.I.:*** *Ju keni harmonizuar qëndrimet edhe me Kishën katolike, pasi që keni parë që nuk jeni përfillur çfarë qëndrimin do të mbajnë dy bashkësitë a keni pas takim në nivel të ekspertëve.*

***Resul Rexhepi:*** Është shumë e vërtetë se me Kishën Katolike të Kosovës për këtë çështje shumë të rëndësishme kemi bashkëpunuar dhe i kemi dërguar vërejtjet tona dhe i kemi dorëzuar tek komisioni. Më pastaj, kemi organizuar edhe një takim, siç përmenda më herët, me shumicën e anëtarëve të komisionit kushtetues. Tani, pas miratimit të Kushtetutës, akoma nuk kemi pas rast të bisedojmë për këtë çështje. Kujtoj se gjatë ditëve në vijim mbase do të bisedojmë edhe me ta, ndërkaq çka do të ndërmarrim, unë nuk dëshirojë të prejudikoj.

*(biseduan:*
***b. Simnica & r. shkodra)***

## Propozimet e Kryesisë së BI të Kosovës për ndryshime dhe plotësime drejtuar Komisionit për hartimin e Kushtetutës së Republikës së Kosovës

**KOMISIONIT KUSHTETUES**
**PËR HARTIMIN E DRAFT-KUSHTETUTËS**
**SË REPUBLIKËS SË KOSOVËS**
**PRISHTINË**

**LËNDA:** ***Propozimet për ndryshimin dhe plotësimin e draft-Kushtetutës së Republikës së Kosovës.***

Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, pas leximit dhe analizimit të Draft-Kushtetutës, konsideron se komisioni i nderuar ka bërë një punë të madhe, e cila gjithsesi duhet vlerësuar lart. Megjithatë, kjo kryesi, në emër të organeve dhe institucioneve të BI-së dhe në emër të saj, duke u bazuar në momentin aktual politik dhe duke i vlerësuar rrethanat aktuale ekzistuese, komisionit të respektuar kushtetues, minimalisht i bën këto:

**PROPOZIME**

**Neni 1.**
Alineja 3 e këtij neni të jetë: *"Republika e Kosovës nuk ka pretendime territoriale ndaj asnjë shteti ose pjese të ndonjë shteti."* (Pjesa vijuese e kësaj alineje të fshihet).

**Neni 8.**
Neni 8 i propozuar, të ndryshohet dhe të bëhet: *" Republika e Kosovës është shtet neutral në çështje të fesë".*

**Neni 38.**
Tek alineja 1, ku shkruhet: "Liria e besimit, e ndërgjegjes dhe e fesë, është e garantuar" të shtohet edhe : *"Ajo mund të ushtrohet lirshëm në jetën private dhe publike".*

(Sa për ilustrim, kështu e ka të rregulluar Kushtetuta e Sllovenisë dhe disa të tjera)

Pas paragrafit 1 të nenit 38, të shtohet edhe një paragraf me këtë përmbajtje: *"Institucionet publike sigurojnë manifestimin dhe praktikimin e besimit".*

Pas paragrafit 3 të nenit 38, të shtohet edhe një paragraf:
*"Shteti siguron mbajtjen e mësimit (kulturës ose edukatës) fetare tradicionale në shkollat publike".*

Neni 39.
Paragrafi 4 të plotësohet dhe të jetë:
*"Bashkësitë fetare kanë të drejtë të themelojnë shkolla fetare, institucione arsimore-edukative dhe institucione bamirëse, të cilat shteti i ndihmon në përputhshmëri me këtë Kushtetutë dhe me ligjin".*

Pas paragrafit 4 të shtohet edhe një paragraf me këtë përmbajtje:
*"Shteti i financon bashkësitë fetare tradicionale".*
(Duke qenë se këta besimtarë-shtetas janë taksapagues të po këtij shteti, është e drejtë e natyrshme dhe legjitime të gëzojnë nga shteti financimin e bashkësive të tyre).

Vërejtje e përgjithshme:

Në tërë tekstin e draft-Kushtetutës fjala "konfesion" të zëvendësohet me fjalën "bashkësi".

(Sepse në tekst bëhet fjalë për bashkësi po thuhet konfesion, gjë që shkencërisht dhe logjikisht nuk qëndron).

***

Të nderuar anëtarë të Komisionit kushtetues!

Këto janë vetëm disa nga vërejtjet dhe propozimet tona. Jemi përcaktuar në minimumin që mund t'Ju propozojmë.

Duke Ju falënderuar për mirëkuptim dhe me shpresë se këto propozime do t'i përfillni, me se do t'i nderoni të gjithë besimtarët, Ju përshëndesim sinqerisht.

*Prishtinë 1 mars 2008*
*Me respekt,*
*KRYETARI,*
**Myftiu Mr. Naim Tërnava**

## Propozimet e bashkësive fetare tradicionale të Kosovës: Kryesisë së BI-së të Kosovës dhe Ipeshkëvisë së Kosovës për ndryshime dhe plotësime drejtuar Komisionit për hartimin e Kushtetutës së Republikës së Kosovës

**REPUBLIKA E KOSOVËS**
**KRYESIA E BASHKËSISË ISLAME**
**IPESHKËVIA E KOSOVËS**
**dt.17 mars 2008**

**KOMISIONIT KUSHTETUES TË REPUBLIKËS SË KOSOVËS**
**PRISHTINË**

Bashkësia Islame e Kosovës dhe Kisha Katolike e Kosovës, pas shqyrtimit të kujdesshëm të Projekt-Kushtetutës, kanë qëndrim të përbashkët rreth disa çështjeve parimore dhe tejet të rëndësishme mbi jetën dhe familjen. Prandaj, duke u nisur nga fakti se jeta është e pacenueshme dhe e shenjtë, dhe se familja është qeliza bazë e çdo shoqërie, ne si përfaqësues të bashkësive fetare dhe për të mirën e përbashkët të të gjithë qytetarëve, propozojmë që në Projekt-Kushtetutë të bëhen disa ndryshime dhe plotësime të domosdoshme.

Në Projekt-Kushtetutë, kapitulli II, neni 25 (E drejta e jetës), pika 1 thuhet:

"Secili individ që nga lindja gëzon të drejtën e jetës".

Ne propozojmë që kjo pikë të ndryshohet si vijon:

"Secili individ që nga ngjizja (fillimi, zanafilla) gëzon të drejtën e jetës".

Arsyetim

Për ne si shqiptarë dhe si fetarë, jeta është e pacenueshme dhe e shenjtë që nga zanafilla deri në mbarimin e saj natyror, pra në çdo fazë apo periudhë të saj.

Kjo bindje dhe ky përcaktim mbështetet në traditën tonë, në parimet fetare dhe në realitetin shkencor.

Neni 37 (E drejta e martesës dhe familjes), pika 2, thuhet:

"2. Martesa dhe zgjidhja e saj rregullohen me ligj dhe bazohen në barazinë e bashkëshortëve".

Ne propozojmë që kjo pikë e këtij neni të ndryshohet ose të përplotësohet si vijon:



"Martesa dhe zgjidhja e saj rregullohen me ligj dhe bazohen në barazinë e bashkëshortëve të gjinive të kundërta (të ndryshme)."

Arsyetim

Formulimi i Projekt-Kushtetutës neni 37, pika 2, nuk është i qartë sa duhet, dhe jep mundësi të keqinterpretimeve dhe keqpërdorimeve.

Ne jemi thellësisht kundër legalizimit të martesave brenda gjinisë së njëjtë, për faktin se kjo është në kundërshtim të plotë me vetë natyrën e njeriut, dhe si e tillë edhe kundër Krijuesit të tij.

Neni 39 (Konfesionet Fetare), pika 3, thuhet:

"Konfesionet fetare janë të lira që të rregullojnë pavarësisht organizimin e vet të brendshëm, veprimtaritë fetare, si dhe ritet fetare".

Ne propozojmë që kësaj pike t'i shtohet si vijon:

"Konfesionet fetare janë të lira që të rregullojnë pavarësisht organizimin e vet të brendshëm, veprimtaritë fetare, ritet fetare, si dhe disponimin e pronave dhe të mirave materiale".

Arsyetim

Bashkësitë tona fetare jetojnë kryekëput nga kontributet e besimtarëve, prandaj ato duhet të gëzojnë të drejtën e disponimit dhe të menaxhimit në mënyrë autonome të mjeteve të tilla.

* * *

Bashkësia Islame e Kosovës dhe Kisha Katolike e Kosovës janë thellë të bindura se këto propozime të cituara janë minimum i kërkesave tona dhe, si të tilla, do të hasin në mirëkuptimin dhe pëlqimin e Komisionit Kushtetues të Republikës së Kosovës.

Në qoftë se këto propozime nuk merren parasysh nga Komisioni Kushtetues, jemi të detyruar që këto qëndrime tona, t'i bëjmë publike duke theksuar mospëlqimin tonë të plotë në pikat e lartpërmendura.

Propozimet e dërguara me shkrim nga secila Bashkësi Fetare veç e veç (Islame dhe Katolike), mbesin në fuqi dhe shpresojmë se edhe ato do të hasin në mirëkuptimin e Komisionit Kushtetues.

*Me nderime,*

*Për Bashkësinë Islame,*
**Kryetari,**
**Myftiu Naim Tërnava**

*Për Kishën Katolike*
**Dodë Gjergji,**
**Ipeshkëv i Kosovës**

*Këshilli i Bashkësisë Islame në Kaçanik*

# Tradita islame në rajonin e Kaçanikut është e hershme

### Disa të dhëna për Kaçanikun

Komuna e Kaçanikut shtrihet në pjesën jugore të Kosovës, me një pozitë të volitshme gjeografike. Karakteristikat kryesore të komunës janë: Një sipërfaqe prej 306 $km^2$; Terren malor me gryka të mprehta; kryesisht të pyllëzuara (60%); Rrafshinë lumore, në vendbashkimin e dy lumenjëve, kryesisht tokë e punueshme; Lidhje e mirë rrugësh me Prishtinën, Shkupin, Tetovën, dhe Prizrenin; Lidhje e mirë hekurudhore me Serbinë, me Maqedoninë dhe Greqinë.



Kaçaniku si qendër administrative-qytezë daton qysh nga fundi i shek. XVI, që deri në vitin 1891 ishte nahije e Sanxhakut të Shkupit, të Vilajetit të Kosovës. Themeluesi i parë i kësaj qyteze është Koxha Sinan Pasha, i cili ndërtoi Xhaminë e cila edhe sot ekziston, një kuzhinë publike (imaret), një shkollë në afërsi të Xhamisë, dy hane, një hamam, kalanë dhe disa mullinj mbi lumin Lepenc.

Meqenëse nëpër Kaçanik kalon magjistralja Prishtinë - Shkup, si dhe hekurudha Fushë Kosovë - Selanik (e ndërtuar në vitin1879) , e bën Kaçanikun vend të rëndësishëm me strategji të posaçme ekonomike.

“Këshilli i Bashkësisë Islame në Kaçanik është themeluar më 1981 nga Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës (vendimi nr. 02 numër 157/1, të datës 05.06.1981). Deri në këtë kohë territori Këshillit të Kaçanikut është administruar e udhëhequr nga Këshilli i BI të Ferizajt” - na tha fillimit kryetari i KBI të Kaçaniku dr. Musli Vërbani dhe vazhdoi:

“Mirëpo megjithëqë si këshilli i themeluar vetëm në vitin 1981, tradita islame në rajonin e Kaçanikut është e hershme, kjo argumentohet më së miri me historinë e xhamive të kësaj ane, e më konkretisht me ndërtimin e xhamisë së Koxha Sinan Pashës që i përket shekullit të XVI, respektivisht vitit 1594”.



*Kaçaniku*

Dr. Vërbani më tutje na tha: Madje duhet cekur se pos xhamisë atë kohë Koxha Sinan Pasha kishte ndërtuar një kompleks të tërë ku përfshiheshin edhe një medrese, një *imaret* (kuzhinë publike), dy hane (bujtina), një hamam (banjë publike), kalanë dhe disa mullinj mbi lumin Lepenc, duhet thënë se me këtë kompleks zë fillon edhe Kaçaniku fillimisht si vendbanim e më vonë si qendër komunale.



Dr. Musli Vërbani - kryetar

Në përhapjen e fesë islame pos xhamisë së Koxha Sinan Pashës një rol të rëndësishëm në edukimin dhe arsimimin e popullatës jo vetëm të Kaçanikut po edhe më gjerë ka luajtur medreseja e Koxha Sinan pashës që ka qenë në këtë kompleks e cila një kohë ishte një ndër qendrat më të rëndësishme të arsimimit e edukimit jo vetëm në Kaçanik por edhe në rrethinë. Kjo medrese është e njohur në historinë tonë si një ndër institucionet më të rëndësishme të kohës".

Ndërsa për shtrirje dhe administrimin e këshilli të BI-së të Kaçanikut kryetari Dr. Musli Vërbani thotë:

"Shtrirja aktuale e Këshillit të Bashkësisë Islame është në tërë territorin e Komunës së Kaçanikut, (pa përfshirë këtu territorin e pilotkomunës së Hanit të Elezit) që gjithsej ka në administrim e përkujdesje 16 xhami, në të cilat zhvillohet jeta fetare për besimtarët e komunës së Kaçanikut.

Lidhur me interesimin tonë për vakëfet e KBI-së, Dr. Musli Vërbani thotë:

"Nga prona vakufënore e KBI-së Kaçanik e cila e kapë vlerën prej 38 hektarë e 11 ari e 30 $m^2$, nuk ka asnjë leverdi materiale ngase thuajse të gjitha janë në fshatra dhe si të tilla nuk sjellin të hyra me përjashtim të 6 -lokaleve afariste që i kemi në qendër këtu në Kaçanik e që janë të dhëna me qira".

### Pronat e Këshillit të BI së Kaçanikut

- Xhamia e Kaçanikut 15 ari e 70 metra;
- Xhamia e Kaçanikut të vjetër 23 ari e 3 metra;
- Xhamia e Begrancës 04 ari e 81 metra;
- Xhamia e Durajve 11 ari e 49 metra;
- Xhamia e Boganjve 15 ari e 59 metra;
- Xhamia e Dubravës 06 ari e 66 metra;



*Xhamia më e vjetër në territorin e Këshillit të BI-së Kaçanikut është xhamia e Koxha Sinan Pashës e ndërtuar më 1954 e cila është një ndër xhamit më të vjetra të Kosovës. Për kah stili është xhami e tipit osman dhe ka statusin e objektit monumental në nivel të shtetit, është nën kujdesin e Institutit për Mbrojtjen e Monumenteve të Kulturës së Kosovës.*

- Xhamia e Nikajve 05 ari e 50 metra;
- Xhamia e Bicecit 07 ari e 90 metra;
- Xhamia e Gllobocicës 05 ari e 56 metra;
- Xhamia e Shtrazës 03 ari e 29 metra;
- Xhamia e Kotlinës 02 ari 47 metra.

Pyetjes sonë sa i përket anëtarësisë, kryetari i KBI-së të Kaçanikut Musli ef. Vërbani iu përgjigj:

"Edhe pse Këshilli i BI në Kaçanik, që shumë vite vazhdimi është në kërkim të formës më të përshtatshme për fillimin e grumbullimit të anëtarësisë në nivel të Këshillit deri më tash sistemin e pagesës së centralizuar e kemi vetëm pjesërisht.

Të centralizuar anëtarësinë e kemi në Kaçanik dhe në fshatrat kryesisht ku xhamitë janë ndërtuar pas luftës, pra ku kemi xhemate të reja.

Ne si këshill jemi në kërkim të formës më të mirë për të shtrirë centralizimin e anëtarësisë në tërë territorin e këshillit dhe shpresojmë që në të ardhmen do t'i përfshijmë edhe xhamitë dhe xhematet që tash nuk janë në këtë sistem, ngase konsiderojmë se një gjë e tillë tash është e domosdoshme, madje ne si këshill mendojmë që sistemi i pagesës së anëtarësisë duhet sa më parë të rregullohet në nivel qendror, pra të hyrat e anëtarësisë të paguhen në arkën e kryesisë qendrore të BI e nga atje të shpërndahen nëpër këshilla sipas nevojës, vetëm kjo mënyrë do të ruaj e forcoj tërësinë dhe kompaktësinë e BI".

## Këshilli aktual i Bashkësisë Islame i Kaçaniku

***(drejtuesit)***
- Dr. Musli Vërbani - kryetar;
- Fidaim Fazliu - anëtar;
- Faik Palloshi - anëtar;
- Mumin Shehu - anëtar;
- Muhamed Hoxha - anëtar;
- Shkëlqim Hajdini - anëtar;
- Florim Neziraj - anëtar.



*Xhamia më e madhe në KBI e Kaçanikut është Xhamia e Dëshmorëve në Lagjen e Kaçanikut, e cila është 16x16 m.*



*Adnan Vishi - u.d. sekretarit*

***Punonjës të administratës:***
- Adnan Vishi – u.d. sekretarit;
- Mumin Shehu – u.d. arkëtarit.

***Kryetarët e deritanishëm***
- Bafti Raka;
- Qamil Koxha;
- Shaban Shehu;
- Raif Demi;
- Musli Vërbani.

## Organizimi i Këshillit

"Ne si Këshill për shkak të disa rrethanave që veç janë të njohura sa i përket organizimit të brendshëm kemi pasur një vakum, por që duhet cekur se tash në vitet e fundit në bashkëpunim me Kryesinë e BI jemi në fazën e konsolidimit të brendshëm. Kemi të caktuar ushtruesin e detyrës së sekretarit, detyrë që e kryej unë dhe gjithashtu kemi caktuar edhe ushtruesin e detyrës së arkëtarit Mumin Shehun që shumë shpejt do të bëjmë konsolidimin e duhur të referateve përkatëse atë të shërbimit juridik dhe atë financiar, ndërsa në të ardhmen e afërt këshilli do të emërojë apo do të zgjedh edhe kryeimamin me çka edhe praktikisht do të bëjmë kompletimin e referateve të këshillit ashtu siç e parashohin normat e BI" - na tha u.d. së sekretarit Adan Vishi i cili më tutje tha: "Mirëpo ajo që duhet theksuar është se funksionimi i Këshillit sidomos pas luftës është bërë falë angazhimit dhe përpjekjeve të pareshtura të kryetarit të Këshilli dr. Musli Vërbanit i cili ka dhënë një kontribut të madh në zhvillimin e jetës fetare në këtë rreth. Dr. Vërbani ka kryer edhe detyrën e kryeimamit po edhe punët administrative, përse meriton një respekt të veçantë".

Në vazhdim u.d. sekretari i këshillit duke folur për strukturën e imamëve dhe sistemimin e tyre na tha: "Në të gjitha xhamitë, kemi imamë të rregullt të cilët kanë edhe përgatitjen e duhur profesionale, ndërsa kemi vetëm katër myezinë të rregullt. Në xhamitë tjera detyrën e myezinit e kryejnë vullnetarë, kryesisht xhematlinj vend-

## Musli Vërbani luftëtar i paepur

Aktiviteti i dr. Musli Vërbanit jo që është i njohur vetëm në misionin e tij prej imami, mualimi e hatibi të përkushtuar, por duhet cekur se dr. Musli Vërbani është një ndër luftëtarët e paepur të çështjes kombëtare. Dr. Musliu kur nisi lufta më 1998 pa asnjë hezitim iu bashkua radhëve të UÇK-së pjesë e së cilës ishte deri në çlirimin e Kosovës.



Por jo vetëm kaq Musli Vërbani ishte pjesë edhe e luftës në Maqedoni, ku ishte i njohur me nofkën **komandant Hoxha.** Për kontributin dhe angazhimin e dr. Musli Vërbanit në radhët e UÇK mendojmë që ndonjë herë tjera duhet shkruar më gjerë e më hollësisht

Pas luftës së fundit dr. Musli Vërbani ka dhënë një kontribut të çmuar edhe në fushën e fjalës së shkruar. Dr. Musliu deri tash ka botuar mbi 30 libra të fushave të ndryshme, që mund t'i radhisim: monografi historike nga lufta e fundit; në fushën e njohurive për mësimin fillestar Islam e deri te çështjet bashkëkohore Islame.

ës. Kështu në këshillin e Bashkësisë Islame të Kaçanikut kemi gjithsej **23** të punësuar."

- 16 imamë
- 3 punonjës administrativ
- 4 myezinë

***Mejtepe***

Në KBI të Kaçanikut këto xhami kanë mejtepe:

- Xhamia e Koxha Sinan Pashës në Kaçanik;
- Xhamia në fshatin Qafëshqipe (ish-Glloboçicë).

### Dëmet e shkaktuara gjatë luftës

Për dëmet e shkaktuara në Luftën e fundit, kryetari dr. Musli Vërbani thotë:

Gjatë luftës së fundit nga agresori serb janë djegur dhe shkatërruar këto xhami:

- xhamia e Stagovës;
- xhamia e Qafëshqipes (ish-Glloboçicë);
- xhamia e Ivajës.

Ndërsa i pyetur se a janë meremetuar këto dëme dr. Musli Vërbani na tha:

"Falë angazhimit të xhematit po edhe nga ndihma e donatorëve të ndryshëm dëmet e shkaktuara tashmë janë riparuar"

### Zhvillimi i Jetës fetare

Për zhvillimin e veprimtarisë fetare në territorin e KBI-së të Kaçanikut, - bashkëbiseduesit tanë dr. Musli Vërbani dhe Adnan Vishi na thanë:

"Aktiviteti dhe jeta fetare në KBI të Kaçanikut zhvillohet në 16 xhami ku pos faljes së namazit, mbahen ligjërata, vaze si dhe aktivitete tjera me qëllim të edukimit fetar. Me aktivitetet dhe zhvillimin e jetës fetare në Këshillin e Bashkësisë Islame të Kaçanikut mund të themi se jemi të kënaqur relativisht, ngase në shumë lokalitete kemi një aktivitet të mirë të organizuar, ndërsa në disa më pak, por në përgjithësi kemi rezultate inkurajuese"- thotë kryetari dr. Musli Vërbani dhe vazhdon: "Nga 16 xhami sa kemi në kuadër të Këshillit të BI të Kaçanikut, në 7 sosh falen kohet e namazit, në një xhami falen 4 kohë, ndërsa, në xhamitë tjera falet vetëm namazi i xhumasë".



*Xhamia e Begrancës*

I pyetur për zhvillimin e mësim-besimit kryetari Musli ef. Vërbani shprehet:

"Në xhamitë e Këshillit tonë, mësim-besimi mbahet rregullisht në 7 xhami.

Dhe mund të themi se në këtë drejtim janë shënuar rezultate të lakmueshme, por mbetet ende shumë për tu bërë me qëllim që të përfshijmë numër sa më të madh të të rinjve në mësim-besim dhe në çdo xhami të organizojmë mësim-besim të rregullt".

"Një kontribut të madh në fushën e mësim-besimit sidomos për femra ka dhënë studentja e FSI-së Ajnure Topojani e cila organizon mësim-besim të rregullt për grupmosha të ndryshme për femra në mejtepin e xhamisë së Koxha Sinan Pashës" na tha kryetari dr. Musli Vërbani.





*Dr. Musli Verbani, me vijuesit e mësim-besimit dhe aktivitete tjera fetare*

### Xhamitë që mbajnë mësim-besim në KBI të Kaçanikut

| *Xhamia* | *Numri i vijuesve të mësim-besimit* |
| --- | --- |
| - xhamia "Koxha Sinan Pasha" | 300 |
| - xhamia e Dëshmorëve | 30 |
| - xhamia e Durajve | 40 |
| - xhamia në Dubravë | 30 |
| - xhamia në Nikaj | 30 |
| - xhamia në Biçec | 30 |
| - xhamia në Glloboçicë | 120 |

Ndërsa për aktivitete të tjera përveç mësimbesimit, u.d. i sekretarit Adnan Vishi shprehet:

"Në zhvillimin e jetës fetare rëndësi e veçantë i është kushtuar edhe mbajtjes së tubimeve me karakter fetar që organizohen me rastin e festave dhe ditëve të rëndësishme të fesë islame, si tribunave dhe të ngjashme me to, në të cilat kanë marrë pjesë një numër i konsiderueshëm i besimtarëve të moshave të ndryshme. Duhet potencuar se tribunat kryesisht i kemi organizuar në objektet publike".

### Imami veteran

Një kontribut të veçan në shërbim të ngritjes fetare kanë dhënë shumë imamë të dalluar, që ka pasur treva jonë e të cilët kanë ndërruar jetë, kurse në mesin tonë do ta dallojmë:

Fejzullah Guri i lindur më 1924, i cili nga viti 1959 ka kryer detyrën e imamit në xhaminë e fshatit Nikaj.

### Të arriturat e këtij Këshilli

Ndër të arriturat e këshillit zyrtarët e KBI përmendin:

***1. Sanimi i dëmeve të luftës***

- Ndërtimi i selisë së re të Këshillit dhe i dyqaneve afariste tek xhamia e Koxha Sinan Pashës (2002)

***- Ndërtimin e xhamive të reja në:***

- xhami e Durajve (2004);
- xhamia në Bob (2002);
- xhamia në Kodrën e Trimave (2004);
- xhamia e Dëshmorëve (2005);
- xhamia e re Begracës (2008).

***- Rindërtimi i xhamive të reja:***

- xhamia e Nikajve (2004);
- xhamia e Biçecit (2005);
- xhamia e Kotlinës (2008).

### Bamirësit

Tradicionalisht kaçanikasit janë të njohur për bamirësi, dhe këtë e kanë dëshmuar edhe duke ndihmuar aktivitetet e këshillit të BI por këtu vlen të veçohet:

- Familaj e haxhi Ali Hoxhës;
- Kani Berisha;
- Shaban Topojani;
- H. Eshref Lika;
- H. Esat Lika;
- H. Hamdi Lika nga Turqia.

### Angazhimet për të ardhmen

- krijimi i vakëfeve të reja;
- ndërtimi i xhamive në ato vendbanime që nuk kanë xhami;
- përmirësimi i gjendjes ekonomike të të punësuarve tonë;
- krijimi i vendeve të reja të punës për të diplomuarit e rinj;
- inkuadrimi i sa më shumë kuadrove me arsimim të lartë;
- ngritja dhe vetëdijesimi i xhematlinjëve për vlerën e anëtarësisë;
- inkasimi sa më i madh i anëtarësisë në arkën e KBI-së.

# Pasqyrë përmbledhëse për xhamitë e KBI të Kaçanikut

| Nr. | Emri i xhamisë | Viti i ndërtimit | Emri e mbiemri i imamit | Përgatitja profesionale e imamit | Emri dhe mbiemri i myezinit | Sa kohë të namazit falen brenda ditës |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | xhamia “Gazi Sinan Pasha”- Kaçanik | 1594 | Dr. Musli Vërbani | superiore | H. Xhavit Kuka | 5 |
| 2. | xhamia në Kotlinë | 1800 | Menduh Rexha | e meseme | | vetëm xhumaja |
| 3. | xhamia në Doganaj | 1800 | Ali Shehu | | | vetëm xhumaja |
| 4. | xhamia në Qafëshqipe (ish-Glloboçicë) | 1800 | Muhamed Hoxha | e lartë | | 5 |
| 5. | xhamia në Lirishtë (ish-Dubravë) | 1983 | Florim Neziraj | | Shemsedin Imishti | 5 |
| 6. | xhamia në Duraj | 2004 | Fidaim Fazliu | superiore | Abedin Elezi | 5 |
| 7. | xhamia në Begrancë | | Adnan Vishi | e mesme | | vetëm xhumaja |
| 8. | xhamia në Kaçanik të vjetër | 1960 | Nuhi Mema | e mesme | | vetëm xhumaja |
| 9. | xhamia në Ivajë | 1956 | Reshat Mulaku | e mesme | | vetëm xhumaja |
| 10. | xhamia në Nikaj | 1956 | Fejzullha Guri | e mesme | | 5 |
| 11. | xhamia në Bicaj | 1944 | Faik Palloshi | e mesme | | 4 |
| 12. | xhamia në Gurzi (ish -Strazhë) | | Fahri Lika | e mesme | | vetëm xhumaja |
| 13. | xhamia në Bob | 2002 | Fadil Sopa | | | 5 |
| 14. | xhamia në Kodër Trim | 2004 | Bekim Mani | | | vetëm xhumaja |
| 15. | xhamia e Dëshmorëve | 2005 | Shkëlqim Hajdini | | H. Elmaz Shehu | 5 |
| 16. | xhamia në Stagovë | 1997 | Nehat Hysa | e mesme | | vetëm xhumaja |

*Përgatitën:* ***S. Bajgora***
***R. Shkodra***



*Hyrja e xhamisë së Koxha Sinan Pashës në Kaçanik*

# U përkujtua në 10-vjetorin e vdekjes haxhi Sherif AHMETI

Ekspozitë, sesion shkencor, Akademi përkujtimore e dokumentar kushtuar jetës, veprës dhe kontributit të H. Sherif Ahmeti

Në Prishtinë më 17 prill 2008 me një varg aktivitetesh të organizuara nga Kryesia e BI të Kosovës dhe dy institucionet arsimore të saja Fakulteti i Studimeve Islame dhe Medreseja e mesme "Alaudin", u përkujtua në 10 vjetorin e vdekjes, myderrizi, hoxha, alimi e përkthyesi i Kuranit në gjuhën shqipe, haxhi Sherif Ahmeti.

Lirisht mund të themi se 17 prilli do të mbetet gjatë në mendjen dhe kujdesin e njerëzve ngase thuajse e tërë dita iu kushtua kujtimit të jetës, veprës dhe kontributit të Haxhi Sherifit me aktivitete të ndryshme.

## Ekspozita

Në ora 10 në selinë e Kryesisë së BI të Kosovës, fillimisht u hap ekspozita me 100 foto të haxhi Sherifit si dhe me një numër të gjërave personale.

Në këtë ekspozitë u paraqitën 100 foto nga jeta dhe veprimtaria e haxhi Sherifit. Përzgjedhja dhe renditja e fotografive është bërë në mënyrë kronologjike.

Ekspozita është përgatit në bashkëpunim me familjarët e haxhi Sherifit ku pos fotove u ekspozuan edhe disa gjëra personale të myderrizit si makina e shkrimit, shalli i tij, syzet, si dhe një numër të përzgjedhur të dorëshkrimeve..

Ekspozita zgjoi kureshtjen e vizituesve e sidomos të ish-bashkëpunëtorëve dhe ish-nxënësve të tij.





## Sesioni shkencor

Në ora 11 nisi me punë sesioni shkencor kushtuar jetës dhe veprës së haxhi Sherif Ahmetit.

Sesionin shkencor u hap me kryereferatin e Myftiut Mr. Naim Tërnava: "Haxhi Sherif Ahmeti: Jeta dhe vepra", në të cilin Myftiu Tërnava në mënyrë të detaizuar foli për jetën dhe veprën e myderrizit Sherif Ahmeti.







Myftiu Tërnava gjithashtu një kujdes të veçantë në referatin e tij, ia kushtoi edhe kontributit të haxhi Sherifit dhënë si mësues i shkollës shqipe, si imam e alim në xhami, si myderriz në medrese, e posaçërisht si themelues dhe drejtues i publicistikës islame në gjuhën shqipe, dhe si përkthyes i Kuranit në shqip, përse ai u shpreh:

"Puna dhe kontributi i haxhi Sherifit në publicistikën Islame, e bënë atë një erudit të gjysmës së dytë të shekullit të shkuar. Me punimet e tij në periodikun e kohës ai trasoi një rrugë të sigurt për brezat e ri duke hapur perspektivën e sigurt për të ngritur këtë fushë në themele të shëndosha".

Ndërsa për përkthimin e Kuranit në gjuhën shqipe nga ana e myderriz haxhi Sherif Ahmeti, Myftiu Tërnava tha: "Përkthimi i Kuranit në gjuhën shqipe i shoqëruar, me një koment të shkurtër, që mund të konsiderohet edhe si kurorëzim i veprimtarisë së tij, është përkthimi më i botuar në gjuhën shqipe (vetëm në Medinë më 1993 është shtypur në 1 milion ekzemplarë), është botuar dy herë në Kajro, pastaj në Romë, në Riad, në Londër, në Prishtinë dhe, s'ka dyshim, është vepra më e përhapur në të gjitha trojet shqiptare dhe në Diasporë".

Sesioni u mbajt në dy seanca në seancën e parë referuan 10 studiues të fushata të ndryshme. Mr. Qemajl Morina u paraqit me temën "Kontributi i myderriz Sherif Ahmetit në medresenë "Alauddin" në Prishtinë"; dr. Qazim Qazimi me kumtesën "Kontributi i myderriz Sherif Ahmetit në islamologji", ndërsa Sabri Bajgora me kumtesën "Kontributi i haxhi Sherif Ahmetit në shkencën e tefsirit".

Hadithologu Mr. Sylejman Osmani para të pranishmëve u paraqit me kumtesën "Kontributi i myderriz Sherif ef. Ahmetit rreth personalitetit të Pejgamberit", ndërsa Rexhep Ismaili një studiues i ri që për temë magjistrature në Aman të Jordanisë ka kontributin e haxhi Sherif Ahmetit në Akadit, u paraqit me kumtesën "Trajtimi i lëndës së akaidit në mësimet e mulla Sherif ef. Ahmetit". Mr. Sadik Mehmeti njëri ndër studentët e gjeneratës së parë të FSI, lexoi kumtesën "Kontributi i myderriz Sherif Ahmetit në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë, ndërsa dr. Xhabir Hamiti lexoi kumtesën "H. Sherif Ahmeti përkthyes dhe komentues i Kuranit". Studiuesi i gjuhësisë Isa Bajçinca u paraqit me kumtesën "Haxhi Sherif Ahmeti dhe përkthimi i Kuranit shqip". Dr. Mehmet Halimi lexoi kontributin e tij "Shpalime kujtimesh për myderriz Sherif Ahmetin, ndërsa Fitim Flugaj për kumtesë pati "Shumëdimensionaliteti i H. Sherif Ahmetit".

Edhe në seancën e dytë referuan 10 studiues. Seanca e dytë filloi me kumtesën e dr. Feti Mehdiut "Strategjia dhe vizioni i H. Sherif ef. Ahmetit për publicistikën islame", për të vazhduar me Hajrullah Hoxhën me kumtesën "Roli i mulla Sherif ef. Ahmetit në themelimin dhe zhvillimin e shtypit islam në Kosovë". Mr. Fahrush Rexhepi u paraqit me kumtesën "Mulla Sherif Ahmeti themelues i publicistikës islame", ndërsa Avni Aliu me kumtesën "Gjuha e myderriz Sherif Ahmetit në veprën e tij", ndërsa Sedat Islami me kumtesën "Temat e trajtuara nga myderriz Sherif Ahmeti në publicistikën islame".

Dr. Hysen Matoshi pati për temë referimi në kumtesën e tij "Ligjërimi në akaidin e myderriz Sherif Ahmetit", dr. Ragip Mulaku u paraqit me kumtesën "Gjuha e "Mevludit" të Tahir ef. Popovës të transkriptuar nga myderrizi Sherif Ahmeti".

Mr. Musa Vila u paraqit me temën "Myderriz Sherif Ahmeti simbol i penës fetare", Ali Veza u paraqit me kumtesën "Myderrizi nëpër kohë" ndërsa Ramadan Shkodra pati temë shqyrtimi në kumtesën e tij "Bio-bibliografia e haxhi Sherif Ahmetit".

Nga kumtesat e lexuara studiuesit të fushave të ndryshme vunë në pah kontributin e Haxhi Sherifit në islamalogji, publicistikë, arsim e udhëheqje të institucioneve të BI në kohë të vështira. Ndërsa kontributin e tij, në kohën kur jetoi e veproi shumë nga kumtuesit e krahasuan me kontributin e rilindësve të shuar.

Organizatori i sesionit premtoi se së shpejti do të botohen materialet e sesionit.

## Akademia përkujtimore

Në mbrëmje në amfiteatrin e medresesë së mesme "Alaudin" të Prishtinës u mbajt Akademi përkujtimore kushtuar jetës dhe veprës së haxhi Sherif Ahmetit, ku qenë të pranishëm një numër i madh i njerëzve nga të gjitha anët e Kosovës e Maqedonisë.



Në këtë Akademi fillimisht të pranishmëve për jetën dhe veprën e Haxhi Sherif ef. Ahmetit foli Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava, pastaj të pranishmëve me një fjalë rasti iu drejtua edhe dekani i Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës, dr. Rexhep Boja, drejtori i Medresesë së mesme "Alaudin" Ekrem Simnica. Të pranishëmve në këtë akademi iu drejtua edhe Reisi i Bashkësisë Islame të Maqedonisë, Sulejman ef. Rexhepi dhe përfaqësuesi i DIJANET-it në Kosovë.



Për të pranishmit e kësaj akademie u shfaq edhe premiera e dokumentarit "Gjurmë të H. Sherif Ahmetit", prodhim i Kryesisë së BI të Kosovës që u punua posaçërisht për këtë përvjetor.

***(r. shkodra)***

# Në Tiranë për manifestimin kushtuar Pejgamberit a.s.

Tash e tri vjet, komuniteti mysliman i Shqipërisë në bashkëpunim me Fondacionin “SEMA” nga Tirana, organizojnë manifestim me rastin e Lindjes së Pejgamberit, Muhamedit a.s.

E veçanta e këtij evenimentit të rrallë në trojet tona shqiptare është se organizatorët në bashkëpunim me disa fondacione që veprojnë në Kosovë, Shqipëri, Maqedoni dhe gjetiu aranzhojnë shkuarje të organizuar për në Tiranë për të marrë pjesë në këtë manifestim.

Kështu ishte edhe këtë vit kur nga Kosova morën pjesë përfaqësues të lart të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, që udhëhiqej nga sekretari i përgjithshëm Resul ef. Rexhepi, si dhe kryetarët e këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës. Organizimin për të marrë pjesë të përfaqësuesve të Bashkësisë Islame të Kosovës në manifestimin e Tiranës, në marrëveshje më Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës e kishte marrë përsipër, Fondacioni “Atmosfera” –misioni në Kosovë.

Nisja nga Prishtina për në Tiranë me autobus u bë pas faljes së namazit të xhumasë më 18 prill 2008, nga selia e Kryesisë së BI të Kosovës.

Marshutën drejt Tiranës organizatori e kishte zgjedhur rrugën përmes Maqedonisë, e kjo është e kuptueshme, për shkak të rrugës më të mirë. Organizatori i udhëtimin për në Tiranë, Fondacioni “Atmosfera” kishte marrë të gjitha masat e duhura që udhëtimi të jetë sa më i lehtë dhe sa më komod. Gjithashtu organizatori kishte paraparë edhe pushim për freskim dhe për faljen e namzit. Kështu namazin e iqindisë na ra që ta falnim në Xhaminë e Sarajit në Shkup, ndërsa akshamin dhe jacinë në Xhaminë e re në Gostivar, ku edhe darkuam.

Rrugën drejt kufirit shqiptaro-maqedonas e vazhduam pas namazit të jacisë, ndërsa në territorin e Shqipërisë kaluam diku rreth mesnatës, ndërsa në hotel tek vendi i quajtur Shkëmbi i Kavajës në periferi të Durrësit kemi mbërri diku rreth orës tre të mëngjesit ku u akomoduam sa për të pushuar pak.

Të nesërmen më 19 prill nga Shkëmbi i Kavajës morëm rrugën drejt Tiranës për të marrë pjesë në manifestim, për se edhe kishim marrë udhën. Në Tiranë pothuaj të gjitha rrugët qonin drejt Pallatit të njohur të Kongreseve. Edhe për hyrjen tonë në Pallatin e Kongreseve u kujdes organizatori i cili na siguroi hyrjen nga hyrja VIP.

Ishte madhështore pamja në Pallatin e Kongreseve, ku merrnin pjesë besimtarët nga e gjithë Shqipëria dhe trojet shqiptare, dhe të gjithë me të vetmin qëllim - për të qenë disa çaste në kujtim të jetës së Pejgamberit a.s..

Çdo gjë në Pallatin e Kongreseve ishte e rregulluar në korelacion dhe në përputhje të manifestimit në fjalë, duke filluar nga skenografia, ndriçimi e skenës.









Tirana natën


Foto e përbashkët në Malin e Dajtit


Foto e përbashkët në Qafëthanë

Në këtë manifestim fillimisht të pranishëmve iu drejtua kryetari i Komunitetit Mysliman Shqiptar, Haxhi Selim Muça, e më pastaj të pranishëmve iu drejtua edhe kryeministri i Shqipërisë, dr. Sali Berisha. Në këtë eveniment qe e pranishme edhe kryetarja e Parlamentit të Shqipërisë, zonja Jozefina Topalli dhe ish-presidenti i Shqipërisë, Alfred Mojsiu.

Pas fjalëve përshëndetëse artist të njohur shfaqën një program të pasuar me ilahi, këngë, kaside e recitale. Krahas artistëve qenë të pranishëm edhe kori i medreseve. Në këtë manifestim qenë të pranishëm mbi 5.000 vetë, shumë nga ata manifestimin e përcollën përmes një ekrani të madh në hollin e Pallatit të Kongreseve.

Pas manifestimit, vizituam Kolegjin "Turgut Ozal", ku edhe drekuam, e më pas me teleferik organizatori kishte paraparë që të vizitonim edhe Malin e Dajtit, nga ku shihej një pamje magjepse e kryeqytetit shqiptarë-Tiranës.

Pas Dajtit për disa çaste vizituam edhe medresenë "Ibrahim Dalliu" e Tiranës.

Në mbrëmje përsëri morëm rrugën drejt Shkëmbit të Kavajës, ku bujtëm, ndërsa të nesërmen shumica nga ne shijuan me një sheti të shkurtër kënaqësinë e detit, e më pastaj morëm rrugën e kthimit për në Kosovë.

Rrugës së kthimit fillimisht u ndalëm në qytetin e bukur të Kavajës ku vizituam medresenë e këtij qyteti dhe u njohëm me punën dhe aktivitetin e tyre.

Ndalesa jonë e ardhshme qe Cërriku i Elbasanit, ku edhe këtu vizituam medresenë e këtij qyteti. Madje udhëheqësit e kësaj medreseje për ne shtuan një drekë dhe na bënë një pritje vëllazërore.

Në të gjitha medresetë që vizituam, na ra në sy një disiplinë, një kulturë, e arsimim i nivelit më bashkëkohor.

Nga Cërriku morëm rrugën e kthimit përsëri përmes Maqedonisë... Në Qafëthanë bëmë një foto të përbashkët – që të mbetej një kujtim i fundit nga një vizitë mbresëlënëse dhe e organizuar për çdo lëvdatë e falënderim.

Ndërsa në qytetin e bukur të Strugës u ndalëm për disa çaste sa për të pirë kafe pranë Drinit të Zi në qendër të qytetit, këtu në Strugë falëm edhe namazin e akshamit.

Më pas vazhduam rrugën drejt Prishtinës e diku rreth mesnatës mbërrimë në Prishtinë, nga një udhëtim i këndshëm me shumë befasi të mira.

Me këtë rat nuk bën pa e përmendur kontributin e organizatorit të këtij udhëtimi, udhëheqësin e Fondacionit "Atmosfera" z. Talip Aktash si dhe dy ndihmësit e tij z. Bashkim Çmegën dhe z. Raif Fandaj që u përkujdesën për udhëtim sa më të rehatshëm.

***(r. shkodra & s. mehmeti)***

# Myftiu Tërnava vizitoi Gërdecin



Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 28 prill 2008 vizitoi Gërdecin, ku u njoh nga afër me dëmet dhe pasojat që pësoi ky rajon nga shpërthimi i paradokohshëm.

Myftiu Mr. Naim Tërnava është pritur edhe nga Kryetari i Bashkisë së Vorës, Fiqri Ismaili, të cilit ia dorëzoi mjetet financiare të tubuara nga xhemati i Kosovës për ndihmë të prekurve nga shpërthimi i Gërdecit.

Në aksionin për ndihmë Gërdecit, të organizuar nga Bashkësia Islame e Kosovës, janë tubuar 54 mijë euro dhe 10 mijë e 400 franga zvicerane, mjete këto që tashmë u janë dorëzuar autoriteteve të Vorës.

Myftiu Tërnava, ndihmën e xhematit të Kosovës e ka cilësuar si një detyrim për vëllezërit që pësuan nga shpërthimi në Gërdec.

## Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava priti ambasadorin e Zvicrës në Prishtinë, Lucas Beglinger

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, priti më 7 prill 2008 në një takim ambasadorin e Zvicrës në Prishtinë, Lucas Beglinger.



Myftiu Tërnava falënderoi ambasadorin Beglinger për vizitën dhe për tërë përkrahjen që i kanë dhënë Kosovës populli dhe Qeveria Zvicerane. Myftiu në veçanti çmoi ngritjen e Zyrës së Zvicrës në nivel të Ambasadës, të cilën kohë më parë e hapi solemnisht Ministrja e Punëve të Jashtme e Zvicrës, zonja Calmi Rey, e cila, sikundër edhe zyra e mëparshme, kanë krijuar lehtësira të shumta për qytetarët kosovarë.

Nga ana e tij, ambasadori Beglinger, duke falënderuar për pritjen e ngrohtë dhe miqësore, vlerësoi lart qëndrimin parimor të Bashkësisë Islame dhe angazhimin e saj në raport me bashkësitë e tjera fetare në vend dhe më gjerë. Ambasadori, gjithashtu, potencoi gatishmërinë e tij për të ndihmuar qendrat islame shqiptare në Zvicër dhe titullarët e tyre, duke i koordinuar punët në mënyrë institucionale me BI-në.

## Myftiu Naim Tërnava priti Reisin e Malit të Zi, Rifat ef. Fejziç

Një delegacion i lartë i Bashkësisë Islame të Malit të Zi me Reisin Rifat ef. Fejziç në krye, u prit më 1 prill 2008 në selinë e Kryesisë së BI-së të Kosovës, nga Myftiu Mr. Naim Tërnava.

“Jam këtu që t’ju uroj juve dhe, nëpërmjet jush, edhe gjithë popullin vëlla të Kosovës për Pavarësinë e Kosovës. Uroj në emër timin, të bashkëpunëtorëve dhe të gjithë besimtarëve të Malit të Zi, që shteti më i ri në botë të jetë një faktor stabiliteti në rajon e më gjerë. Ne si bashkësi jemi thellësisht të bindur se Pavarësia e Kosovës rrit sigurinë në rajon, po edhe tek ne besimtarët islamë në Malin e Zi” - tha, ndër të tjera, Reisi i Malit të Zi, Rifat ef. Fejziç.

Myftiu Tërnava ka falënderuar Reisin Fejziç për vizitën dhe për urimet me rastin e shpalljes së Pavarësisë, duke shprehur bindjen se së shpejti edhe Mali i Zi do të njohë Pavarësinë e Kosovës, për t’iu bashkuar shteteve demokratike të Evropës.



Myftiu Tërnava ka falënderuar në emër të popullit të Kosovës, Reisin Fejziç dhe shoqëruesit e tij për kontributin e qytetarëve boshnjakë e shqiptarë, që nga Rozhaja e deri në Ulqin, që dhanë për të zhvendosurit gjatë Luftës në Kosovë.

Delegacioni i lartë i Malit të Zi vizitoi edhe Këshillin e Bashkësisë Islame të Prishtinës, ku u prit nga kryetari Bahri ef. Sejdiu, dhe më pastaj vizitoi edhe Muzeun arkeologjik të Prishtinës si dhe disa monumente të trashëgimisë islame.

Shoqërues të Reisit Fejziç në këto vizita qenë edhe Myftiu i Malit të Zi, Jusuf Gjoka, kryetari i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Malit të Zi, Mujdin Milaimi, Kryeimami i Ulqinit, Rexhep ef. Lika, kryeimami i Rozhajës Erdan Ramoviç.

# Është shtypur përkthimi i Kuranit në gjuhën shqipe me alfabetin e Brait



Këto ditë Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, për nevojat e besimtarëve të verbër, ka botuar përkthimin e Kuranit në gjuhën shqipe- versioni i alimit tonë të njohur H. Sherif Ahmeti, me alfabetin e Brait.

Vetë botimi i përkthimit të Kuranit në cilëndo gjuhë paraqet një ngjarje të rëndësishme në shumë rrafshe, mirëpo botimi i përkthimit të Kuranit me alfabetin e Brait ka një rëndësi të veçantë, ngase bëhet për një kategori të veçantë të njerëzve.

Është ky botimi i parë përkthimit të Kuranit në gjuhën shqipe me alfabetin e Brait. Tash për tash janë shtypur 10 ekzemplarë, të cilët do t'u ofrohen besimtarëve të verbër në 10 qendrat rajonale të Kosovës përmes Shoqatës së të Verbërve të Kosovës.

Me rastin e këtij botimi, në selinë e Kryesisë së BI-së të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava priti kryetarin e Shoqatës së të Verbërve të Kosovës, Bujar Kadriu dhe nënkryetarin e kësaj shoqate Daut Tishuki, të cilëve Myftiu Tërnava ua dorëzoi solemnisht përkthimin e Kuranit në gjuhën shqipe me alfabetin e Brait.

Në takim përfaqësuesit e Shoqatës së të Verbërve falënderuan Myftiun për përkrahjen e dhënë, sidomos për botimin e përkthimit të Kuranit në gjuhën shqipe .

Myftiu Tërnava u premtoi një përkrahje dhe përkujdesje edhe më të madhe nga ana e Bashkësisë Islame të Kosovës për këtë kategori të njerëzve në nevojë.

Do theksuar se kohë më parë kryesia e BI-së të Kosovës ka botuar me alfabetin e Brait edhe doracakun "Drita e zemrës"; si dhe librin e Bajrush Ahmetit "Historia e pejgamberëve".

*Sukseset tona -* ***Në Universitetin e Sarajevës – Fakulteti i Shkencave Islame***

# Mr. Xhabir Hamiti mbrojti disertacionin e doktoratës nga fusha e studimeve kuranore



Pas një pune këmbëngulëse vetëmohuese dhe një studimi të mirëfilltë disavjeçar, të cilin e përmbylli me sukses dhe e dorëzoi për vlerësim në shkurt të këtij viti, Mr. sc. Xhabir Hamiti, më datë 9 prill 2008, mbrojti me sukses tezën e tij të doktoratës me titull: *"Tradita e komentimit të Kuranit tek shqiptarët në shek. XX",* me se iu shtua vargut të mbrojtjes së tezave të doktoratës në Fakultetin e Shkencave Islame të Sarajevës; e para mbrojtje ndërkombëtare në këtë fakultet dhe i pari kandidat nga Republika e Kosovës.

Temën e tij kandidati Mr. sc. Xhabir Hamiti e mbrojti publikisht para Komisionit meritor në përbërje: Prof. dr. Adnan Silajxhiç, kryetar, Prof. dr. Reshid Hafizoviç, anëtar, Prof. dr. Ismet Bushatliç, anëtar, Prof. dr. Ismail Ahmedi (nga Universiteti i Prishtinës), anëtar, dhe Prof. dr. Enes Kariç, mentor, e në prani të të afërmve, mysafirëve dhe të interesuarve të tjerë.

Punimi i disertacionit të Mr. sc. Xhabir Hamitit nga Komisioni u vlerësua si një kontribut me rëndësi në lëvrimin e mbarë nismëtarë të problemeve kryesore të traditës së përkthimit të Kuranit ndër shqiptarët e shek. XX. Në disertacionin e tij kandidati mr. sc. Xhabir Hamiti ka paraqitur drejtimet kryesore të zhvillimeve dhe studimeve kuranore ndër shqiptarët në periudhën në fjalë. Ai ka paraqitur bartësit dhe protagonistët më të shquar të komentimit të Kuranit ndër shqiptarët dhe mbi bazën e burimeve, materialeve dhe literaturës së bollshme, kandidati ndriçon angazhimin, fillet dhe përpjekjen e shqiptarëve të shek. XX për përkthimin e librit të Allahut – Kuranit fisnik. Është ky një hap i parë i suksesshëm në letrat shqipe për një shqyrtim tërësor të kësaj çështje. Po ashtu, kandidati Mr. sc. Xhabir Hamiti në disertacionin e tij ka zgjedhur faktet, i ka klasifikuar sipas problematikës dhe, më pastaj në bazë të tyre, ka nxjerrë konkluzione që hapin probleme të reja në këtë fushë të dijes.

Krahas gjithë kësaj, vlerën e kësaj doktorate ia shton veçmas niveli i pëlqyeshëm i aplikimit të terminologjisë profesionale, elaboruar me kompetencë profesionale, me gjuhë të rrjedhshme, me stil të pastër e të begatë, (shkrimi dhe mbrojtja e këtij disertacioni është bërë në gjuhë të huaj - boshnjakisht), që krahas kompozicionit të qëlluar, lexuesin e motivojnë për angazhim të përhershëm, kurse profesionistin për meditim shkencor.

Prandaj, në saje të karakterit të mirëfilltë shkencor dhe rëndësisë së madhe praktike që ka ky disertacion, Komisioni këtë punim dhe mbrojtjen e tij i vlerësoi të suksesshëm, me se njëzëri vendosi që kandidati mr. Xhabir Hamiti të merrte gradën "Doktor i shkencave kuranore". Duke qenë se mbrojtja e këtij disertacioni ishte e para mbrojtje ndërkombëtare në këtë fakultet, këtë ngjarje e ka ndjekur dhe asaj i ka dhënë hapësirë të mjaftueshme edhe gazeta e mirënjohur sarajevase "Preporod", nr. 8/874, datë 15 prill 2008, f. 47, me autor Bajro Perva me titullin: *"Në Fakultetin e Shkencave Islame të Sarajevës: Doktoroi Xhabir Hamiti, i pari doktorantë nga Republika e Kosovës".*

**Biografia e Dr. Xhabir Hamitit**

Dr. Xhabir Hamiti u lind më 15 mars 1968 në fshatin Bllatë të Podujevës. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, kurse të mesmen, medresenë "Alauddin" të Prishtinës. Në vitin 1994 mbaroi Fakultetin e Da'ves dhe Studimeve Islame në Medinë. Ka magjistruar në Fakultetin Filozofik të Universitetit Xhinan në Liban, më 2002, me temën: "Studimet orientalistike të Kuranit në ish-Jugosllavinë". Që nga viti 2003 është ligjërues i lëndës së Kuranit në Fakultetin e Studimeve Islame, kurse për dy vjet ka qenë edhe mësimdhënës i gjuhës arabe në Fakultetin e Filologjisë të Universitetit të Prishtinës, Kosovë.

Flet gjuhët shqipe, boshnjake, angleze, gjermane dhe arabe. Është autor i dy librave dhe i disa të tjerëve të përkthyer. Ka botuar një numër të madh të punimeve profesionale dhe ka marrë pjesë në disa sesione dhe simpoziume shkencore brenda dhe jashtë Kosovës.

***Sadik Mehmeti***

*Në Kajro*

## Avdyl Rrahmani magjistër i Tefsirit



Më datën 04.02.2008 në qytetin e njohur si djepi i civilizimit në Kajro, në lokalet e Universitetit të Hapur Amerikan mbrojti temën e magjistraturës me titullin *"Qasja e Kur'anit ndaj zemrave dhe metoda e tij në përmirësimin e tyre".*

Kandidati mbrojti temën para komisionit që ishte në përbërje: Prof. Dr. Hasen Abidumentor, Prof. Dr. Muhamedij Ethuluth dhe Prof. Dr. Othman Zekij, që të tre ligjërues në Universitetin Amerikan të Hapur dhe në të njëjtën kohë edhe në universitetin "Al-az-har". Pas një diskutimi që zgjati më shumë se dy orë, duke trajtuar temën hollësisht, komisioni çmoi shumë punën e bërë nga kandidati , elaborimin dhe trajtesën e kësaj teme. Në fund komisioni, pas sugjerimeve që i dhanë kandidatit rreth temës, vendosi njëzëri që tema, që paraqet një rëndësi të veçantë, të vlerësohej me notën 10, dhe kështu kandidati Avdyl Rrahmani mori titullin magjistër i Tefsirit.

Temën kandidati e ka përmbledhur në tre kapituj, në fillim ka paraqitur një hyrje të shkurtër rreth rëndësisë së zemrës në Kuran, çfarë ka për qëllim zemra në Kuran e Hadith, dhe lidhja e zemrës me mendjen.

Në kapitullin e parë kandidati ka trajtuar cilësitë e zemrës së shëndoshë, që i ka përmbledhur në 32 dy sosh, më pastaj shtjellon shkaqet që bëjnë zemrën të jetë e shëndoshë. Kapitulli i dytë i dedikohet trajtimit të zemrës së sëmurë, ku shtjellohen llojet e saj, shkaqet që shkaktojnë sëmurjen e saj, dhe metoda kuranore në shërimin e saj. Kapitulli i tretë dhe i fundit trajton zemrën e vdekur, llojet, shkaqet që shkaktojnë vdekshmërinë e zemrës, dhe metodikën kuranore në shërimin e saj.

Në fund, tema është përmbyllur me përshkrimin e disa vlerësimeve, sugjerimeve dhe rezultate të përmbledhura nga vetë kandidati karshi zemrës, llojllojshmërisë së saj dhe të metodologjisë që duhet pasur në trajtimin e saj në mënyrë që ajo të jetë e shëndoshë. Tema është e shkruar në gjuhën arabe dhe ka gjithsej 298 faqe. Së shpejti pritet të përkthehet dhe të botohet edhe në gjuhën shqipe.

***Jakup Çunaku***

## Në Xhaminë e Madhe të Gjilanit u shënua Ditëlindja e Muhamedit a.s.




Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjilanit kësaj here këtë datë të rëndësishme vendosi ta shënonte në Xhaminë e Madhe (në qendër të qytetit) për shkak të xhamisë së re, e cila ka filluar të punojë që nga Ramazani i vitit të kaluar dhe për shkak të hapësirës që tani ka kjo xhami.

Në një atmosferë festive, ku ishin mbledhur besimtarë të shumtë për të ndjekur programin e përgatitur nga KBI i Gjilanit, i cili përbëhej nga leximi nga Kurani, përshëndetje, ligjëratë, këndim të ilahive dhe kasideve të ndryshme, gjithashtu edhe këndimi i pjesëve të mevludit tradicional.

Programi filloi me leximin e një pjese të Kuranit nga imami i xhamisë në fshatin Livoç i Epërm, Jonuz Leka. Pastaj të pranishmit i përshëndeti Kryetari i KBI-së të Gjilanit, Ilmi ef. Krasniqi, i cili, ndër të tjera, theksoi se festa e mevludit në këtë vit është e një rëndësie të veçantë sepse për herë të parë bëhet në Kosovën e Pavarur. Në emër të kryetarit të Komunës së Gjilanit, të pranishmit i përshëndeti Bujar Nevzadi. Ndërsa në emër të Myftiut të Kosovës, të pranishmit i përshëndeti kryeimami i Bashkësisë Islame Sabri ef. Bajgora.

Për të ligjëruar për rëndësinë e dërgimit të pejgamberëve dhe personalitetin e Muhamedit a.s., ishte ftuar profesori e medresesë së mesme "Alauddin" Bahri ef Simnica, njëherësh edhe kryeredaktor i revistës "Dituria Islame", i cili, ndër të tjera, theksoi se shëmbëlltyra e Muhamedit a.s. ishte, është dhe do të jetë më se e nevojshme për mbarë njerëzimin deri në Ditën e Gjykimit.

Më pastaj, pasi përfundoi pjesa e parë e këtij manifestimi, KBI-ja e Gjilanit, për kontributin e dhënë në xhaminë e fshatit Malishevë, i dha mirënjohje hoxhës në pension, Ramadan ef. Tahirit, të cilën ia dorëzoi anëtari i BI-së të Kosovës, Farhush ef. Rexhepi.

Pjesa e dytë e programit vazhdoi me leximin e pjesëve të mevludit, ilahive dhe kasideve, të cilat i këndonin imamët dhe kori i ilahive dhe kasideve. Në përfundim të programit duanë e mevludit e bëri kryeimami i KBI-së të Gjilanit, Agim ef. Hyseni.

Vlenë të theksohet se gjatë këtij muaji, u shënua ditëlindja e Muhamedit a.s edhe në xhaminë e Balecit, xhaminë e fshatit Velekincë, në xhaminë e fshatit Llashticë, Livoq i ulët, Zhegër etj.

***Agim Hyseni***

# Nis ndërtimi i xhamisë në Peqan të Suharekës




Më 28 prill 2008 në një solemnitet modest në fshatin Peqan të Suharekës u vu themeli i xhamisë së re, në vendin ku gjatë luftës së fundit u shkatërrua nga forcat serbe xhamia e fshatit.

Në këtë solemnitet qe i pranishëm edhe kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës Sabri ef. Bajgora i shoqëruar nga Ahmet Sadriu përgjegjës për veprimtari botuese pranë Kryesisë së BI të Kosovës.

Të pranishëm në këtë manifestim qenë edhe drejtuesit e Këshillit të BI të Suharekës me në krye Muhamed ef. Paçarizin si dhe përfaqësuesi i KAD-së z. Rashid Djarouni, shoqatë kjo që ka marrë përsipër financimin e ndërtimit të kësaj xhamie.

Në shoqërim të tekbireve të të pranishmëve gurthemelin e xhamisë së re e vendosi kryeimami i Kosovës Sabri ef. Bajgora, i cili më pas duke iu drejtuar të pranishëmve tha:

"Të nderuar vëllezër, kam nderin që sot në këtë vend po nisim ndërtimin e xhamisë, dhe këtë në vendin ku ka qenë edhe më parë e që siç e dini e shkatërruan forcat serbe.

Ndihem i privilegjuar që gjendem sot në mesin tuaj, e më këtë rast më lejoni që të falënderoj të gjithë ata që kontribuan për fillimin e ndërtimit të kësaj xhamie, e posaçërisht falënderoj z. së z.Rashid Djarouni përfaqësues i KAD i cili u angazhua që të gjejë donacion për ndërtimin e xhamisë".

Më tutje duke folur për rëndësinë që ka xhamia kryeimami përmendi hadithin e Pejgamberit në të cilin pati thënë: "Xhamitë i ndërtojnë dhe i meremetojnë vetëm ata që ia kanë dronë e Allahut".

Kryeimami në fjalën e tij foli edhe për dëmet që pësoi infrastruktura e BI të Kosovës gjatë luftës, për se ai u shpreh: "Vëllezër ju e dini që gjatë luftës së fundit ne si bashkësi u dëmtuam rëndë, ngase mbi 50% e objekteve tona u atakuan në forma të ndryshme nga ushtria dhe policia serbe, mirëpo mund tu them se me organizimin e xhematëve, kujdesin e Bashkësisë Islame të Kosovës si dhe me ndihmën e donatorëve thuajse i kemi sanuar të gjitha dëmet që na ishin bërë gjatë luftës. Mbetem me shpresë se edhe ato pak xhami që ende nuk janë ndërtuar në një të ardhme të afërme të gjinden fonde edhe për to".

Të pranishmit i përshëndeti edhe kryetari i Këshillit të BI të Suharekës Muhamed ef. Paçarizi dhe zv. drejtori KAD z. Rashid Djarouni.

---

*Podujevë*

# U vu gurthemeli i xhamisë së re në Sibofc të Podujevës



Në prani të xhematit të fshatit Sibofc të komunës së Podujevës, më datën 7 prill 2008, ditë e hënë, në orën njëmbëdhjetë, u vu gurthemeli i xhamisë së re të këtij fshati. Ishte ditë gëzimi kjo ditë pranvere, e cila rastisi të ishte dita e parë e Hënës së re të muajit Rebiul-Ahir 1429 h. Në këtë ceremoni përurimi ishte i pranishëm një delegacion që përfaqësonte udhëheqjen e lartë të Bashkësisë Islame të Kosovës, me kryeimamin e BIK-së, Sabri ef. Bajgora, anëtar i Kryesisë, në krye, pastaj referenti për veprimtari botuese Ahmet Sadriu, drejtori i medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës Ekrem Simnica, ndihmëssekretari i BIK-së Rexhep Luma. Ky projekt i kësaj xhamie realizohet falë donacionit në vlerë 50.000 (pesëdhjetë mijë) euro, të cilin e dha Shoqata Bamirëse e Bahrejnit, dhe realizohet përmes Komitetit të Botës Islame të Kuvajtit (KAD) zyra në Podujevë, të cilën e përfaqësoi edhe në këtë manifestim zv./drejtori i saj, z.Rashid Djarouni me bashkëpunëtorët dhe stafin e tij. Në cilësinë e nikoqirit dhe organizatorit të këtij manifestimi, ishin imami i xhamisë së fshatit Sibofc, z. Beqir Nuredini, përfaqësues të Këshillit të Bashkësisë Islame të Podujevës, kryetari z. Idriz Bilalli me bashkëpunëtorët. Me këtë rast, në emër të fshatit, të pranishmit i përshëndeti z. Eset Qerimi, i cili ftoi kryetarin e KBI-së të Podujevës ta merrte fjalën. Të pranishmit i përshëndeti kryetari z. Idriz Bilalli, i cili falënderoi për pjesëmarrje përfaqësuesit e BIK-së, përfaqësuesit e shoqatës donatore, të Kuvendit komunal për lejimin e truallit, dhe uroi xhematin e Sibofcit për xhaminë e re. Në vijim fjalën e mori përfaqësuesi i KAD-së z.Rashid Djarouni, zv./drejtor, i cili falënderoi për praninë në këtë ceremoni të vënies së gurthemelit, përfaqësuesit e BIK-së, përfaqësuesit e KBI-së dhe të gjithë të pranishmit. Ndërsa në fjalën e tij, kryeimami i BIK-së, pasi përshëndeti të pranishmit, uroi këtë xhami të re në këtë fshat dhe falënderoi donatorët nga Bahrejni për këtë dhuratë të çmuar. Më tutje ai foli për rëndësinë e xhamisë dhe rolin e saj në shoqërinë e gjerë. Në emër të xhematit të fshatit Sibofc dhe imamit të xhamisë, të pranishmit i falënderoi dhe i përshëndeti z. Eset Qerimi.

***Idriz Bilalli***

*Tryezë për Ditëlindjen e Muhammedit a.s.*

## Ta njohim Profetin tonë - Muhammedin s.a.v.s.




Më datë 12 prill 2008, në sallën solemne në pallatin e kulturës "Asim Vokshi", në Gjakovë, u mbajt tryezë fetaro - shkencore për personalitetin e Muhammedit s.a.v.s. me titull: "Ta njohim profetin tonë - Muhammedin s.a.v.s." Kjo tryezë u organizua nga Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjakovës, ku morën pjesë Kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora, Akademik Pajazit Nushi, Dr. Ali F. Iljazi, Mr. Besa Ismaili, Dr. Milazim Krasniqi, si dhe shumë intelektualë nga Gjakova dhe vise të tjera të Kosovës.

Tryeza u hap me disa vargje nga Kurani fisnik, të recituara nga koordinatori i shoqatës "ISTANBUL" nga Turqia, Hfz. Idris Keskin, dhe më pastaj konferencieri Munir ef. Salkurti ftoi Kryetarin e Bashkësisë Islame të Gjakovës, Mulla Fatmir ef. Iljazin, të merrte fjalën. Ai iu drejtua të pranishmëve në sallë me fjalën përshëndetëse duke u uruar mirëseardhjen pjesëmarrësve dhe duke e shpallur të hapur këtë debat shkencor.

Konferencieri më pas prezantoi Kryeimamin e Kosovës, Sabri ef. Bajgorën, i cili lexoi kumtesën: "Njeriu që ndryshoi rrjedhën e historisë", në të cilën, në mënyrë mjaft përmbledhëse dhe të qartë, foli rreth personalitetit të Muhammedit, a.s. si lider, si profet, si reformator, etj. Në vazhdim, Akademiku Pajazit Nushi foli për personalitetin e Muhammedit a.s., nga profili psikologjik, i cili, me një qasje shkencore dhe tejet interesante, u ofroi të pranishmëve një nuancë nga jeta shumë domethënëse e Profetit Muhammed, paqja e Zotit qoftë mbi të.

Në vazhdim të programit, për nder të Pejgamberit a.s., u recitua një poezi mjaft aktuale e titulluar: "Mos e shani Muhammedin a.s." nga aktori Betim Shehu (autor-Sedat Islami). Pas vargjeve të bukura, auditori pati nderin të dëgjonte të mirënjohurin Dr. Ali Iljazi, me një qasje nga mjekësia profetike e Muhammedit a.s., ku u theksuan dhe u interpretuan mjaft interesante edhe të rejat e fundit shkencore që përputheshin në mënyrë perfekte me Kuranin fisnik, si dhe një nderim që iu bë dijetarit të shquar Hfz. Ibrahim Dalliut, me disa vargje poetike, që në mënyrë mjaft brilante doktori i nderuar ia transmetoi me emocione auditorit.

Për të shtuar edhe një ngjyrë në ylberin e kësaj tryeze, Mr. Besa Ismaili, shpalosi të vërteta mjaft interesante rreth qëndrimit të profetit Muhammed a.s. ndaj gruas. Ajo në një mënyrë mjaft koncize shpalosi detaje nga jeta e bashkëshorteve të tij të nderuara, apo siç i njeh Islami, nënave të besimtarëve, - rëndësinë, ndikimin dhe rolin e tyre në shoqërinë e sotme bashkëkohore.

Konferencieri më pas prezantoi edhe ligjëruesin e fundit, Dr. Milazim Krasniqi, në temën: "Një mesazh i përhershëm për tërë njerëzimin", i cili në fund të gjithë mysafirëve u shpërndau falas librin e fundit të tij të botuar: "Islami i keqkuptuar dhe fatkeqësia botërore".

Në fund, me recitimin e vargjeve nga Hytbeja lamtumirëse e Muhammedit a.s. nga Betim Shehu (autor-Mr.Ismet M.Hasani) tryeza përfundoi duke falënderuar Allahun e Madhërishëm, si dhe të pranishmit që morën pjesë në këtë tryezë, nga ana e konferencierit Munir ef. Salkurti.

*Përgatiti:*
***Ardian Kurhasani***

## Nga vizita e teologëve kosovar në SHBA



Këto ditë nga ShBA u kthye një grup studiuesish dhe teologësh të Islamit nga Kosova dhe Maqedonia, të cilët qëndruan në vizitë tri javore në këtë vend mik të shqiptarëve. Vizita ishte përgatitur dhe përkrahur nga Departamenti i Shtetit Amerikan në koordinim me Institutin për Trajnim edhe Edukim në kuadër të Universitetit Massachusetts si edhe të Ministrisë për Kulturë dhe Edukim të ShBA-së. Kjo ishte vizita e parë e kësaj natyre me një strukturë të tillë pjesëmarrësish- grup studiuesish të Islamit të dy gjinive nga të dy vendet fqinje.

Vizita u mirëprit me mjaft interes nga të gjithë zyrtarët dhe institucionet amerikane. Qëllimi parësor i kësaj vizite ishte njohja e përafërt me vlerat demokratike të vendit më të fuqishëm në botë, e në veçanti me mëny-

rën e organizimit të jetës dhe institucioneve fetare si dhe lirisë së veprimit të tyre. Delegacioni zhvilloi vizita te rëndësishme në shumë kolegje, universitete dhe akademi amerikane si në: Universitetin e Massachusetts, në Universitetin Yale, Universitetin e Harvardit si dhe në Departamentin Amerikan i Shtetit në Uashington DC, ku u mirëprit nga zyra për Ballkanin Jugor me Robert Silbersteinin në krye. Delegacioni po ashtu bëri shumë vizita edhe në institucionet fetare të cilat në Amerikë janë themeluar nga komunitete të ndryshme amerikano- islame dhe joislame, në mesin e të cilëve edhe shqiptare, për të parë dhe njohur nga afër veprimtaritë e tyre fetare.

Ky ishte delegacioni shqiptar të cilit ndoshta papritur iu dha rasti që të vizitojnë Amerikën në më pak se 3 javë pas shpalljes së pavarësisë së Kosovës, i cili si i tillë ku do që shkonte merrte nga nikoqirët urimet për pavarësinë, që pasonin falënderimet të sinqerta të delegacionit, në emër të tyre dhe të popullit shqiptar për përkrahjen e pa rezervë te cilën e dha Amerika dhe populli i saj për Kosovën e sotme të pavarur. Studiuesit shqiptarë të Islamit i njoftuan institucionet dhe zyrtarët amerikanë për mënyrën e organizimit fetar në trojet shqiptare. Po ashtu atyre u bënë me dije se punojnë dhe janë në përkrahje të Islamit të mesëm që nënkupton jo ekstrem dhe jo radikal i cili tradicionalisht është kultivuar në trojet shqiptare më shumë se 5 shekuj me radhë. Një Islam i cili ka edukuar breza të tërë me radhë shqiptar për të respektuar diversitetin religjioz të të gjitha komuniteteve fetare, për të kultivuar bashkëjetesën dhe tolerancën, qoftë brenda për brenda territoreve shqiptare apo dhe më gjerë.

Delegacioni u kthye në vendlindje duke marrë me vete përshtypjet më të mira për një shtet dhe popull të madh shumë të rëndësishëm për Kosovën dhe shqiptarët në përgjithësi, por dhe më gjerë.

***Dr.sc. Xhabir Hamiti***

**FAKULTETI I STUDIMEVE ISLAME**

**Prishtinës**

shpall:

## Konkurs

Për zgjedhjen e personelit akademik në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë:

1.Një mësimdhënës për lëndën e Gjuhës arabe;

2. Një mësimdhënës për lëndën e Tefsirit;

3. Një mësimdhënës për lëndën e Fikhut;

4. Një mësimdhënës për lëndën e Akaidit;

5. Një mësimdhënës për lëndën e Hadithit;

6. Një mësimdhënës për lëndën e Kuranit.

Konkursi mbetet i hapur 20 ditë nga data e publikimit.

Adresa: Rruga “Bajram Kelmendi” nr. 84 Prishtinë

Tel: 038 243 887, email: hamitixh@hotmail.com

**Bashkësia Islame e Kosovës**
**Këshilli i Bashkësisë Islame – Lipjan**
**Nr. 30/08**
**Dt. 09. 04.2008**

Këshilli i Bashkësisë Islame i Lipjanit, në mbledhjen e mbajtur më 28.02.2008. mori vendimin që të shpallë këtë:

## Konkurs

Për plotësimin e vendeve të punës:
Imam, Hatib, Mual-lim në xhamitë e fshatrave:
1. Ribar i Vogël;
2. Poturovc;
3. Konjuh.

Përgatitja shkollore e kandidatëve:
1. Të kenë të kryer fakultetin e studimeve islame brenda ose jashtë vendit, ose, së paku, medresenë e mesme.
2. Të kenë aftësi komunikimi me xhematin.
3. T’i përmbahen rregullores së KBI-së.

Të ardhurat sipas rregullores së Këshillit të Bashkësisë Islame të Lipjanit.
Dokumentet e nevojshme:
-Kërkesa
-Certifikata e lindjes,
- Certifikata e mjekut,
-Dëftesa,
-Diploma e shkollimit.
Vërejtje:
Dokumentet e pakompletuara nuk do të shqyrtohen.
Konkursi është i hapur deri 7 ditë pas publikimit në revistën “Dituria Islame”.